**Autori:**
**Shejkh Abdulaziz Nasir el-Xhulejil**
**Allahu e forcoft dhe liroft nga burgu i Ali Saudit**

# EDUKIMI XHIHADIK NË DRITËN E KUR'ANIT DHE SUNETIT

## Parathënie

Falënderimi i takon Allahut, subhanehu ue teala, paqja dhe mëshira qofshin mbi të Dërguarin e tij, familjen dhe shokët e tij.

Allahu thotë: {**Nga ju le të jetë një grup që thërret në atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillët janë ata të shpëtuari**t}. Ali Imran, Ajeti 104.

S'ka dyshim se xhihadi në rrugën e Allahut është një mjet i rëndësishëm për urdhërim në të mirë dhe ndalim nga e keqja, sepse është i domosdoshëm për ummetin që urdhëron nga e mbara dhe ndalon nga e keqja, në një fazë nga fazat e saj, qoftë në xhihadin mbrojtës kur ummeti sprovohet në fe, gjak, apo dinjitet, ku xhihadi bëhet i obligueshëm sipas mundësisë, përndryshe u vjen përfundimi dhe shkatërrimi, ose në xhihadin sulmues, kur ummeti ka mundësi për këtë, për ta përhapur fenë, sepse nga ligjet e Allahut është që Tagutët gjithnjë i pengojnë thirrësit, që thirrja mos të arrij tek njerëzit për të qenë fjala e Allahut më e larta. Në kësi rasti obligohet xhihadi kundër çrregulluesve që i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut, derisa të mos mbetet fitneja, kurse fjala e Allahut të jetë më e larta. Kjo është një degë nga urdhërimi në të mire dhe ndalimi nga e keqja, për të cilën bëhet thirrja dhe bëhen flijimet në rrugën e Allahut.

Sot ummeti po kalon çaste tejet të vështira, pasi armiqtë janë tubuar në çdo anë dhe kanë marrë një ofensivë të ashpër, e mbushur me zili, në luftë kundër Islamit dhe muslimanëve besnik, duke dëshiruar me këtë të largojnë Islamin nga zemrat e njerëzve, dhe ti bëjnë muslimanët imitues të perëndimit. Mbështetje gjejnë edhe nga hipokritët që janë nga lëkura jonë, kështu që lufta është bërë përfshirëse nga jashtë dhe brenda: {**Ata përpiqen me gojët e tyre ta shuajnë dritën e Allahut, e Allahu nuk do tjetër, pos ta përsosë dritën e Tij ndonëse jobesimtarët e urrejnë**}. Tevbe, Ajeti 32.

Me gjithë bindjen tonë në konfrontimin mes të vërtetës dhe të kotës, se xhihadi është obligim për muslimanët për të mbrojtur fenë, dinjitetin dhe të mos mbetet fitne, shikuesi në situatën tonë, ku ummeti ynë është në iman të dobët, shkon pas dynjasë, i janë zvogëluar ambiciet……vëren rrezikun që i kërcënohet atij dhe ummetit të tij.

Situata e tillë ia imponon muslimanit që me vëllezërit e tij të nxiton në krijimin e një programi shkencor dhe praktik për t'i përgatitur shpirtrat, për t'i zgjuar nga gjumi apo për t'i kthyer nga vdekja që i ka goditur, për të ngjallë xhihadin dhe për t'i folur vetes për xhihad.
I Dërguari, salallahu alejhi ue selem, ka thënë: "*Kush nuk bën luftë, dhe nuk i flet vetes për luftë, vdes me një degë të nifakut*"[1]
T'ia kujtosh vetes xhihadin, nuk nënkupton idenë që kalon nëpër mend, e cila pastaj varroset në luginat e kësaj bote dhe stolitë e saj që kanë pushtuar shumë prej neve, por nënkupton vendosmërinë e vërtetë për të luftuar, e që nga shenjat e saj është marrja e shkaqeve dhe përgatitja e gjithanshme, nga dituria, vepra dhe gjendja.
Allahu thotë: {**E sikur të kishin dëshiruar ata të dalin, do të bënin për të (për luftë) ndonjë përgatitje, por Allahu nuk e pëlqeu ngritjen e tyre, ndaj i zmbrapsi, dhe u është thënë: "Rrini me të paaftit (fëmijët, gratë e pleqtë**}. Tevbe, Ajeti 46.
Kundrejt palës që ka lënë mangë përgatitjen e shpirtrave për xhihad në rrugën e Allahut kundër mosbesimtarëve, e gjejmë një palë tjetër e cila nxiton në përleshje ushtarake me jobesimtarët dhe munafikët, para përgatitjes së gjithanshme për këtë përleshje dhe para se t'u arrijë njerëzve thirrja dhe t'u bëhet e qartë rruga e besimtarëve nga rruga e kriminelëve, para se të hiqen dyshimet dhe paqartësitë, të shkatërrohet ai që shkatërrohet në vetëdije, e të jetojë në dituri ai që do të jetojë.
Kjo përleshje e nxituar ka rezultuar me fesad të madh të davetit dhe muslimanëve në përgjithësi, të cilëve iu është pështjellur çështja, dhe nuk u është bërë ende e qartë rruga e kriminelëve.
Kur flasim për ata që kanë nxituar në xhihad, për qëllim i kemi ata që kanë nxituar në përleshje me qeveritë e kufrit, që janë të forta dhe të qëndrueshme, para se të përgatiten për një ballafaqim të tillë dhe para se t'u bëhet njerëzve i qartë flamuri i kufrit në ato vende. Kurse në fushat e xhihadit ku është qartësuar flamuri i qafirëve, siç është Kashmiri, Afganistani, Çeçenia dhe Palestina, xhihadi është legjitim dhe i kërkuar.
Kemi qëllimin për të dyja palët, qoftë pala që në programet e tyre ka anashkaluar edukimin mbi xhihadin dhe që i ka kapluar jeta luksoze, apo pala që nxiton në xhihadin luftarak para se të ndodhë përgatitja me kuptimin e gjerë, ngase të dyja palët kanë nevojë për përgatitje me kuptimin e gjerë të xhihadit në rrugën e Allahut.
Kjo është ajo që më ka nxitur të shkruaj këtë libër duke shpresuar se do të jetë një hyrje e hajrit në këtë tematikë, ndoshta do të hapë derën e atyre që janë të interesuar për davet dhe xhihad të japin kontributin e tyre në këtë sferë të rëndësishme nga sferat e edukimit dhe përgatitjes, të plotësojnë mangësinë që ekziston, e në këtë, edukuesit të gjejnë atë që dëshirojnë nga programet shkencore dhe praktike për t'i përgatitur të rinjtë dhe pjesën tjetër të ummetit për xhihad në rrugën e Allahut.

[1] Transmeton Muslimi 1910.

Para se të futemi në mjetet dhe programet që ngjallin xhihadin në shpirtra, është mirë të përmendim disa hyrje që kanë të bëjnë me xhihadin në rrugën e Allahut.

Hyrja e parë: Kuptimi i përgjithshëm i fjalës xhihad dhe shkallët e tij.
Hyrja e dytë: Llojet e xhihadit në rrugën e Allahut.
Hyrja e tretë: Synimi dhe motivet e xhihadit në rrugën e Allahut.
Hyrja e katërt: Fryti i xhihadit në rrugën e Allahut, në këtë botë dhe në botën tjetër.
Hyrja e pestë: Rreziqet nga anashkalimi i xhihadit në rrugën e Allahut dhe braktsija e përgatitjes.

## HYRJA E PARË

### KUPTIMI I PËRGJITHSHËM I XHIHADIT DHE SHKALLËT E TIJ

Ragibi në Mufredatu el-Kur'an thotë: *el-xhehdu*, dhe *el-xhuhdu* kanë kuptimin fuqi dhe vështirësi[2].
Ibën Haxheri thotë: *el-xhihad* në aspektin gjuhësor nënkupton vështirësi[3].

**-Kuptimi Juridik:**

Te shumica e dijetarëve të fik'hut me fjalën xhihad në kutimin juridik nënkuptohet: lufta e muslimanëve kundër mosbesimtarëve, pasi t'i thërrasin në Islam, ose xhizje, e ata të refuzojnë.
Dijetarët e medh'hebit hanefi xhihadin e definojnë si shpenzim të mundit dhe fuqisë në luftë në rrugën e Allahut, që bëhet me pasuri, gjuhë, vete dhe të tjera.[4] Si thirrje në fenë e vërtetë dhe luftë për ata që nuk e pranojnë[5].
Dijetarët e medh'hebit të Imam Malikut xhihadin e definojnë si: luftë e muslimanit kundër jomuslimnanit që nuk është në armëpushim me muslimanët, për ta ngritur fjalën e Allahut[6].
Dijetarët e medh'hebit të Imam Shafiut xhihadin e definojnë ashtu siç ka thënë Ibën Haxheri: dhënie e mundit në luftë kundër mosbesimtarëve[7].
Në medh'hebin Hanbeli xhihadi definohet si: luftë kundër mosbesimtarëve[8].

---

[2] El-Mufredat f.99.
[3] El-Fet'h 6/3
[4] Bedaiul Sanai 9/4299.
[5] Hashijetu Ibën Abidin 4/121.
[6] Sherhu Sagir ala ekrebi el-Mesalik 2/267.
[7] Fet-hul Bari 6/3
[8] Metalib uliul-nehj 2/497.

Në të gjitha këto definicione kuptohet se fjala xhihad aludon ne luftë kundër mosbesimtarëve. Mirëpo, kemi edhe lloje tjera të xhihadit që sheriati i ka quajtur me këtë emër edhe pse nuk përmbajnë luftë, siç është xhihadi kundër munafikëve dhe xhihadi kundër vetes.
Andaj Ibën Tejmija, xhihadit i ka dhënë kuptim të përgjithshëm dhe thotë: "Xhihad është dhënia e mundit për të arritur atë që e dëshiron Allahu dhe për ta larguar atë që e urren Allahu"[9].
Gjithashtu thotë: "…Sepse e vërteta e xhihadit është dhënia e mundit për të arritur atë që e dëshiron Allahu nga imani dhe veprat e mira, dhe largimi i asaj që e urren Allahu nga kufri, fisku dhe mëkatet."[10]
Nën kuptimin e përgjithshëm të këtij definicioni hyn xhihadi i vetes për të respektuar Allahun dhe për t'u larguar nga mëkatet, xhihadi kundër shejtanit, xhihadi kundër munafikëve, xhihadi kundër mosbesimtarëve, xhihadi i shpjegimit dhe ngritjes së argumenteve, mbrojta nga çrregulluesit dhe e keqja, madje xhihadi ushtarak kundër mosbesimtarëve është pjesë në kryerjen e urdhërimit në të mirën më të madhe-që është teuhdi- dhe ndalimit nga e keqja më e madhe–që është shirku- duke e bërë këtë lloj të xhihadit vetëm pasi që mosbesimtarët të kenë refuzuar Islamin, pastaj xhizjen.
Ibën Kajimi shpjegon të vërtetën e xhihadit me kuptimin e përgjithshëm, llojet e tij dhe thotë: "Pasi xhihadi është maja dhe kulmi i Islamit, kurse vendet e atyre që bëjnë xhihad janë vendet më të larta në Xhennet, siç kanë lartësi në këtë botë, ashtu janë më të lartit në botën tjetër. Pejgamberi ishte në piedestalin më të lartë të xhihadit dhe përmblodhi të gjitha llojet e xhihadit duke bërë xhihad në rrugën e Allahut me zemër, gjymtyrë, shpjegim, qartësim, me shpatë dhe shtizë, e tërë koha e tij ishte xhihad me zemër, gjuhë dhe dorë. Andaj është më i larti në përkujtim në të gjitha botët, dhe më së shumti ka merita te Allahu ,subhanehu ue teala.
Allahu e urdhëroi me xhihad kur e dërgoi: {**Sikur të kishim dashur Ne, do të dërgonim pejgamber në çdo vendbanim. Po ti mos dëgjo jobesimtarët e luftoi ata me të (me Kur'an**)}. El-Furkan Ajeti 51-52.
Kjo sure është Mekase, ku urdhërohet që xhihadin ta bëhet me argumente, shpjegim dhe përcjellje të Kur'anit. Gjithashtu xhihadi kundër munafikëve ishte me përcjellje të fakteve, përndryshe ata janë nën sundimin e muslimanëve. Allahu thotë: {**O Pejgamber, lufto jobesimtarët dhe hipokritët dhe sillu rreptë ndaj tyre - vendi i tyre është Xhehennemi që është përfundimi më i keq**}. Et-Tevbe, Ajeti 73.
Xhihadi kundër munafikëve është më i vështirë se xhihadi kundër mosbesimtarëve, ky është xhihadi i të zgjedhurve të këtij ummeti, i atyre që i trashëgojnë Pejgamberët, ata që e kryejnë, që ndihmojnë dhe janë pjesëmarrës në këtë xhihad janë individë, edhe pse të paktë, te Allahu ,subhanehu ue teala, ata kanë merita të shumta.

[9] Mexhmul Fetava 10/192,193.
[10] Mexhmul Fetava 10/191.

„Pasi nga xhihadi më me vlerë është të thuash të vërtetën para atij që i frikësohesh dënimit të tij, fati i Pjegamberit, salallahu alejhi ve selem, ishte të ketë pjesën më të madhe të këtij xhihadi dhe të ketë xhihadin më të plotë. Pasi xhihadi kundër armiqve të Allahut është degë e xhihadit të robit që e kryen kundër vetes për hir të Allahut, ashtu siç ka lajmëruar i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, se "*Muxhahid është ai që lufton veten e tij në atë që respekton Allahun dhe muhaxhir (shpërngules) është ai që largohet nga ajo që ka ndaluar Allahu*"[11], xhihadi kundër vetes e parakalon xhihadin kundër armikut të jashtëm, sepse derisa nuk e lufton veten për të vepruar me atë që obligohesh, të ndalosh veten nga ajo që je ndaluar, të luftosh veten për hir të Allahut, nuk mundesh ta luftosh armikun tënd të jashtëm. Si mund ta luftosh armikun e jashtëm dhe të jesh i drejtë ndaj tij, kur armikun që ke para vetes, të ka pushtuar, nuk e ke luftuar për hir të Allahut, andaj as që ke mundësi të dalësh dhe ta luftosh armikun tënd të jashtëm përderisa nuk e ke luftuar veten tënde për të dalë në luftë.

Njeriu është sprovuar me këta dy armiq për t'i luftuar, mandej ai ka armikun e tretë mes atyre dyve, që nuk mundet t'i luftojë ata dy armiq vetëm se me xhihadin kundër armikut të tretë. Armiku i tretë qëndron mes atyre dy armiqve dhe e pengon robin që mos t'i luftojë dy armiqtë e tij, e frikëson, ia vështirëson luftën kundër atyre dy armiqve dhe braktisjen e lehtësimeve, kënaqësive dhe epsheve. Prandaj nuk mund të bën xhihadin kundër atyre dy armiqve vetëm para se të bëj xhihadin kundër armikut të tretë, bile xhihadi kundër këtij armiku është baza e xhihadit kundër dy armiqve tjerë. Armiku i tretë është djalli. Allahu thotë: {**Djalli është armik i juaji, pra edhe ju konsideroni armik**}. El-Fatir, Ajeti-6

Urdhërimi që ta konsiderojmë si armik është një sugjerim për ne, që të japim mundin në luftë kundër tij, sepse është armik që nuk pushon, e lufton njeriun sa herë që merr frymë.

Këta janë tre armiq, që Allahu e ka obliguar robin e Tij t'i luftojë në këtë botë, e ka sprovuar me këta armiq, kurse robit i ka afruar ndihmë, miq, armë dhe përgatitje për këtë xhihad. Gjithashtu i ka dhënë armiqve të tij ndihmë, miq, armë, përgatitje dhe i ka sprovuar këto dy palë njërën me tjetrën për të dalluar atë qe e zgjedh Allahun për mik dhe Pejgamberët, nga ai që zgjedh djallin dhe palën e tij.

Allahu thotë: {**Ne bëmë njërin prej jush sprovë për tjetrin se a do të jeni të durueshëm. E Zoti yt është Ai që sheh çdo gjë**}. El- Furkan, Ajeti 20.

Thotë: {**Kështu pra, po sikur të dojë Allahu, Ai do të hakmerrej ndaj tyre, por Ai dëshiron t'ju sprovojë njërin me tjetrin**}. Muhamed, Ajeti 4

Thotë: {**Ne do t'u sprovojmë juve, derisa t'i njohim (të dihen konkretisht) luftëtarët dhe ata që ishin të qëndrueshëm nga mesi juaj, po edhe do të sprovojmë veprat tuaja**}. Muhamed, Ajeti – 31

---

[11] Transmeton Ahmedi, Korrektuesi i librit thotë hadithi ka zinxhir të mirë, e ka saktësuar Ibën Hibani 25, Hakimi 1/11, dhe me këtë është pëlqyer Dhehebiu.

Kur ta kuptojmë këtë, na bëhet e qartë se xhihadi është katër gradë.
1- Xhihadi i nefsit- xhihadi kundër vetes.
2. Xhihadi kundër shejtanit.
3. Xhihadi kundër mosbesimtarëve.
4. Xhihadi kundër munafikëve.

Xhihadi kundër vetes ndahet në katër shkallë:
a). Të bën xhihad për ta mësuar udhëzimin, fenë e vërtetë që nuk ka shpëtim dhe kënaqësi në këtë botë e as në botën tjetër vetëm se me të. Nëse i ikë njohja e fesë nuk do të kënaqet në asnjërën nga dy botët.
b). Ta luftojë veten për të vepruar me të, pasi të mësojë, sepse dituria pa vepër nëse nuk e dëmton, as dobi nuk i bën.
c). Ta luftojë veten për të thirrur në këtë fe dhe për t'i mësuar ata që nuk dinë, përndryshe është prej atyre që e fshehin atë që e ka zbritur Allahu nga udhëzimi, nuk i bën dobi dituria e as nuk e shpëton nga dënimi i Allahut.
d). Ta luftojë veten në durim ndaj vështirësive që do t'i ketë në thirrjen që e bën në rrugën e Allahut, ndaj sjelljeve të këqija të njerëzve dhe, gjithë këtë ta duroj për hir të Allahut ,subhanehu ue teala, . Kur t'i plotësojë këto katër shkallë bëhet prej Rebanijinve. Sepse dijetarët janë të një mendimi se dijetari nuk quhet Rebanijin përderisa ta dijë të vërtetën, të veprojë me të dhe t'ua mësojë të tjerëve. Ai që mëson, vepron dhe i mëson të tjerët, ai quhet i madh në qiell.

Xhihadi kundër shejtanit është dy shkallësh:
a). Xhihadi i asaj që hedhet nga shejtani prej dyshimeve që lëndojnë imanin.
b). Xhihadi kundër asaj që i hedhet nga shejtani nga dëshirat e këqija dhe epshet.
Xhihadi i së parës bëhet me armën e bindjes, kurse xhihadi i së dytës bëhet me armën e durimit.
Allahu thotë:{ **Dhe prej tyre Ne bëmë prijës që me urdhërin Tonë udhëzojmë, pasi që ata (që i bëmë prijësa) ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur**}. Sexhde, Ajeti24.
Allahu na ka lajmëruar se prirja në fe arrihet me bindje dhe durim, me bindje lufton dyshimet, kurse me durim lufton dëshirat e këqija dhe epshet.

Xhihadi kundër munafikëve dhe mosbesimtarëve është katër shkallësh:
a). Me zemër
b). Me gjuhë
c). Me pasuri
d). Me vete-shpirt.

Xhihadi kundër mosbesimtarëve bëhet më tepër me dorë, kurse xhihadi kundër munafikëve bëhet më tepër me gjuhë.

Xhihadi kundër të padrejtëve, bidatçinjëve, dhe mëkatarëve është tri shkallësh.
a). Xhihadi me dorë nëse mundet.
b). Xhihadi me gjuhë, nëse nuk mundet me dorë.
c). Xhihadi me zemër, nëse nuk mundet edhe me gjuhë.
Këto janë trembëdhjetë gradat e xhihadit. "*Kush nuk lufton dhe nuk i flet vetes për luftë vdes me nje degë të nifakut*"[12].
Mi i përsosuri nga njerëzit te Allahu është ai i cili i plotëson të gjitha llojet dhe gradat e xhihadit, kurse njerëzit dallojnë me pozita te Allahu në bazë të dallimit të tyre në gradat e xhihadit. Andaj njeriu më i plotë dhe më i ndershëm tek Allahu ishte Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, dhe të dërguarit tjerë, ngase ai i ka plotësuar të gjitha gradat e xhihadit dhe ka luftuar në rrugën e Allahut ashtu siç kërkohet"[13] .
Ibën Kajimi thotë: "S'ka dyshim se urdhërimi me xhihad ka qenë pas hixhretit, kurse xhihadi i argumentit është urdhëruar në Meke, me fjalën e Allahut "**Mos iu nënshtro mosbesimtarëve dhe luftoj ata me atë - Kur'anin – xhihad të madh**" El-Furkan, Ajeti 52.. Kjo sure është Mekase dhe me fjalën xhihad në këtë sure është për qëllim kumtimi i kësaj feje."[14]
Nga këto fjalë të rëndësishme rreth kuptimit të përgjithshëm te fjalës xhihad dhe llojeve të tij mund të përfitojmë disa dobi:

1-Xhihadi me kuptimin e përgjithshëm përfshinë të gjitha gradat dhe llojet e xhihadit që kemi përmendur.
2-Xhihadi në beteja është kulmi dhe plotësim i xhihadit, madje maja e imanit dhe fryti i xhihadit të gjatë që e bën robi me veten dhe shejtanin, duke e edukuar veten në durim, flijim dhe lidhje te fortë me Allahun. Nuk durojnë në xhihadin kundër qafirëve dhe të triumfojnë kundër tyre përveç atyre që kanë triumfuar në xhihadin ndaj vetes dhe shejtanit. Vërtet, betejat e xhihadit me mosbesimtarët janë çaste dhe ditë që përfundojnë, mirëpo është fryt i betejës që e ka parakaluar me shejtanin dhe veten. Xhihadi me akide kundër të kotës ndoshta merr kohë të gjatë, madje vite apo gjenerata, dhe është një lloj prej llojeve të xhihadit, mirëpo është parapërgatitje e një xhihadi përfundimtar me mosbesimtarët. Më i plotë nga njerëzit në aspektin e xhihadit është ai i cili i ka plotësuar të gjitha shkallët e xhihadit, ka përgatitur veten me të

[12] Transmeton Muslimi në kapitullin; "Përçmimi i atij që nuk i flet vetes për luftë", Ebu Davudi 2502.
[13] Zadul Miad, verzioni i shkurtuar 3/5-12.
[14] Zadul Miad 3/71.

gjithat që kërkohen, për të fituar luftën kundër vetes dhe epshit, me të cilën i mundësohet fitorja kundër mosbesimtarëve në frontet e xhihadit, dhe është i parapërgatitur për të hyrë në kulmin e Islamit, të qëndrojë para armiqve, t'i përgjigjet thirrjes së xhihadit, dhe të flijojë në rrugën e Allahut veten dhe pasurinë e tij, me qëllim që fjala e Allahut të jetë më e larta.
Ibën Kajimi thotë: "…xhihadi kundër epshit nëse nuk është më i madh se xhihadi kundër mosbesimtarëve, nuk është edhe më i vogël. Një njeri i tha Hasan el-Basriut, o Eba Seid, cili është xhihadi më me vlerë? Tha: xhihadi që e bënë kundër epshit tënd, dhe kam dëgjuar hoxhën tim- Ibën Tejmijen- se xhihadi kundër vetes dhe epshit është baza e xhihadit kundër mosbesimtarëve dhe munafikëve, sepse nuk mund ta bën xhihadin kundër tyre derisa nuk e bën xhihadin së pari kundër vetes, epshit, e pastaj të dalë kundër mosbesimtarëve"[15].

## HYRJA E DYTË

### LLOJET E XHIHADIT NË RRUGËN E ALLAHUT

Pasi jemi njoftuar me kuptimin e përgjithshëm të fjalës xhihad dhe shkallët e tij, tani do të shpjegojmë llojet e xhihadit kundër mosbesimtarëve, që ndahet në dy lloje:
a). Xhihadi mbrojtës.
b). Xhihadi sulmues.

a).Xhihadi mbrojtës është xhihadi kundër atij që sulmon- qoftë individ apo grup – dhe pengimi i tij që të mos i sprovojë muslimanët në fe, apo të sulmojë nderin dhe të pushtojë vendet e tyre.
Ky lloj i xhihadit është obligim për çdo musliman që ka mundësi dhe ka hyrë në moshën madhore. Ndodh kur mosbesimtarët i sulmojnë besimtarët në vendin e tyre, apo kur dikush e sulmon muslimanin në pasuri, vete ose në nder.
Ndodh që sulmuesi të jetë mosbesimtar apo besimtar që sulmon padrejtësisht. Për këtë Pejgamberi, salallhu aljehi ve selem, thotë: "*Kush vdes në mbrojtje të pasurisë së tij, është dëshmor, kush vdes në mbrojtje të gjakut të tij është dëshmor, kush vdes në mbrojtje te fesë së tij, është dëshmor, kush vdes në mbrojtje të sendeve të mbrojtura, është dëshmor*"[16].

---

[15] Revdatul Muhibin f.478.
[16] Ebu Davud 4/246, Ibën Maxhe 2/681, pjesën e parë e ka transmetuar Buhariu 2480.

Për mbrojtjen nga sulmuesi, Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: " Këtë që e quajnë dijetarët e fik'hut "*Sail*" është sulmuesi pa të drejtë, pa asnjëfarë arsye dhe përgjegjësie. Nëse kërkon pasurinë lejohet të pengohet me çka mundet, nëse nuk ndalet përveç se me luftë atëherë luftohet, por nëse i jepet diçka nga pasuria dhe ai pranon të tërhiqet, lejohet. Nëse ai kërkon prekje në të mbrojturat, siç është zinaja me të afërmet e personit, ose të kërkojë nga një grua, fëmijë, skllav apo nga dikush tjetër të bëjnë imoralitet me të, atëherë bëhet obligim ta mbrojnë veten e tyre me çka të munden, bile edhe me luftë, dhe nuk lejohet assesi t'i mundësohet sulmuesit një gjë e tillë, e kundërta e asaj që lejohet me pasurinë, sepse t'ia mundësojë të merr nga pasuria lejohet, ngase dhënia e pasurisë është e lejuar, kurse t'i mundësojë sulmuesit kryerje të imoralitetit me viktimën, apo me të afërmet e tij, nuk lejohet assesi. Nëse qëllimi i sulmuesit është vrasja e ndonjërit nga njerëzit, i lejohet të mbrohet, por a i obligohet mbrojtja? Dijetarët kanë dy mendime në medh'hebin e Ahmedit dhe të tjerëve. E krejt kjo është nëse muslimanët kanë udhëheqës (kryetar që ka fuqi për mbrojtjen e muslimanëve).
Por, nëse është luftë mes muslimanëve, sikur dy udhëheqës muslimanë të jenë në luftë mes vete e të luftojnë për pozitë, a i lejohet njeriut ta nxjerr shpatën nëse njëri nga dy udhëheqësit hyn ne vendin e udhëheqësit tjetër, a duhet të mbrohet apo ta dorëzojë veten e të mos luftojë? Në medh'hebin e Ahmedit dhe të tjerëve ka dy mendime"[17].

Shejhul Islam Ibën Tejmije, mbrojtjen nga sulmuesit dhe luftën kundër atyre që të luftojnë edhe nëse janë muslimanë, e ka llogaritur nga xhihadi në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala, kur thotë: "Nuk i lejohet udhëheqësit musliman të caktojë një shumë parash të të pasurve për t'i ndjekur apo për t'i dënuar rebelët, apo për ta kthyer pasurinë e atyre nga ata që e kanë plaçkitur, nuk i lejohet të kërkon para për veten e tij, e as për ushtarët që do t'i dërgojë në kërkim të hajdutëve. Sepse kërkimi i tyre është një lloj xhihadi, dhe ushtari musliman niset në këtë ashtu siç niset për në luftëra tjera që quhen (El-Bikar), ngase për ushtrinë shpenzohet nga pasuria që shpenzohet për luftërat tjera"[18]

Ibën Kajimi sqaron llojet e xhihadit dhe thotë: " është e ditur se muxhahidi është ose në mbrojtje kur armiku është në sulm, ose është në sulm, apo është në të dyja edhe mbrojtës edhe sulmues,dhe në të tri rastet obligohet me xhihad. Xhihadi mbrojtës është më i vështirë se xhihadi sulmues, sepse xhihadi mbrojtjes i ngjanë mbrojtjes nga sulmuesi pa të drejtë, andaj i është lejuar viktimës ta mbron veten e tij, siç thotë Allahu, subhanehu ue teala,:
{**u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë e padrejtë**}. El-Haxh, Ajeti 39.

[17] Mexhmul Fetava 28/320.
[18] Mexhmul Fetava 28/321.

Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, thotë: "*Kush vdes në mbrojtje të pasurisë është dëshmorë, kush vdes në mbrojtje të gjakut të tij është dëshmorë*"[19] , sepse pengimi i sulmuesit në fe, është xhihad dhe afërsi te Allahu, kurse mbrojtja e vetes dhe pasurisë nga sulmuesi është e lejuar dhe nëse vdes në mbrojtje, është dëshmor.
Lufta e mbrojtjes është më e gjerë sesa lufta e sulmit dhe më obliguese, andaj obligohet për çdo kënd të luftojë. Robi pa lejen e zotërisë, fëmija pa lejen e prindërve, ai që ka borxh pa lejen e borxhliut, ashtu si xhihadi i sahabëve në luftën e Hendekut.
Ky lloj i xhihadit për të qenë i obligueshëm nuk obligohet që armiku mos të ketë më shumë se dyfishin e mulimanëve në numër. Sepse ne Hendek dhe në Uhud armiqtë ishin disa here më shumë, megjithatë xhihadi ishte obligim për ata, sepse xhihadi ishte xhihad mbrojtës. Andaj në këso rastesh lejohet namazi i frikës sipas gjendjes, por a lejohet namazi i frikës në xhihadin sulmues nëse frikësohet se po i ik armiku dhe nuk i frikësohet sulmit të tij? Dijetarët kanë dy mendime dhe të dy transmetimet janë nga Ahmed Ibën Hanbeli.
Kuptohet se xhihadi në të cilin njeriu është sulmues por edhe i sulmuar, është më obligues sesa xhihadi në të cilin është sulmues por jo i sulmuar.
Xhihadi sulmues nuk kërkohet përveç nga njëri prej dy llojeve të njerëzve, ose njeriu me iman të forte që lufton për të qenë fjala e Allahut më e larta edhe feja të jetë vetëm për Allahun, ose kërkuesi i plaçkës dhe robëreshave. Kurse xhihadin mbrojtës e bën çdo kush, dhe nga ky xhihad nuk ik vetëm se frikacaku i padëshiruar fetarisht dhe logjikisht. Pra xhihadin sulmues e bëjnë zotërinjtë besimtarë, kurse xhihadin ku njeriu është sulmues dhe i sulmuar e bëjnë më të zgjedhurit e njerëzve për të qenë fjala e Allahut më e lartë, dhe ia mësyjnë mesmit të tyre për mbrojtje dhe për dashurinë që kanë për fitore"[20]. Dijetarët thonë: xhihadi mbrojtës është obligim për çdo besimtar mashkull të moshës madhore, derisa të tërhiqet armiku nga vendi i muslimanëve.

## HYRJA E TRETË

### SYNIMI DHE MOTIVET E XHIHADIT NË RRUGËN E ALLAHUT, SUBHANEHU UE TEALA.

Xhihadi në rrugën e Allahut është ibadet nga ibadetet e mëdha me të cilën adhurohet Allahu, subhanehu ue teala, dhe siç e kemi përmendur më herët, llogaritet nga gjërat e domosdoshme të urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, përcjelljes së teuhidit deri tek njerëzit dhe largimit të shirkut.
Sa ibadet i mire që është, sepse dobia e tij nuk kthehet vetëm tek ai që e kryen, por kalon edhe tek njerëzit tjerë që udhëzohen në të mira, dhe ua sjell lumturinë në këtë botë dhe në botën tjetër.

---

[19] Kemi përmendur transmetimin.
[20] El-ferusije, Ibën Kajim, f. 187-189.

Mund të përmbledhim synimin e xhihadit dhe thirrjes në qëllimet që vijojnë:

1- Adhurimi i Allahut, subhanehu ue teala, me këtë simbol të madh Islam, ndjenja e muxhahidit se është rob i Allahut, e do Allahun dhe veprat që e kënaqin Allahun, siç është xhihadi, pastaj e urren atë që e urren Allahu nga shirku dhe fesadi, dhe e urren atë që e urren Allahu nga armiqtë e tij mosbesimtarë, andaj i lufton që të jetë fjala e Allahut më e larta, kurse fjala e atyre që kanë bërë kufër të jetë më e ulëta. Kjo ndjenjë është nga nxitjet më të mëdha që nxisin besimtarin në dhënien e mundit në rrugën e Allahut. Sikur thirrësi mos të arrijë me thirrjen dhe xhihadin e tij, përveç ndjenjës se i shërben Allahut, dhe kënaqësisë në këtë rrugë, do të kishte mjaftuar të jetë si synim[21].
Nga dobia e kësaj është ndjenja që e shoqëron thirrësin në të gjitha lëvizjet e tij, edukimi i njeriut në sinqeritet dhe ndjekjen e së vërtetës, e që këto dyja janë kusht në pranimin e ibadetit. Sepse sikur të ishte e kundërta, ta harronte muxhahidi se është duke e adhuruar Allahun me thirrjen dhe xhihadin e tij, ai me këtë do ta dobësonte sinqeritetin, dëshira e vetes dhe epshit do të fillonte t'ia pushtojnë zemrën e që në fund përfundon me dobësimin e muxhahidit apo rrëshqitjes së tij, Allahu na ruajt.
Vërtet bujaria me veten dhe pasurinë në rrugën e Allahut numërohet nga shenjat më të mëdha të dashurisë ndaj Allahut dhe fesë së Tij, kurse braktisja e xhihadit, koprracia në pasuri dhe vete, kur thërret thirrësi i xhihadit, është shenjë e dobësisë së dashurisë ndaj Allahut, subhanehu ue teala, dhe fesë së Tij.
Ibën Tejmije, në lidhje me këtë thotë: "Ai që e do Allahun, patjetër do ta pasojë Pejgamberin, salallaju alejhi ve selem, do t'i besojë në atë që e ka lajmëruar, do ta respektojë në atë që thotë, do ta pasojë në atë që e ka vepruar. Kush e bën këtë, ka bërë atë që e dëshiron Allahu, dhe Allahu e do atë. Andaj Allahu, subhanehu ue teala, të dashurve të Tij u ka dhënë dy shenja:
a). Pasimin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, dhe
b). Xhihadin në rrugën e Allahut, sepse esenca e xhihadit në rrugën e Allahut është dhënia e mundit për ta arritur atë që e dëshiron Allahu, nga imani dhe veprat e mira, dhe largimi nga ajo që e urren Allahu nga mosbesimi, fisku, dhe mëkatet.

---

[21] Për shijimin e kënaqësisë së adhurimit, Imam Ibën Kajimi thotë: "Kënaqësia më e madhe është në Namaz dhe Haxh, kurse gëzimi i zemrës dhe lumturia e saj është në ato dhe në agjërim, në përmendje (dhikër), dhe lexim të Kur'anit. Kurse çështja e lëmoshës është më e çuditshme. Xhihadi, urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja, si dhe durimi para armiqve të Allahut, japin kënaqësi që nuk përshkruhet dhe nuk e arrin ai që nuk ka pjesë në të. Çdo kush që është më i përqendrueshëm në të, pjesa e tij në shijimin e kënaqësisë është më e madhe. Kush gabon dhe nuk e kupton këtë, le të mendojë për ata njerëz që ishin në gjendje të mbysin prindërit, fëmijët, të dashurit, të shpërngulen nga vendet e tyre dhe të flijojnë shpirtin e tyre" Tarikul Hixhretejn 1/56.

Allahu thotë: {**Thuaj (O i Dërguar): "Në qoftë se etërit tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregëtia që frikoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se Allahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa Allahu të sjellë vendimin e Tij. Allahu nuk vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur**}.Tevbe, Ajeti 24.
Në këtë Ajet Allahu u është kërcënuar atyre që familjen dhe pasurinë e duan më tepër se Allahu, subhanehu ue teala, dhe xhihadin në rrugën e Allahut. Kur robi e braktis nga xhihadi atë që mundet ta kryej, kjo është shenjë e dobësisë së dashurisë ndaj Allahut,subhanehu ue teala, dhe Pejgamberit në zemrën e tij, sepse dihet se të dashurat nuk arrihen përveç duke bartur të papëlqyerat, qofshin ato të dashurat nga gjërat e mira apo të këqija. Ata që dashurojnë pasurinë, pozitën dhe fotografitë nuk e arrijnë synimin e tyre, vetëm se me durim para të këqijave që u ndodhin në këtë botë, para asaj që do tu ndodhë në botën tjetër"[22]
Në një vend tjetër thotë: "Argumentet për vlerën e xhihadit dhe pjesëmarrësve në xhihad janë shumë. Madje është ibadeti më i mirë, ngase robi e kryen vullnetarisht. Pastaj xhihadi është argument i dashurisë së plotë…sepse dashuria përmban xhihadin. I Dashuruari dëshiron atë që e do i dashuri, urren atë që e urren i dashuri, miqëson atë që miqëson i dashuri, armiqëson atë që armiqëson i dashuri, kënaqet me kënaqësinë e tij, hidhërohet me hidhërimin e tij, urdhëron në atë që urdhëron ai, ndalon nga ajo që ndalon ai, dhe pëlqehet me të dashurin në të gjitha. Këta janë ata me të cilët Zoti është i kënaqur sepse kënaqen kur kënaqet Allahu, dhe hidhërohen kur hidhërohet Allahu"[23]

2-Fitimi i kënaqësisë së Allahut dhe Xhennetit të Allahut në botën tjetër.
Ky është fryti i adhurimit për hir të Allahut, që e kemi përmendur më herët. Ky është qëllimi më i madh, që ua ka premtuar Allahu robërve të Tij, që urdhërojnë në të mirë dhe ndalojnë nga e keqja dhe muxhahidëve në rrugën e Allahut. Ajete të shumta në librin e Allahut i lavdërojnë muxhahidët e durueshëm në atë që goditen në rrugën e Allahut, dhe tregojnë për atë që u është premtuar atyre në ditën e kiametit nga kënaqësitë dhe dhuntitë e përhershme. Kur thirrësi marshon me këtë qëllim dhe shpirti i tij e tërheq në këtë, atij i lehtësohen të vështirat, dhe vazhdon rrugën e tij me vullnet dhe vendosmëri. Kur ai lidhet me këtë synim të lartë dhe nuk e harron, ai nuk kthehet të shikojë në interesat e kësaj bote të përkohshme, nuk e pret shpërblimin e veprës dhe xhihadit të tij në këtë botë, por e trajnon dhe edukon veten e tij që të bën durimi dhe ta jep gjithë mundin e tij, e mos ti shpaguhet asgjë në këtë botë, por të pret shpërblimin në botën tjetër nga Zoti i tij në Xhennetet e përhershme. Andaj këto shpirtra të sinqertë nuk i goditë lodhja që i godet njerëzit që kanë qëllime të përkohshme të kësaj bote, të cilët nëse i arrijnë

---

[22] Mexhmul Fetava 10/191-193.
[23] Mexhmul Fetava 10/57-58.

qëllimet e tyre në këtë botë kënaqen dhe vazhdojnë me kontributin e tyre , e nëse i vonohet shpagimi lodhen dhe ndalen nga kontributi.
Ata që bartin synimin e lartë, nuk presin shpërblimin në këtë botë, sepse e dinë se kjo botë nuk është vendi i shpagimit, por bota tjetër është për shpagim, andaj veprojnë pa pushim derisa t'u vije vdekja.

3-Njerëzit të bëhen rob të Allahut, Zotit të botëve, të shpëtojnë nga errësira, të hyjnë në dritë, të nxirren njerëzit nga adhurimi që ia bëjnë njerëzve në adhurimin që i bëhet vetëm Allahut, të nxirren nga padrejtësia e feve në drejtësinë e Islamit, nga ngushtësia e kësaj bote në gjerësinë dhe lumturinë e saj, dhe nga dënimi i zjarrit në ditën e gjykimit, në Xhennetet e përhershme.
Po kjo nuk ndodhë, vetëm pasi të eliminohet shirku dhe zotat e shirkut, që pengojnë teuhidin të arrijë deri te zemrat e njerëzve. Për shkak të kësaj është legjitimuar xhihadi, për t'i evituar këto pengesa dhe barriera që pengojnë rrugën e vërtetë të arrijë në zemrat e njerëzve. Që mos të mbetet shirku, kurse feja të jetë vetëm për Allahun: {**Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari (besim i kotë), e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për Allahun. Po nëse ata ndalen (i japin fund mosbesimit), Allahu është mbikëqyrës për atë që veprojnë**}. El-Enfal, Ajeti 39. Kur muxhahidi e kujton këtë mision të madh dhe qëllimin esencial të thirrjes dhe xhihadit të tij, ai e dyfishon mundin dhe nuk është i qetë kur e sheh shirkun, fesadin, padrejtësitë e përhapura që i tërheqin njerëzit në të këqija dhe fatkeqësi në këtë botë, kurse në botën tjetër në një dënim të dhembshëm.
Prandaj muxhahidi që ka kuptuar qëllimin e xhihadit të tij, është i frikësuar për veten dhe njerëzit nga dënimi i Allahut në këtë botë dhe botën tjetër, ai është i mëshirshëm ndaj njerëzve dhe këshillues i tyre. Me thirrjen dhe xhihadin e tij dëshiron nxjerrjen e tyre nga errësirat në dritë, dëshiron shpëtimin e tyre nga dënimi i Allahut në këtë botë dhe botën tjetër.
Andaj xhihadi është obliguar në Islam si mëshirë për njerëzit, edhe pse përmban vështirësi, lëndime dhe flijimin e shpirtrave. Këto vështirësi nuk janë asgjë në krahasim me dobitë e mëdha që vinë nga xhihadi, duke filluar nga përhapja e teuhidit, shndrimi i njerëzve në rob të Allahut, evitimi i shirkut, fitnes dhe padrejtësisë.
Nga ky shpjegim i detajuar për qëllimet e xhihadit mund të konstatojmë se të gjitha qëllimet kthehen në një qëllim të kësaj bote dhe në një qëllim të botës tjetër.
Qëllimi i xhihadit në këtë botë është: përhapja e teuhidit, bërja e njerëzve rob të Allahut, evitimi i fitnes dhe shirkut nga ata, vetëm për të qenë fjala e Allahut më e larta.
Kurse qëllimit i xhihadit për në botën tjetër është arritja e kënaqësisë së Allahut, hyrja në Xhennet dhe shpëtimi nga hidhërimi i Allahut. Kështu që qëllimi i xhihadit në këtë botë është mjet për të arritur qëllimin e xhihadit që ka për botën tjetër.
Shejhul-Islam Ibën Tejmije, shpjegon synimin e xhihadit dhe qëllimet e tij, kur thotë: "Synimi i xhihadit është për të qenë fjala e Allahut më e larta, të ngrihet feja e Allahut e jo njeriu të përmbush fatin e tij, andaj shpërblimi i muxhahidit për ate që goditet në veten dhe pasurinë e tij,

është te Allahu, subhanehu ue teala, sepse shpirtrat dhe pasurinë e besimtarëve Allahu i ka blerë me Xhennet"[24].
Pavarësisht nga ajo se xhihadi a është xhihad mbrojtës apo xhihad ofensivë, që të dy llojet e xhihadit kanë të njëjtin qëllim. Me xhihadin mbrojtës zmbrapset fitneja e armikut që sulmon vendet e muslimanëve, sepse pushtimi i mosbesimtarëve vendet e muslimanëve është një hyrje për sprovimin e muslimanëve në fe, në nderin dhe pasurinë e tyre. Pastaj pushtimi është ngritje e fjalës së kufrit mbi fjalën e teuhidit. Pra xhihadi mbrojtës është obliguar për ta eliminuar fitnen që mund t'i bëhet muslimanëve nga pushtuesi jomusliman, e të dalin njerëzit nga feja, siç pengon ngritjen e simboleve të kufrit në një vend ku është ngritur simboli i teuhidit.
Kurse qëllimi i xhihadit ofensivë është shumë i qartë, pasi është obliguar për largimin e paganizmit nga njerëzit në vendet e tyre, me qëllim që feja të jetë vetëm për Allahun, e mos të adhurohen paganët dhe tagutët të cilët i kanë robëruar njerëzit, u bëjnë padrejtësi dhe i thërrasin për në zjarr.

**Dyshim dhe përgjigje:**

Disa të pësuar në shpirt dhe mendje, nga bijtë e muslimanëve nxisin dyshime - nga presioni i ngjarjeve të pashpresë, dhe nga sulmet e orientalistëve - me fjalët e tyre se xhihadi në Islam është obliguar vetëm për mbrojtjen e vetes dhe vendit, e jo për t'i detyruar njerëzit në fe me anë të shpatës, dhe çlirimit të vendeve jomuslimane.
Ky dyshim është shfaqur në vitet e fundit, në veçanti në ditët e sotme, pas sulmeve krishtere-çifute nëpër vendet muslimane, me arsyetim se po e luftojnë terrorizmin, e që i ka shtyrë disa nga të pësuarit shpirtërisht prej bijve të muslimanëve - fatkeqësisht disa nga ata janë thirrës në Islam- të përqendrohen në atë se Islami është fe e tolerancës, paqes, dashurisë ndaj njerëzve, e nuk është fe e terrorizmit, e luftës, e ashpërsisë ndaj mosbesimtarëve. Vazhdojnë në përsëritjen e Ajeteve, haditheve në të cilat përmendet; toleranca, falja, paqja dhe në mënjanimin e teksteve në të cilat përmendet xhihadi kundër mosbesimtarëve, ashpërsia kundër tyre, që feja të jetë vetëm për Allahun, të pranojnë Islamin, ose të japin xhizjen të nënçmuar.
Për t'iu përgjigjur këtij dyshimi do të përmendi dy përgjigje, njëra e përgjithësuar kurse tjetra e detajuar.

**Përgjigja e përgjithësuar:**

Shkaqet që nxisin xhihadin dallojnë nga shkaqet që nxisin luftërat për të arritur vetëm sundimin. Xhihadi në Islam është obliguar për të qenë fjala e Allahut më e larta në çdo vend. Kur

[24] Mexhmul Fetava 15/170.

muslimanët fuqizohen, atyre u bëhet obligim ta përhapin udhëzimin e Allahut në gjithë botën, mos të lënë asnjë vend ku ngrihet fjala e kufrit vetëm se ta çlirojnë dhe ta ngrenë fjalën e teuhidit. Nëse ata nuk posedojnë fuqi, atëherë së paku t'i mbrojnë vendet e tyre që i kanë në dorë që mos të lejojnë të ngrihet fjala e kufrit, e të sprovohen njerëzit në fenë e tyre, kurse në ndërkohë duhet të përgatiten për xhihadin ofensivë dhe çlirues. Bazuar në këtë qëllim të ndershëm të xhihadit, bien poshtë të gjitha rezolutat e OKB-së, të kufrit, të ashtuquajturat të drejtat e njerëzve në respektimin e kufijve, për paqe të përhershme, për bashkëjetesë mes popujve me fe të ndryshme dhe lirisë së besimit për të gjithë njerëzit.

**Përgjigja e detajuar:**

Na mjafton ta përmendim atë që e ka shkruar dora e thirrësit muxhahid, Sejid Kutub - Allahu e mëshiroftë- në librin e tij "*Fi Dhilalil Kur'an*" pasi që nuk kam gjetur dikë tjetër - bazuar në leximin tim të mangët – të ketë folur në këtë temë të rëndësishme me krenari dhe qartësi, siç ka folur ky njeri Allahu e mëshiroftë.
Në vazhdim do të përmendi pjesë nga përgjigja e tij dhënë këtyre të pësuarve, ku thotë: " Ata që kërkojnë të gjejnë vetëm shkaqet mbrojtëse në lëvizjet e shtrirjes së Islamit, janë të ndikuar nga sulmet e orientalistëve, në kohën që Islamit nuk i ka mbetur fuqi…. Andaj për xhihadin në Islam kërkojnë arsyetime letrare. Shtrirja e Islamit nuk ka nevojë për më shumë arsyetime letrare, se vetë arsyetimet që kanë bartur tekstet Kur'anore, {**Thuaju atyre që nuk besuan nëse heqin dorë (nga rruga e tyre e gabuar dhe besojnë) do t'u falet e kaluara, po nëse vazhdojnë, ligji (i Zotit), i zbatuar ndaj të parëve është i ditur (edhe ju do t'ju zë). Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari (besim i kotë), e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për Allahun. Po nëse ata ndalen (i japin fund mosbesimit), Allahu është mbikëqyrës për atë që veprojnë. Po nëse refuzojnë, ta dini se Allahu është mbrojtës i juaji. E, sa mbikëqyrës e ndihmës i mirë është Ai**}. El-Enfal, Ajetet 38-40.
Arsyetimet se vetëm Allahu meriton të adhurohet në tokë, se rruga e Tij duhet të realizohet në jetën e njerëzve, të përndiqen djajtë dhe metodologjitë djallëzore, të rrënohet pushteti njerëzor që ka skllavëruar njerëzit, kurse njerëzit janë rob vetëm të Allahut, se askujt nuk i takon të gjykojë askënd nga robërit e Allahut me pushtetin dhe ligjin e tij të krijuar nga epshet dhe mendja e tij, dhe kjo mjafton … duke pranuar parimin "**Nuk ka dhunë në fe**…." që nënkupton se njerëzit nuk detyrohen ta përqafojnë besimin Islam, pasi të jenë liruar nga pushteti i njeriut dhe të jetë pranuar parimi se pushteti i takon Allahut dhe se feja është vetëm për Allahun.
Këto janë arsyetimet e çlirimit të përgjithshëm të njeriut në tokë, me nxjerrjen e njerëzve nga robëria e njerëzve në robërinë e Allahut të vetëm…ky si arsyetim do të ishte i mjaftueshëm… me këto arsyetime, e arsyetonin xhihadin luftëtarët musliman, askush nga ata nuk është pyetur

se çfarë e ka nxjerrë në xhihad? E ai të jetë përgjigjur: kemi dalë ta mbrojmë atdheun tonë, apo kemi dalë për të penguar sulmin e Persianëve ose Bizantinëve ndaj neve!! Apo kemi dalë t'i zgjerojmë kufijtë tanë dhe të fitojmë plaçkë lufte!! Ata përgjigjeshin siç u përgjigjën Rib'ij Ibën Amir, Hudhejfe Ibën Muhsin, Mugire Ibën Shu'beh –Allahu qoftë i kënaqur me ata- para Rustemit, komandantit të Persianëve në Kadisije, kur ai i pyeti një nga një, tre ditë me radhë para betejës: Çka u ka nxjerrë kundër nesh?? Përgjigjeshin: "Allahu na ka dërguar për t'i nxjerrë njerëzit nga robëria e njerëzve, në robërinë e Allahut, të vetëm, nga ngushtësia e kësaj bote në gjerësinë e saj, nga padrejtësia e feve në drejtësinë e Islamit….e dërgoi Allahu të Dërguarin me fenë e Tij deri tek njerëzit, kush e pranon këtë fe e pranojmë si musliman, dhe kthehemi nga ai, e lëmë atë dhe tokën e tij, e kush refuzon, e luftojmë derisa të triumfojmë apo të fitojmë Xhennetin….

Vërtet kjo fe patjetër është dashur të mbrohet nga sulmuesit. Sepse vetë prezenca e kësaj feje në formë të shpalljes se Allahu është Zot i botëve, se njeriu duhet të çlirohet nga adhurimi dhe robëria që i bëhet tjetër kujt përveç Allahut, dhe ekzistenca e saj në formë të një shoqërie të organizuar nën udhëheqje te re e cila nuk i takon udhëheqësve te xhahiljetit, lindja e një shoqërie të pavarur, e ndarë, nuk pranon se askujt prej njerëzve s'i takon gjykimi ngase e drejta është vetëm e Allahut… prezenca e kësaj feje në këtë formë do t'i detyronte shoqëritë e xhahiljetit që ishin përreth saj të lëvizin për ta larguar nga vetja.

Kjo robëri është e patjetërsueshme, ka lindur me lindjen e Islamit, kurse kjo betejë i është obliguar Islamit dhe nuk ka zgjidhje tjetër, sepse ky ballafaqim është i natyrshëm mes dy realiteteve që nuk munden të bashkëjetojnë gjatë.

E gjithë kjo është e vërtetë....dhe shikuar në këtë aspekt, Islamit i duhet të mbrojë ekzistencën e vet, të zhvillojë betejë mbrojtëse që i imponohet detyrimisht…

Mirëpo, kemi një të vërtetë më të theksuar se kjo që thamë…nga vet natyra e prezantimit të Islamit, është që të marshojë, fillimisht për të shpëtuar "njeriun" në "tokë", nga robëria që ia bën tjetër kujt përveç Allahut. Nuk mund të ndalet në kufijtë e saj gjeografik e as të mblidhet brenda kufijve racor, duke ia lënë "njeriun" në "tokë", të keqes, fesadit, dhe robërisë që i bëhet tjetër kujt përveç Allahut.

Kampet që armiqësojnë Islamin mundet që koha të ndikojë tek ata, dhe të vendosin mos ta sulmojnë Islamin nëse Islami nuk i pengon të vazhdojnë robëri që ia bëjnë njeriut brenda kufijve të vet, nëse nuk ua afron atyre thirrjen dhe shpalljen për çlirim të përgjithshëm..! Mirëpo Islami nuk pushon nga lufta, vetëm pasi të shpallin dorëzimin para pushtetit të tij me anë të pagimit të xhizjes me garanci nga qeveritë e tyre se do t'i hapin dyert e thirrjes papengesa dhe barrikada. Kjo është natyra e kësaj feje, dhe ky është misioni i kësaj feje, nëse e shikojmë si lajmërim se vetëm Allahut i takon Zotësia e botëve, dhe se njeriu duhet të çlirohet nga të gjitha robëritë që ia bën tjetër kujt përveç Allahut. Ka dallim të imagjinosh Islamin me këtë natyrë, dhe ta imagjinosh

të mbyllur brenda kufijve gjeografik apo racor, nuk e lëviz vetëm frika nga sulmi, në pamjet e fundit, Islami humb arsyet e veta për marshim!
Arsyet e marshimit të Islamit, qartas dhe thellësisht shfaqin se kjo fe është rrugë e Allahut për jetën e njerëzimit, nuk është metodologji e njeriut, as metodologji e një grupi nga njerëzit, as ndonjë ligj i njerëzve..,! Ne nuk do të kërkonim arsye tjera të jashtme, vetëm pasi në shqisat tona të mungojë kjo e vërtetë madhështore…kur harrojmë se çështja është se vetëm Allahut i takon adhurimi dhe robëria e njerëzve….nuk mundet një individ të kuptojë këtë të vërtetë madhështore dhe pastaj të kërkojë arsye tjera për të arsyetuar xhihadin Islamik…. Islami nuk është vetëm besim, ashtu që të jetë i kënaqur me përcjelljen e fesë vetëm me anë të shpjegimit, por është metodologji që prezantohet në një bashkim organizativ, marshon për çlirimin e gjithë njerëzve, kurse kundrejt qëndrojnë shoqëritë tjera, nuk e lejojnë të organizojë jetën e njerëzve sipas metodologjisë që ka, andaj Islami detyrohet t'i mënjanojë këto qeveri, sepse të gjitha këto janë barrikada në çlirimin e përgjithshëm. Ky është kuptimi i fjalës që feja të jetë vetëm për Allahun, e mos të ketë robëri që i bëhet njeriut, siç qëndron çështja me qeveritë që ngrihen në adhurimin e njerëzve nga njerëzit.
Disa studiues bashkëkohor Islam të dështuar shpirtërisht, nga presioni i situatës momentale, si dhe nga sulmi orientalistit, ngushtohen nga kjo e vërtetë, sepse orientalistët kanë paraqitur Islamin si lëvizje pushtuese me shpatë, për t'i detyruar njerëzit të pranojnë besimin. Ata e dinë shumë mirë se ky nuk është realiteti, mirëpo në këtë mënyrë i njollosin shkaqet që nxisin xhihadin Islamik… pastaj ngrihen mbrojtësit – e pësuar– për të mbrojtur emrin e Islamit duke mohuar këtë gjë! Kthehen duke kërkuar arsyet mbrojtëse! Dhe fillimisht harrojnë natyrën e Islamit dhe misionin e tij, dhe të drejtën e tij në çlirimin e njeriut.
Mendjet e atyre studiuesve - të pësuar- i ka mbuluar paraqitja e atyre perëndimorëve kinse natyra e Islamit si besim nuk ka lidhje me sistemet që drejtojnë jetën e njerëzve, kështu që xhihadi në këtë rast do të ishte luftë për t'ia imponuar dhunshëm njerëzve besimin Islam. Mirëpo, kjo nuk qëndron në Islam, sepse Islami është sistem i Allahut për jetën e njerëzve, i cili ngrihet në Njëshmërinë e Allahut në adhurim dhe gjykim, ku sistemon jetën e përditshme në të gjitha sferat e jetës, pra xhihadi në Islam është për të vendosur metodologjinë dhe sistemin e jetës. Kurse besimi mbetet në lirinë e bindjes, nën hijen e sistemit të përgjithshëm dhe me këtë bëhet e qartë se xhihadi është obliguar për diçka tjetër dhe Islami ka një pamje tjetër.
Aty ku gjendet një grupim Islamik që vepron me menhexhin hyjnor, Allahu u jep të drejtën e lëvizjes dhe nismës për marrjen e pushtetit dhe vendosjes së sistemit, duke e lënë çështjen e besimit në lirinë e njeriut…nëse Allahu i ndal duart e xhematit Islam për një periudhë nga xhihadi, kjo nuk është çështje parimi por çështje planifikimi. Në këtë bazë të qartë mund t'i kuptojmë tekstet Kur'anore në fazat historike që ripërtërihen, dhe mos të përziejmë mes

argumentimit fazor dhe argumentimit të përgjithshëm në planifikimin e strategjisë afatgjate të lëvizjes Islame"[25].
Në një vend tjetër -Sejid Kutbi- thotë: "Të pësuarit shpirtërisht dhe logjikisht, që shkruajnë për "Xhihadi në Islam" për ta mbrojtur Islamin nga kjo akuzë e orientalistëve, përziejnë në mes rregullores së kësaj feje që mohon dhunën në besim dhe rregullores së kësaj feje në rrënimin e fuqive politike që janë barrikadë mes njerëzve dhe Islamit, që i shndërrojnë njerëzit në skllevër dhe i ndalojnë njerëzit të jenë robër të Allahut…kurse këto janë dy çështje që nuk kanë lidhje mes vete dhe nuk ka vend për konfuzion…për shkak të kësaj përzierjeje dhe paraprakisht për shkak të këtij dështimi, mundohen që xhihadin në Islam ta përkufizojnë në atë që e quajnë "Luftë mbrojtëse"…Xhihadi në Islam është diç tjetër, nuk ka lidhje me luftërat e njerëzve që bëhen sot, as me shkaqet dhe formën e tyre… vërtet shkaqet e xhihadit Islam duhet të kërkohen në natyrën dhe misionin e Islamit në tokë, në qëllimet e larta të xhihadit që i ka përmendur Allahu, subhanehu ue teala, për të cilat ka dërguar Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, me mesazhin që ka ardhur, që e ka bërë vulë të Pejgamberisë dhe vulë të misioneve… padyshim kjo fe është lajmërim i përgjithshëm për çlirimin e njeriut në tokë nga robëria që i bëhet, dhe nga epshi, duke shpallur se Hyjnia e Zotësia i takon vetëm Allahut, Zotit të gjithë botëve…shpallja se Zotësia i takon vetëm Allahut, Zotit të gjithë botëve, nënkupton revolucion përfshirës ndaj pushtetit njerëzor me të gjitha format, mënyrat dhe sistemet që përmban. Siç nënkupton rebelim të plotë në çdo pëllëmbë të tokës ku pushteti i takon njeriut në një formë prej formave…apo me shprehje tjetër të ngjashme: në çdo pëllëmbë toke ku adhurimi i bëhet njeriut në një formë prej formave…sepse aty ku gjykimi i kthehet njeriut dhe burimi i pushtetit është njeriu, nënkupton hyjnizimin e njeriut, ku njerëzit njërin-tjetrin marrin për Zot përveç Allahut…çfarë mendon, sikur Ebu Bekri, Umeri, dhe Uthmani -Allahu qoftë i kënaqur me ata- të siguroheshin se gadishulli nuk do të sulmohej nga Bizantinët dhe Persianët, a do të ndaleshin nga shtrirja e Islamit në anët e tokës? Si do ta përhapnin Islamin kur para thirrjes qëndronin sistemet politike shtetërore, sistemet e shoqërive racore, shtresore dhe ekonomike, të ngritura në baza racore dhe shtresore të cilat i mbronte fuqia materiale e shtetit?!

2-Xhihadi sulmues: është kërkimi i armikut mosbesimtar në token e tij derisa vendet dhe njerëzit t'i nënshtrohen Islamit, të eliminohet shirku, kurse feja të jetë vetëm për Allahun dhe fjala e Allahut të jetë më e larta. Ky është xhihadi për të cilin Ibën Kajimi ka thënë "Xhihadin vetëm sulmues për hir të Allahut e bëjnë zotërinjtë nga besimtarët" kurse për xhihadin mbrojtës ka thenë: " e bën çdokush dhe nuk i ik përveç frikacaku dhe i përçmuari fetarisht dhe logjikisht" Allahu thotë: {**Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari (besim i kotë), e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për Allahun**}. El-Enfal, Ajeti 39.

[25] Fi Dhilali el-Kur'an 3/1440-1444.

Kur ka mundësi të bëhet xhihadi sulmues atëherë kjo është farz kifaje, përveç nëse udhëheqësi i muslimanëve kërkon që të gjithë të dalin në xhihad, atëherë nuk i lejohet askujt të mos dalë, sepse në këtë rast dalja në xhihad bëhet obligim për çdo musliman.
Kjo nuk nënkupton se pasi xhihadi sulmues është farz kifaje, besimtari të tregohet i panevojshëm ndaj këtij xhihadi dhe mos të shfrytëzojë rastin të jetë prej ithtarëve të tij, ngase xhihadi është çështje e miqve të devotshëm të Allahut. Si meritë e ithtarëve të këtij xhihadi, ndaj atyre që nuk dalin, mjafton fjala e Allahut :{**Nuk janë të barabartë prej besimtarëve ata që ndejtën (nuk luftuan) dhe ata që me pasurinë dhe me jetën e tyre luftuan në rrugën e Allahut, me përjashtim të atyre që ishin të penguar pa vullnetin e vet. Ata që luftuan me pasurinë dhe jetën e tyre, Allahu i gradoi në një shkallë më të lartë mbi ata që ndejtën (me arsye). Por të gjithëve Allahu u premtoi shpërblim, ndërsa ata që ndejtën (pa arsye) Allahu i gradoi luftëtarët me një shpërblim të madh**}. Nisa, Ajeti 95
Do të ishte nga naiviteti të mendohet se një thirrje që thërret në çlirimin e njeriut në çdo pëllëmbë toke që barrikadat dhe pengesat që i dalin t'i luftojë me gjuhë dhe shpjegim..! ajo thirrje lufton me gjuhë dhe shpjegim atëherë kur u flet individëve në liri, në këtë rast nuk ka dhunë në fe…. Kur qëndrojnë pengesat, barrikadat dhe ndikimet materiale, së pari imponohet asgjësimi i tyre me fuqi, që të mundësohet t'i flitet zemrës dhe mendjes së njeriut, duke qenë i lirë nga këto pranga"[26].

***Përkujtim***:
Fjalët tona rreth synimit dhe motiveve të xhihadit nuk nënkuptojnë se nuk duhet të kemi parasysh fazat e xhihadit, dobësinë, fuqinë, kanë mundësi dhe pushtet muslimanët apo jo.
Shpjegimi i synimeve të xhihadit nuk vije ndesh me ndaljen e dorës në kohën e dobësisë, apo me përkufizimin e xhihadit në disa vende dhe disa kohëra vetëm në xhihadin mbrojtës, ngase kjo është nga politika legjislative-juridike, dhe shikuar nga prizma e interesave dhe dëmeve. Të gjitha këto nuk janë tjetër, vetëm se shkaqe të përkohshme që i obligohen muslimanëve për të kaluar nga një fazë në tjetrën, dhe muslimanëve ua mundëson synimet dhe fazat e fundit të xhihadit ku feja bëhet vetëm për Allahun, njerëzit i nënshtrohen pushtetit Islam, dhe u përcaktohen vendet, si musliman, paqësorë i siguritë që paguan xhizjen, apo si armik i frikësuar. Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: "{Pejgamberi, salallahu aljejhi ve selem, në fillim të thirrjes ishte i obliguar t'i luftojë mosbesimtarët me gjuhë, jo me dorë, andaj i thërriste, i këshillonte dhe polemizonte me ata në mënyrën më të mirë...ishte i obliguar të mos i luftojë, sepse ai dhe muslimanët ishin të dobët, pastaj kur bëri hixhret në Medine dhe tuboi përkrahës iu lejua xhihadi, më vonë kur u forcua iu bë obligim xhihadi kundrejt atyre që ishin në luftë, por jo kundrejt atyre që ishin në paqe me të, sepse nuk ishte mundësia për të luftuar me të gjithë. Pasi muslimanët e çliruan Meken dhe i erdhën arabët me delegacione duke përqafuar Islamin,

[26] Fi Dhilali el Kur'an 3/1433-1436.

Allahu e urdhëroi t'i luftojë të gjithë përveç atyre me të cilët kishte armëpushim të përkohshëm, dhe e urdhëroi që marrëveshjet e përhershme paqësore të zhvlerësohen"[27].

Këtë, e ka qartësuar Ibën Kajimi - Allahu e mëshiroftë - në librin e tij "Zadu el-Miad" kur shpjegon fazat e thirrjes dhe të xhihadit, prej kur e ka dërguar Allahu të Dërguarin, salallahu alejhi ve selem, e deri kur ka zbritur surja El-Bera (Tevbe), thotë: gjëja e parë që i është shpallur Pejgamberit, sallahu alejhi ve selem, ishte të lexojë në emër të Allahut që e ka krijuar, të lexoj në veten e tij dhe nuk e ka obliguar ta kumtojë. Pastaj zbriti "**O ti i mbuluar ngrihu dhe qorto**" (El-Mudethir, 1-2). E bëri lajmëtar me fjalën lexo, kurse e dërgoi me fjalën "**O ti i mbuluar**". Pastaj e urdhëroi ta qortojë familjen e tij të afërt, mandej popullin e tij, pastaj arabët përreth tyre, më vonë të gjithë arabët, dhe në fund të gjitha botët. Ashtu vazhdoi 13 vjet me radhë pas pejgamberisë, të qortojë me thirrje pa luftë dhe xhizje, urdhërohej ta ndalë dorën, të durojë dhe të falë. Pastaj iu lejua hixhreti, dhe lufta, pastaj u obligua ta luftojë atë që e lufton, të mos e luftojë atë që nuk e lufton, pastaj u urdhërua t'i luftojë mushrikët derisa feja të jetë vetëm për Allahun. Pasi u urdhërua me xhihad, mosbesimtarët ishin të ndarë në tre pjesë, ata që ishin në paqe, ata që ishin në luftë, dhe ata që paguanin xhizjen. U urdhërua që atyre me të cilët ishte në armëpushim t'ua vazhdojë marrëveshjen dhe të jetë besnik me ata përderisa qëndrojnë në marrëveshje, nëse i frikësohet tradhtisë së tyre e zhvlerëson marrëveshjen dhe nuk i lufton përderisa nuk i lajmëron, kurse urdhërohet t'i luftojë ata që kanë thyer marrëveshjen. Kur zbriti surja Bera (Tevbe), zbriti për t'i qartësuar dispozitat e këtyre tri grupeve. E urdhëroi ta luftojë armikun nga ithtarët e librit derisa të paguajnë xhizjen ose të hyjnë në Islam, t'i luftojë mosbesimtarët dhe mynafikët, e të jetë i ashpër me ata, mosbesimtarët t'i luftoj me shpatë dhe shtizë, kurse munafikët me argumente dhe gjuhë.

U urdhërua të distancohet nga marrëveshjet me mosbesimtarët, t'i hedhë marrëveshjet e tyre, dhe me ata që bën marrëveshje i ndau në tri pjesë. T'i luftojë ata që kanë thyer marrëveshjen, kurse ata që ishin në marrëveshje të përkohshme që nuk e kishin thyer dhe nuk kishin ndihmuar askënd kundër besimtarëve t'ua vazhdojë deri në afatin e caktuar, dhe pjesa që nuk ishte në marrëveshje dhe nuk e kishin luftuar, apo kishin marrëveshje të përhershme u urdhërua që t'i afatizoj katër muaj, {**Pra, ju (idhujtarë) qarkulloni nëpër tokë (lirisht) katër muaj**} Tevbe, Ajeti 2**,** {**E kur kaluan katër muaj i luftoi. Këto janë katër muajt e ndaluar që janë përmendur në fjalën e Allahut {kur të kalojnë muajt e shenjtë, luftoni idhujtarët kudo që t'i gjeni**} Tevbe, Ajeti 5.

Muajt e ndaluar në këtë Ajet janë muajt e udhëtimit, dita e parë fillon me ditën e lajmërimit dhe është dita e dhjetë e Dhul Hixhes, dita e haxhit të madh, kurse dita e fundit është dita e dhjetë e muajit Rebiul Ahir. Këto katër muaj nuk janë ato katër muaj që janë përmendur në fjalën e Allahut:{Te **Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas hënës), ashtu si është në librin e**

[27] El-Xhevabul-Sahih 1/74.

**Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë**}. Tevbe, Ajeti 36, - sepse aty është një muaj tek dhe tjerat të lidhura një pas një, Rexheb, Dhul Ka'de, Dhul Hixhe, dhe Muharrem, kurse mushrikët nuk udhëtonin në këto katër muaj dhe as nuk janë të njëpasnjëshëm, kurse në Ajet afatizohen katër muaj rresht. Ishte i urdhëruar që pasi të mbarojnë këto katër muaj, t'i luftojë ata që kishin thyer marrëveshjen, ata të cilëve u i ishte afruar fundi i marrëveshjes, apo me ata që kishte marrëveshje për katër muaj. Ishte urdhëruar t'ua plotësojë marrëveshjen atyre që kishin qëndruar besnik në marrëveshje deri në afatin e caktuar, e që të gjithë e kishin pranuar Islamin dhe nuk kishin qëndruar në mosbesim deri në afatin e caktuar në marrëveshje, kurse atyre që kishin hyrë nën mbrojtjen e muslimanëve ua kërkoi xhizjen. Pas zbritjes së sures El-Bera (Tevbe), çështja e mosbesimtarëve përfundoi ne tri grupe. Një grup që ishin në luftë me Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, grupi që ishin në marrëveshje, dhe ata që kishin hyrë nën sigurinë e myslimanëve; pastaj, ata që ishin në marrëveshje kaluan në Islam dhe mbeten dy grupe. Grupi që ishin në luftë me Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, dhe ata që kishin hyrë nën sigurinë e muslimanëve. Ata që e luftonin ishin të frikësuar nga ai (Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem). Kështu që banorët e tokës ishin tre pjesë:
a). Besimtarë.
b). Që kishin shpallur armëpushim me atë.
c). Që e luftonin të frikësuar.
Kurse sjellja e tij me munafikët ishte: u urdhërua të pranojë nga ata atë që e shfaqin, ta lërë në dorën e Allahut atë që e fshehin, t'i luftojë me dituri, argumente, dhe të jetë i ashpër me ata, të mos ua fal namazin, mos të prezantojë tek varret e tyre, dhe u lajmërua se nëse kërkon falje për ata, Allahu nuk do t'ua falë atyre, kjo ishte biografia e tij me armiqtë, prej mosbesimtarëve dhe munafikëve"[28].

Pas këtij shpjegimi për fazat që i ka kaluar Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, në thirrjen dhe xhihadin e tij, vijmë në përfundim se:
1-I Dërguari, salallahu alejhi ve selem, në periudhën Mekase ishte obliguar ta ndalë dorën, dhe të lërë xhihadin e armatosur me mosbesimtarët e fisit Kurejsh, në këtë periudhë u obligua me xhihadin e shpjegimit dhe kumtimit, për hir të kësaj ai me shokët e tij bartën mundimet e ndryshme. S'ka dyshim se urdhri që erdhi në periudhën Mekase për ndaljen e dorës, kishte urtësi dhe qëllime të mëdha, ndoshta më me rëndësi ishin:
- Dobësia dhe numri i vogël i besimtarëve, ashtu që sikur të ndodhte ballafaqimi me mosbesimtarët do të shpinte në varrimin e davetit qysh në djep.
-Përgatitja dhe edukimi i një baze të fortë mbi supet e së cilës do të përhapej Islami dhe do të ndihmohej feja.

[28] Zadul Miad 3/159-161.

- Kumtimi të zinte vendin e vet, të ngrihej argumenti kundër mushrikëve, t'u shpjegohej njerëzve për realitetin e Islamit dhe realitetin e rrugës së kriminelëve, ashtu që të shkatërrohej me argumente ai që do të shkatërrohej, dhe të jetojë me argumente ai që do të jetojë[29].
2- Xhihadi ushtarak me mosbesimtarët nuk është lejuar vetëm se pas hixhretit, pasi muslimanët kishin gjetur vendin e përshtatshëm, ku gjenin siguri, marshonin nga aty dhe po ashtu ktheheshin aty.
Në fillim iu lejua që të largojnë padrejtësinë, pastaj urdhri vazhdoi për t'i luftuar ata që sulmojnë, e pasi u forcuan muslimanët filloi xhihadi ofensivë, derisa përfundoi çështja e xhihadit me Ajetin e shpatës, që nga njerëzit mos të pranojë asgjë përveç Islamit, xhizjen ose luftën.
Në dritën e asaj që kaluam nga synimet, motivet dhe fazat e xhihadit, mund t'i përgjigjemi dy qëndrimeve të gabuara ndaj xhihadit.

**Qëndrimi i parë:**
Ai që ka shikuar në situatën e sotme të muslimanëve, në dobësinë dhe pamundësinë e tyre për t'u ballafaquar me jobesimtarët, dhe ka parë se në këto rrethana xhihadi është i pamundur. Është pajtuar me situatën dhe nuk ngutet në përgatitjen e vetes dhe të tjerëve, arsyetimi i tij me dobësinë dhe pamundësinë ka kaluar në sulm kundrejt lëvizjeve të xhihadit të cilat janë ngritur për mbrojtjen e muslimanëve në të gjitha anët e botës, siç janë Kashmiri, Afganistani, Çeçenia, Palestina dhe vendet tjera.
Këta bazohen në veprimet e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, me mushrikët në periudhën Mekase, kur ishte obliguar mos të bëjë luftë dhe të durojë. Ky argumentim në vete është i saktë sikur këta njerëz të shikonin se kjo periudhë është e përkohshme, e të jepnin mundin në thirrje dhe përgatitje për ndryshimin e shpirtrave, për ngritjen e ambicieve, dhe edukimin e njerëzve për sakrificë në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala.
Të shikuarit e kësaj periudhe si periudhë e përhershme, dorëzimi para situatës, vazhdimi i nënçmimit, ftohja e ambicieve, dhe mospërgatitja për xhihad në rrugën e Allahut, është në kundërshtim me udhëzimin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, pasi që ai me ndaljen e dorës i edukonte Sahabët në teuhid të pastër, durim në rrugën e Allahut, përgatiste shpirtrat për flijim me pasuri, vendlindje dhe vete, në rrugën e Allahut. Kjo kërkohet në veten e tij, sepse është nga përgatitja dhe pajisja më e madhe për hixhretin dhe xhihadin që e pret në rrugën e Allahut. Këtij mendimi i takojnë ata të pësuarit që i kemi përmendur më herët në faqet e kaluara, kur kemi folur për synimin dhe motivet e xhihadit. Këta janë ndalur me periudhat e para të thirrjes dhe obligimit të xhihadit, janë munduar që tekstet që urdhërojnë për xhihad kundër

[29] shiko më tepër librin: Fi dhilali el-Kur'an 2/714-715.

mosbesimtarëve kudo që janë, t'i shpjegojnë me tekstet e periudhave të kaluara, ku xhihadi ishte vetëm për t'u mbrojtur nga armiqtë.
Sejid Kutbi rreth kësaj thotë: "Argumenteve që iu kthehen ata, janë argumente fazore, që ballafaqohen me një situatë të caktuar, dhe ndodhia e asaj situate të caktuar, mund të përsëritet në jetën e ummetit. Në kësi rasti veprohet me tekstet fazore, sepse situata e tillë vendos që periudhës së tillë t'i përshtaten ato dispozita. Mirëpo kjo nuk do të thotë se ky është qëllimi përfundimtar dhe se ky është fundi i hapave të kësaj feje….por kuptimi është se ky ummet duhet të vazhdojë në përmirësimin e gjendjes së vet, në asgjësimin e barrikadave që i dalin në rrugë, derisa në fund t'i mundësohet realizimi i rregullave përfundimtare që kanë ardhur në suren e fundit, që i përshtateshin një situate krejt ndryshe nga ajo situatë që i përshtateshin argumentet fazore[30]"
Andaj ata e bëjnë të madhe fjalën e Allahut:{ **E kur të kalojnë muajtë e shenjtë, luftoni idhujtarët kudo që t'i gjeni, robëroni dhe ngujoni ata, e vini pritë në çdo shteg. Në qoftë se pendohen, e falin namazin dhe e japin zeqatin, atëherë ua lëshoni rrugën, se vërtet Allahu falë dhe është mëshirues**} Tevbe, Ajeti 5, dhe fjala e Allahut, subhanehu ue teala, :{**O ju që besuat! Luftoni jobesimtarët që i keni afër jush, e le ta ndiejnë prej jush grushtin e fortë kundër tyre. E dine se Allahu është me të devotshmit**}. Tevbe,Ajeti 123.
Sejid Kutbi mundohet t'i komentojë qëndrimet e këtyre të pësuarve dhe pse ata frikësohen nga këto argumente kur përpiqen t'i përkufizojnë dispozitat e periudhave të kaluara të xhihadit. Thotë: "Ne e dimë pse ata e rrisin këtë gjë dhe pse e zmadhojnë në këtë mënyrë....ata harrojnë se xhihadi në Islam bëhet për hir të Allahut… xhihadi është për të vendosur adhurimin e Allahut në tokë dhe për t'i larguar tagutët që kanë grabitur pushtetin e Allahut….është për çlirimin e njeriut nga robëria që i bën tjetër kujt përveç Allahut, t'i nënshtrohen vetëm Allahut dhe të lirohen nga robëria që ia bëjnë njerëzve…. derisa të mos mbetet fitne, dhe e tërë feja të jetë vetëm për Allahun….nuk është xhihad për të fituar një rrymë njerëzore mbi rrymën tjetër njerëzore të ngjashme, por xhihad është për të fituar ligji i Allahut ndaj ligjeve njerëzore. Nuk është xhihad për të fituar një mbret i një populli mbi mbretin e një populli tjetër, por xhihad është për të fituar pushteti i Allahut mbi pushtetin njerëzor, nuk është xhihad lufta për ngritjen e mbretërisë së njeriut, por xhihad është lufta për ngritjen e mbretërisë së Allahut në tokë….pastaj kjo të vazhdojë në rruzullin tokësor për ta çliruar njeriun duke mos dalluar mes atij që është brenda kufijve të shtetit Islam dhe atij që është jashtë kufijve. Në tërë rruzullin tokësor ku jeton njeriu dhe në çdo vend ku tagutët i shndërrojnë njerëzit në skllevër të njerëzve. Kur ata harrojnë këtë realitet, natyrisht se do të hutohen, si mundet një minhexh të marshojë për çrrënjosjen e sistemeve tjera, dhe si niset një ummet për t'i nënshtruar popujt tjerë…në këso gjendje kjo nuk gëlltitet, vërtet nuk gëlltitet!!...sikur mos të qëndrojë çështja ndryshe, pasi ky sistem nuk ka ngjashmëri me sistemet njerëzore, që kanë mundësi për bashkëjetesë. Vërtetë të gjitha sistemet

[30] Fi Dhilali el-kur'an 3/1581.

sot janë njerëzore, nuk mundet t'i thuhet njërës prej tyre se është i vërteti dhe meriton të mbetet. Nuk qëndron kështu çështja me një sistem hyjnor, që i lufton sistemet njerëzore për t'i rrënuar, që njerëzit të lirohen nga robëria që u është bërë dhe t'i nderojë njerëzit me robërinë e ndershme që i bëhet vetëm Allahut i Cili nuk ka shok.
Pastaj ata i frikëson dhe i habit çështja sepse ballafaqohen me një sulm të krishterë, të organizuar, që thotë: Besimi Islam është përhapur me shpatë, dhe xhihadi ka qenë për t'i detyruar të tjerët për të besuar në besimin Islam dhe të shkelë lirinë e besimit!!
Përfundimisht paraqitja e nismës së muslimanëve për t'u konfrontuar me mosbesimtarët në këtë kohë, i habit të pësuarit shpirtërisht, sepse ata shikojnë realitetin që i rrethon dhe energjinë që e kërkon kjo nismë dhe prandaj habiten…. Vërtet të habit…, a ka mundësi ata që bartin emra muslimanë, e që janë popuj të pushtuar, apo në përgjithësi të paaftë, të jenë ata që do të nisen për t'u ballafaquar ushtarakisht me popujt e botës, që mos të mbetet fitne, dhe feja të jetë vetëm për Allahun?! Është çështje që logjikisht nuk mund të imagjinohet….dhe në të vërtetë nuk mund të jetë urdhëresë e Allahut!!
Këtyre u ka ikur ideja se kur ndodhi kjo? Në çfarë situate? Kjo ndodhi pasi Islami bëri shtetin që gjykonte me sheriat, iu nënshtrua gadishulli Arabik, hyrën në këtë fe dhe u organizuan në bazë të kësaj feje. Pas gjithë kësaj qëndronte vetëm një grup muslimanësh që kishin shitur veten për hir të Allahut me besnikëri, e Allahu u ndihmoi për çdo ditë, luftë pas lufte, fazë pas faze….njerëzit nuk mund t'i kuptojnë dispozitat e kësaj feje në gjendjen në të cilën jetojnë. Nuk mund të kuptojnë dispozitat e kësaj feje, përveç ata që luftojnë në një lëvizje që ka për qëllim vendosjen e Hyjnisë së Allahut të vetëm, në tokë, dhe luftimin e hyjnive tjera që sajohen"[31].

**Qëndrimi i dytë:**
Ata që e kanë këtë qëndrim e shohin se Ajeti i shpatës që është zbritur në suren El -Bera (Tevbe) ka sqaruar të gjitha fazat e kaluara të xhihadit, qoftë armëpushimi, ndalja e dorës, apo kontratat për paqe…etj. Ata shohin se sot lufta kundër mosbesimtarëve dhe renegatëve është bërë obligim, nuk shikojnë në gjendjen dhe dobësinë e muslimanëve, as në plotësimin e kushteve të xhihadit: nga fuqia, ngritja e argumentit ndaj njerëzve me shpjegim të plotë për rrugën e besimtarëve dhe shpalosjen e plotë të rrugës së kriminelëve, nuk bëjnë përgatitjen morale për muxhahidët me dituri, vepër, sjellje dhe ibadet.
Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: "Muslimanët që janë të dobët në ndonjë vend, apo jetojnë në kohën e dobësisë le të veprojë me Ajetet e sabrit dhe faljes ndaj atyre që shajnë Allahun dhe të Dërguarin, salallahu alejhi ve selem, prej ithtarëve të librit dhe mushrikëve. Kurse ata që janë të fuqishëm veprojnë me Ajetin e luftës, që urdhëron luftën kundër kokave të kufrit, që shajnë fenë, dhe veprojnë me Ajetin e luftës ndaj ithtarëve të librit derisa të japin xhizjen të

[31] Fi Dhilali el-kur'an 3/1737-1739.

nënçmuar"[32]. Ky qëndrim i kaluar është paraqitur, ngase nuk janë shikuar të tjerat përveç fazave të fundit nga fazat e obligimit të xhihadit, përkundër palës së parë që ka shikuar vetëm në fazën e parë të xhihadit dhe ajo ishte ndalja e dorës nga lufta dhe nuk kanë shikuar në fazat tjera që kanë vazhduar pas kësaj.

Në mes këtyre dy qëndrimeve, qëndron qëndrimi i mesëm, që mendojmë se është në pëlqim me udhëzimin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, në thirrje dhe xhihad. Ky qëndrim sheh se situata e muslimanëve sot nga dobësia dhe sundimi i jomuslimanëve, rënia e shtetit të tyre, i përngjan gjendjes së Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, kur ishte në Meke, sepse ne Meke muslimanët ishin të dobët dhe mosbesimtarët kishin pushtetin. Mirëpo këta që kanë këtë qëndrim ndryshojnë nga qëndrimi i parë, pasi nuk lejojnë t'i dorëzohen situatës, nuk pranojnë nënçmimin dhe poshtërsinë, por kanë vazhduar ndjekjen e gjurmëve Pejgamberike në kësi situate, ashtu siç veproi ai me xhihad dhe durim, duke ua ofruar njerëzve teuhidin e pastër. Edukoi shokët e tij në teuhid, në atë që përmban teuhidi, i përgatiti me dituri, vepër dhe gatishmëri për flijim në rrugën e Allahut. Ata duruan, braktisen vendlindjen dhe miqtë e tyre, gjithë këtë e flijuan për hir të Allahut. Kur Allahu tek ata pa besnikërinë, ua përgatiti atyre fazat vijuese nga fazat e xhihadit, ua përgatiti atyre shokët dhe shtetin, prej ku do të niseshin për në xhihad, e do të çlironin botën, do të përhapnin dritën e teuhidit në çdo vend ku sunduan, derisa feja të ishte vetëm për Allahun, fjala e Allahut të jetë më e larta dhe fjala e kufrit të jetë më e ulëta.

Dalluan nga qëndrimi i dytë, me durim dhe mos nxitim në xhihadin sulmues kundër mosbesimtarëve dhe renegatëve, parapërgatitjes së gjithanshme.

***Përkujtim:***

Në qëndrimin e dytë nuk i kemi për qëllim ato lëvizje të xhihadit që mbrojnë muslimanët në Afganistan, Çeçeni dhe vende tjera, por për qëllim kemi ato lëvizje të xhihadit që shohin ballafaqimin me sistemet e Tagutit në vendet muslimane, parapërgatitjes dhe mundësive minimale, para se t'u qartësohet njerëzve flamuri i kufrit në ato vende, nga flamuri i ithtarëve të imanit. Mos qartësimi i flamurëve, njerëzit i fut në një konfuzion, kartat përzihen, dhe këta muxhahidë të nxituar e gjejnë veten në një ballafaqim me vëllezërit e tyre muslimanë, të cilët janë mashtruar. Atyre u është thënë se qeveritë janë legjitime, se dalësit kundër tyre janë ekstremistë, terroristë dhe përçarës, kurse njerëzve nuk ka kush t'ua shpjegojë të vërtetën, kështu që ndodhë fitneja mes muslimanëve dhe vrasin njëri-tjetrin.

Kurse lëvizjet e xhihadit që kanë shpallur xhihadin kundër mosbesimtarëve në Afganistan, për t'u ballafaquar me aleancën krishtere, apo në Kashmir për t'u ballafaquar me Hindusët paganë,

[32] El-Sarimul-meslul 2/414.

apo në Çeçeni për t'u ballafaquar me ateistët Rus, apo në Palestinë për t'u ballafaquar me çifutët okupues; të gjitha këto janë lëvizje të lejuara, pasi është bërë i qartë flamuri i kufrit, dhe është xhihad për mbrojtjen e fesë, dinjitetit dhe vendit, që mos të ngrihet flamuri i kufrit.
Xhihadi sulmues nuk bëhet vetëm pasi muslimanët të kenë shtetin dhe mburojë të fortë prej ku do të marshonin, do të strehoheshin, do të bëhej hixhreti dhe ku forcat e muslimanëve do të derdheshin në atë vend.
Muslimanëve nuk u mbetet tjetër përveç përgatitjes, derisa të krijohet një shtet i fortë dhe i qëndrueshëm, të bëjnë xhihadin mbrojtës kundër armiqve mosbesimtarë të cilët dëshirojnë t'i largojnë nga feja, ta derdhin gjakun e tyre, të nëpërkëmbin pasurinë, nderin dhe shtëpitë e tyre.

## HYRJA E KATËRT

### VLERA E XHIHADIT DHE FRYTET E TIJ NË KËTË BOTË DHE NË BOTËN TJETËR

Më herët kemi folur për synimin e xhihadit dhe frytin e tij në këtë botë dhe në botën tjetër, se është obliguar për t'i kthyer njerëzit në robër të Allahut, Zotit të botëve, të mos mbetet fitne, e as shirk, ndërsa feja të jetë vetëm për Allahun, kjo sa i takon kësaj bote, kurse në botën tjetër është kënaqësia e Allahut dhe shpëtimi nga dënimi dhe hidhërimi i Tij.
Allahu ,subhanehu ue teala, ka përmendur mirësinë e xhihadit që ka në këtë botë dhe në botën tjetër kur thotë: {**Juve u është bërë obligim *kitali* (xhihadi), ndonëse ju e urreni atë. Por mund që ju ta urreni një send, e ai është shumë i dobishëm për ju, dhe mund që ju ta doni një send, e ai është dëm për ju. Allahu di, e ju nuk dini**}. Bekare, Ajeti -216.
Në këtë hyrje do të shpjegojmë disa fryte që rezultojnë nga xhihadi, në rrugën e Allahut, në këtë botë dhe në botën tjetër, e që janë degë e synimit të xhihadit.

a)- Frytet që shfaqen në këtë botë:

1-Me xhihad shfaqet dashuria e vërtetë dhe besnikëria ndaj Allahut, subhanehu ue teala, siç dallohet besniku nga gënjeshtari. Xhihadi në rrugën e Allahut dhe flijimi i shpirtit për hir të Allahut ,subhanehu ue teala, është nga dëshmitë më të forta për dashurinë ndaj Allahut dhe fesë së Tij. Me xhihad kaliten zemrat, sprovohet ajo që është në gjokse dhe Allahu nga robërit e Tij zgjedh dëshmorë.
Ibën Kajimi thotë: "Pasi u bën shumë ata që pretendonin se e duan Allahun, nga ata u kërkua dëshmia për të vërtetuar pretendimin. Sikur njerëzve t'u jepej për atë që pretendojnë, i pa brengosuri do të pretendonte brengat e të brengosurit, ashtu që pretenduesit ofruan dëshmi të

ndryshme, atyre u është thënë: këto pretendime nuk pranohen vetëm se me dëshminë: {**Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu të ju dojë**}. Ali Imran, Ajeti 31. Njerëzit u tërhoqën dhe qëndruan vetëm pasuesit e të Dashurit, salallahu alejhi ve selem, në vepra dhe sjellje. U kërkua që dëshmia të jetë e pastër: {**që lufton në rrugën e Allahut dhe që nuk i frikësohet kërcënimit të asnjë kërcënuesi. Kjo (cilësi e atij populli) është dhuratë e Allahut që i jep atij që do. Allahu është dhurues i madh, i dijshëm**}. Maide, Ajeti 54, shumë nga të dashurit u tërhoqën dhe u ngritën muxhahidët. Atyre u është thënë: shpirtrat e të dashurve dhe pasuria e tyre nuk është pronë e tyre, ejani në besëlidhje: {**Allahu bleu prej besimtarëve shpirtërat dhe pasurinë e tyre me Xhennet**}. Tevbe, Ajeti 111.

Kur muxhahidët panë madhërinë e blerësit, vlerën e valutës dhe lavdin e atij, në dorën e kujt po kryhet marrëveshja e shitjes, kuptuan vlerën e artikullit dhe se ajo është me peshë. U bindën se humbja më e madhe është sikur t'ia shesin tjetër kujt me çmim të lirë, ashtu që bënë marrëveshjen e kënaqësisë me kënaqësi dhe thanë: "Pasha Allahun nuk të ndërrojmë, as nuk ndërrohemi". Kur u plotësua marrëveshja dhe dorëzuan pronën që shitën, atyre u është thënë; pasi shpirtrat dhe pasuria juaj u bënë tonat, tani do t'ua kthejmë më mirë se sa i keni pasur dhe shumëfishin e asaj që kemi marrë: {**Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre. Janë të gëzuar me atë që u dha Allahu nga të mirat e Tij**}. Ali Imran, Ajetet 169-170 [33].

Më herët kemi përmendur thënien e Ibën Tejmijes - Allahu e mëshiroftë - ku thotë: "..Xhihadi është shenjë e dashurisë së plotë...ngase dashuria përmban xhihadin , sepse ai që dashuron, dëshiron atë që e do i dashuri i tij, urren atë që e urren i dashuri i tij, miqëson atë që miqëson i dashuri i tij, armiqëson atë që armiqëson i dashuri i tij, kënaqet kur kënaqet i dashuri i tij, hidhërohet kur hidhërohet i dashuri i tij, urdhëron në atë që urdhëron i dashuri i tij, dhe ndalon nga ajo që ndalon i dashuri i tij, ai pëlqehet me të dashurin e tij në këto..."[34]

Po ashtu ka thënë: "Kur robi e braktis atë që mund ta kryej nga xhihadi, kjo është shenjë e dobësisë së dashurisë së tij ndaj Allahut dhe të Dërguarit, salallahu alejhi ve selem, në zemrën e tij"[35]

Meriton të përmendet një çështje që ka të bëjë me miqësinë dhe armiqësinë, me dashurinë dhe urrejtjen, që bëhet për hir të Allahut. Ajo është, se ky simbol i madh (miqësia dhe armiqësia për hir të Allahut) që është baza dhe shtylla e fortë e teuhidit, forcohet me xhihad, davet, urdhërim në të mirë dhe ndalim nga e keqja, siç dobësohet dhe e godet plogështia me lënien e tyre. Medituesi në librin e Allahut dhe në realitetin e thirrjes në rrugën e Allahut, e vëren se ka lidhje të fortë mes thirrjes në rrugën e Allahut dhe xhihadit, në mes akides së miqësisë dhe armiqësisë, në veten e thirrësit.

---

[33] Medarixhul Salikin 3/9.
[34] Mexhmul Fetava 10/57-58.
[35] Mexhmul Fetava 10/193.

Sa herë që forcohet thirrja, urdhërimi në të mirë, ndalimi nga e keqja, dashuria ndaj xhihadit, në jeten e njeriut të sinqertë ky besim forcohet dhe shfaqet qartë qëndrimi, dashuria, dhe armiqësia në jetën e tij, derisa bëhet i gatshëm të braktisë vendlindjen, familjen dhe pasurinë, nëse e kërkon nevoja.
Madje akideja arrin kulmin në zemrën dhe qëndrimet e thirrësit, në xhihadin që e bën kundër armiqve edhe sikur të jenë më të afërmit e tij. Allahu thotë: {**Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqa, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë Allahu. Allahu është ngadhnjyes, i urtë**}. Tevbe, Ajeti 71.
Gjithashtu, ndodh edhe e kundërta e kësaj, kur thirrësit i dobësohet vullneti në thirrje, në xhihad, dhe anon kah dynjaja dhe ithtarët e saj, atëherë do ta shoqërojë dobësia në besimin e miqësisë dhe armiqësisë.
Kuptohet se akidja e miqësisë dhe armiqësisë nuk është vetëm besim teorik, që mbetet në memorien e njeriut, por është besim, vepër, thirrje, xhihad, dashuri dhe urrejtje. Nëse dëshirojmë që kjo akide të forcohet, kjo është rruga, rruga e thirrjes, urdhërimi në të mirë, ndalimi nga e keqja, xhihadi në rrugën e Allahut, dhe sa herë që robi të largohet nga këto vepra, dhe t'i jep përparësi rehatisë, paraqiten shenjat sëmundjes që rrezikojnë akiden.
Pra nga frytet e xhihadit është edhe dallimi i besnikut që miqëson Allahun dhe fenë e tij, nga gënjeshtari.

2- Përhapja e Teuhidit dhe ligjit Islam, ku njerëzit gjejnë qetësinë, gëzimin dhe sigurinë, mënjanohet padrejtësia, dhe pikëllimi, evitimi i shirkut, në të cilin është robëria dhe padrejtësia ndaj njerëzve, këtë e dëshmon edhe historia. Nuk kishte popull në të cilin është përhapur shirku dhe kufri, vetëm se janë ankuar nga padrejtësia, vuajtjet, dhe shqetësimet nga pushteti i tagutëve. Çdo popull që ka hyrë në Islam dhe ka gjykuar me drejtësinë e tij, vetëm se çështja e tyre është rregulluar, dhe kanë jetuar jetë të begatshme dhe të lumtur nën hijen e tij. Pra xhihadi është bërë obligim si mëshirë për njerëzit.
Shejhul-Islam Ibën Tejmije thotë: " Respekti që i bëhet vetëm Allahut, përfundon me lumturi në këtë botë dhe në botën tjetër. Kjo e gëzon robin që ka respektuar Allahun. Andaj përfundimi i asaj që ka urdhëruar Allahu të kryhet, është falënderues për njerëzit dhe në këtë ka urtësi dhe mëshirë për njerëzimin. Allahu thotë: {**O ju që keni besuar, a t'ju tregoj për një tregti të bujshme që ju shpëton prej një dënimi të dhembshëm: T'i besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij, të luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë tuaj dhe vehten tuaj, e kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini. Ai (Allahu) iu falë mëkatet tuaja, ju shpie në Xhennete nëpër të cilat rrjedhin lumej dhe në pallate të bukura në Xhennetet e amshueshme, e këto janë ai suksesi më i madh. Përgëzoji besimtarët!**} Saff, Ajetet 10 -13.

Për ata që e dëshirojnë xhihadin ka përfundim të mirë në këtë botë, ka fitore dhe çlirim, kurse në botën tjetër ka xhennet dhe shpëtim nga zjarri. Allahu thotë: {**Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij të rreshtuar si të jetë ndërtesë e fortifikuar**} Saff, Ajeti 4.
Këtu është urtësia e Allahut, mëshira e Tij për robërit, në atë që u vije nga dhuntitë e kësaj bote dhe botës tjetër"[36]
3-Me xhihad largohet dënimi dhe hidhërimi i Allahut në këtë botë dhe botën tjetër, dhe muslimanët jetojnë jetë dinjitoze, që nuk përmban nënçmim dhe poshtërsi para mosbesimtarëve dhe pushtetit të tyre. E kundërta e kësaj ndodh kur braktiset xhihadi dhe njerëzit shkojnë pas dynjasë, në vend të krenarisë i mbulon nënçmimi para armiqve të tyre, që ua shijojnë dënimet e këqija në fe, vete, dinjitet dhe pasuri.
Kjo ndodhë si përmbushje e paralajmërimit të Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, ku thotë "*Kur njerëzit marrin pas dinarit dhe dirhemit, në shitblerjen përziejnë kamatën, shkojnë pas bishtave të lopëve, dhe braktisin xhihadin në rrugën e Allahut, do t'u zbret dënimi, dhe Allahu nuk e largon përderisa ti kthehen fesë së tyre*"[37]
Gjendja e jonë momentale është fakti më i madh, pasi numërohet nga kohët më të këqija që kanë përjetuar muslimanët. Janë kapluar nga nënçmimi dhe përçarja që nuk u ka ndodhur ndonjëherë në kohërat e kaluara, e që kjo i ka mashtruar armiqtë e tyre dhe janë drejtuar drejt vendeve muslimane, ashtu si u drejtohen ushqimit në pjatë. Kjo nuk u ka ndodhur muslimanëve, vetëm pasi kanë lënë respektin ndaj Allahut, për dashurinë që kanë ndaj kësaj bote dhe urrejtjen ndaj vdekjes, që shkaktuan braktisjen e xhihadit në rrugën e Allahut.
Ky nënçmim nuk largohet nga muslimanët, përveçse nëse i kthehen fesë së tyre, e të ngrenë flamurin e xhihadit kundër mosbesimtarëve, të përgatiten aq sa munden për luftë mbrojtëse dhe ofensive. Para se të ndodhë një gjë e tillë, mos të shpresojmë krenari, e as mos të gënjehemi se mosbesimtarët do ta ndalin sherrin e tyre ndaj muslimanëve, me anë të negociatave politike, apo nëpërmjet këshillit të sigurimit -më falni– të frikësimit, apo organizatës së kombeve të Kufrit. Kurrsesi, armiqtë bashkëkohor nuk i zmbraps asgjë tjetër, përveç asaj që i ka zmbrapsur të parët e tyre që kishin sulmuar dhe ai ishte xhihadi në rrugën e Allahut.
Ibën Kajimi thotë: Allahu ka thënë: {**O ju që besuat, përgjigjuni Allahut dhe të dërguarit kur ju ftojnë për atë që ju jetëson (ju ngjall), dhe dijeni se Allahu ndërhyn ndërmjet njeriut dhe zemrës së tij, dhe se tek Ai do të tuboheni!**}. El-Enfal, Ajeti 24, ky ajet ka përmbledhur disa gjëra, njëra prej tyre është se jeta e dobishme arrihet duke iu përgjigjur Allahut dhe të dërguarit të Tij, kush nuk i përgjigjet kësaj thirrje, për atë nuk ka jetë, edhe nëse ai ka jetë shtazarake të ngjashme me shtazën më të shëmtuar. Jeta vërtetë e mirë, është jeta e atij që i përgjigjet Allahut dhe të dërguarit të Tij, me vepra dhe zemër. Këta janë të gjallë edhe nëse vdesin, kurse të tjerët

[36] Mexhmul Fetava 8/36.
[37] Ebu Davud 3462, Ahmed 2/28 dhe teksti është i tij, Shejh Alabani në Sahih Sunen Ebi Davud 1956, thotë hadithi është i saktë.

janë kufoma të gjalla. Andaj njeriu me jetë më të plotë, është ai që i është përgjigjur thirrjes së Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, sepse në çdo gjë që ka thirrur Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, ka jetë, kujt i shpëton një pjesë nga ajo, i ka ikur një pjesë e jetës, dhe ai posedon nga jeta aq sa i është përgjigjur të Dërguarit, salallahu alejhi ve selem.
Muxhahidi thotë: në fjalën "**Në atë që u ngjallë**" për qëllim është e vërteta.
Katadeja thotë: "ai është Kur'ani në të është jeta, shpëtimi dhe mbrojtja në këtë botë dhe në botën tjetër".
Sedij thotë: "është Islami, që i ka ngjallë, pas vdekjes së tyre me kufër (mosbesim)".
Ibën Is'haki dhe Urvetu Ibën Zubejri thonë: fjala e Allahut "**Në atë që u ngjallë**" ka për qëllim luftën me të cilën Allahu ju ka bërë krenarë pas nënçmimit, ju forcoi pasi ishit të dobët dhe ju ka mbrojtur nga armiku juaj pasi ishit nën pushtimin e tyre.
Të gjitha këto thënie tregojnë një të vërtetë dhe ajo është: kryerja e asaj me të cilën ka ardhur Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, me vepra dhe zemër.
Vahidiju thotë: Shumica e komentuesve të fjalës "**në atë që u ngjallë**" kanë thënë: për qëllim është xhihadi, dhe kjo është fjala e Ibën Is-hakut dhe e kanë zgjedhur shumica e dijetarëve.

Ferrai thotë: "kur t'ju thërret në atë që t'i jepni jetë çështjes tuaj me xhihad kundër armikut, dëshiron t'ju tregojë se çështja e tyre forcohet me luftë dhe xhihad, nëse braktisin xhihadin çështja e tyre do të dobësohet dhe armiku i tyre do të merr guximin ti sulmojë". Thashë: "Xhihadi është nga ajo që më së shumti u jep jetë në këtë botë, në jetën e varrit dhe në botën tjetër"[38].
4- Muxhahidët janë nga njerëzit më të udhëzuar në të vërtetën, më të lumturit me rrugën e Allahut, kur ndodhin polemikat. Allahu thotë:{**E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne, me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se Allahu është në krahun e besimtarëve**}. Ankebut, Ajeti 69.
Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: "Andaj xhihadi imponon udhëzimin që është i rrethuar me dyert e diturisë, siç kuptohet nga fjala e Allahut: {**E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne, me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne**}. Ankebut, Ajeti 69. Atij që bën xhihad udhëzimin ia ka bërë në të gjitha rrugët e Tij (Allahut), andaj dy dijetarët, Abdullah Ibën Mubareki dhe Ahmed Ibën Hanbeli dhe të tjerë thonin: "Kur të polemizojnë njerëzit në ndonjë çështje, shikoni me cilën janë ata muxhahidët, sepse ata janë në të vërtetën, sepse Allahu thotë: {**E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne, me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne**}. Ankebut, Ajeti 69.[39]
Allahu thotë:{ **E ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut, atyre kurrsesi nuk ua humb veprat (por ua shton**}. Muhamed, Ajetet 4-5.

---

[38] el-fevaid f.88.
[39] Mexhmul Fetava 28/242.

Fjalën e Allahut "LUFTUAN-KATELU" shumica e kanë lexuar "Katelu" kurse Ebu Amri dhe Hafsi e kan lexuar "Kutilu- vriten"

5-Xhihadi në rrugën e Allahut është nga mënyrat më të mëdha në edukimin dhe pastrimin e shpirtit nga jashtë dhe brenda. Sa vepra të zemrave nuk mund të përmirësohen apo të plotësohen, apo të arrijnë afër plotësimit, përveçse me xhihad në rrugën e Allahut. Pa xhihad këto vepra do të mbesnin të dobëta, apo robi do ta kishte vështirë ti plotësojë, ndenjur.
Këtë e ka shpjeguar Shejhul Islam Ibën Tejmije, kur flet për xhihadin se është kulmi i kësaj feje, ku thotë: "… andaj xhihadi është maja e veprës dhe me këtë janë radhitur të gjitha gjendjet e ndershme. Aty është maja e dashurisë, siç thotë Allahu:{ **s'ka dyshim se Allahu do të sjellë një popull që Ai e do atë (popull) dhe ata e duan Atë (Zotin),(një popull) që është modest e i butë ndaj besimtarëve, por i ashpër dhe i fortë ndaj mohuesve, që lufton në rrugën e Allahut dhe që nuk i frikësohet kërcënimit të asnjë kërcënuesi**}. Maide, Ajeti 54. Aty është maja e mbështetjes në Allahun, maja e durimit. Sepse muxhahidi më së shumti ka nevojë për mbështetje dhe durim, andaj Allahu ka thenë: {**Ata që migruan për hir të Allahut, e pasi që u torturuan, atyre gjithsesi do t'u mundësojmë vendbanim të mirë edhe në këtë botë, po shpërblimi i botës tjetër është edhe më i madh, sikurse njerëzit ta dinin (për atë shpërblim). Janë ata që bënë durim dhe vetëm Zotit të tyre iu mbështetën**}. Nahl, Ajetet 41-42.
Allahu ,subhanehu ue teala, thotë: {**Popullit të vet Musai i tha: "Kërkoni ndihmë prej Allahut dhe kini durim. S'ka dyshim se toka është e Allahut, ia lë në trashëgim atij që do nga robërit e Tij, e ardhmja e lumtur është për të devotshmit**}. El-A'raf, Ajeti 128, në xhihad gjithashtu është asketizmi i vërtetë ndaj kësaj bote, aty është sinqeriteti i vërtetë, sepse fjala është për atë që lufton për hir të Allahut e jo për atë që lufton për hir të pozitës, pasurisë, apo nacionalizmit. Kjo nuk është vetëm tek ai që lufton për të qenë fjala e Allahut më e larta dhe feja të jetë vetëm për Allahun, kurse shkalla më e lartë e sinqeritetit është dorëzimi i shpirtit dhe pasurisë Allahut. Allahu thotë: {**Allahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me Xhennet. Luftojnë në rrugën e Allahut, mbysin dhe mbyten**}. Tevbe, Ajeti 111"[40].

[40] Mexhmul Fetava 28/441-443.

6-Bashkimi i fjalës dhe uniteti i aradheve të muslimanëve.

Leximi i historisë tregon se xhihadi në rrugën e Allahut bashkon rreshtat dhe ngushton dyert e kundërshtimeve. Nuk ka ndodhur që muslimanët t'i sulmojnë armiqtë e tyre, e të mos kenë qenë në majën e bashkimit dhe vëllazërisë, dhe sa herë që ishin në fund të një lufte, apo beteje, hynin në tjetrën dhe kundërthëniet nuk mundnin të depërtonin. E kundërta e kësaj ndodh kur braktiset xhihadi dhe muslimanët merren me njëri tjetrin.

b). Frytet e xhihadit në botën tjetër.

Në ahiret ndodhë fryti më i madh i xhihadit për të cilin kanë garuar garuesit, kanë flijuar muxhahidët jetët e tyre me kënaqësi, si jo, kur kanë shpresuar mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut dhe Xhenetet e Tij. Ky është qëllimi i ndershëm dhe fryti i madh për hir të së cilës dhurohet çdo gjë.
Medituesi në librin e Allahut në të gjitha Ajetet ku është përmendur Xhenneti dhe ajo që është përgatitur për banorët e Xhennetit nga dhuntitë e përhershme, vëren një gjuhë të çuditshme dhe ajo është se shumica e Ajeteve në të cilat është përmendur se çfarë ka përgatitur Allahu në Xhennet për miqtë e Tij, e parakalon përmendja e cilësive të atyre që i janë premtuar ato dhunti. Duke i lexuar me vëmendje vëren se ato cilësi gati se përkufizohen në: Muxhahidët, durimtarët, atyre që urdhërojnë në të mire dhe ndalojnë nga e keqja. Në vazhdim do të përmendim disa Ajete ku Allahu përmend se çfarë u ka përgatitur robërve të tij muxhahidë nga mëshira, dhuntitë dhe kënaqësitë.
- Ajeti i parë: {**Ata të cilët besuan, ata që u shpërngulën dhe luftuan në rrugën e Allahut, ata meritojnë të shpresojnë në mëshirën e Tij. Allahu falë shumë dhe është mëshirues**}. Bekare, Ajeti 218.
- Ajeti i dytë: {**Po ju menduat se do të hyni në Xhennet, pa u provuar edhe ju me shembullin e atyre që ishin para jush, të cilët i patën goditur skamjet e vuajtjet dhe qenë tronditur, sa që i dërguari thoshte, e me të edhe ata që kishin besuar: "Kur do të jetë ndihma e Allahut?" Ja (u erdhi ndihma) vërtetë ndihma e Allahut është afër!"**} Bekare, Ajeti 214.
- Ajeti i tretë: {**A mos menduat ju se do të hyni në Xhennet e Allahu pa i ditur (pa u vërtetua në praktikë se kush prej jush kanë luftuar, dhe pa u ditur cilët prej jush ishin të durueshëm**}. Ali Imran, Ajeti 142
- Ajeti i katërt: {**E sikur të ishit mbytur në rrugën e Allahut, ose t'u kishte zënë vdekja, do të gëzonit falje e mëshirë prej Allahut që është shumë më e dobishme se ajo çka ata grumbullojnë**}. Ali Imran, Ajeti 157

- Ajeti i pestë: {**Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre. Janë të gëzuar me atë që u dha Allahu nga të mirat e Tij, dhe atyre që kanë mbetur ende pa iu bashkuar radhëve të tyre, u marrin myzhde se për ta nuk ka as frikë dhe as që kanë pse të brengosen. Ata janë të gëzuar me begati e dhurata që ua dha Allahu, e s'ka dyshim se Allahu nuk ua humb shpërblimin besimtarëve. Të cilët edhe pasi i goditi plaga iu përgjegjën Allahut dhe të dërgurit. E për ata prej tyre që bënë, mirë dhe u ruajtën, është një shpërblimi madh**}. Ali Imran, Ajetet 169-172
- Ajeti i gjashtë: {**Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha):**{**Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni njëri nga tjetri por ata që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe emigruan, u munduan vetëm pse ishin në rrrugën Time, luftuan dhe u vranë, atyre patjetër do t'ua shlyej mëkatet e tyre dhe do t'i vejë në Xhennete në të cilët burojnë lumej. Ai është shpërblim nga ana e Allahut, se më i miri i shpërblimeve është tek Allahu**}. Ali Imran, Ajeti 195
- Ajeti i shtatë: {**Po ata që besuan, migruan dhe luftuan për rrugën e Allahut, dhe ata që strehuan dhe ndihmuan, janë besimtarë të vërtetë. Atyre u takon falje (e mëkateve) dhe furnizimi në mënyrë të ndershme**}. Enfal, Ajeti 74.
- Ajeti i tetë: {**Ata të cilët besuan, migruan dhe luftuan me pasurinë dhe vehten e tyre në rrugën e Allahut, ata kanë pozitë më të larët te Allahu dhe vetëm ata janë fatlumë. Zoti i tyre i përgëzon ata me mëshirë nga Ai, me disponim ndaj tyre, me Xhennete ku ata do të kenë nimet (hirësi-mirësi) të pandërprerë. Ata aty do të jenë të pasosur e te Allahu është shpërblim i madh**}. Tevbe, Ajetet 20-22.
- Ajeti i nëntë: {**Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe e japin zeqatin, respektojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë Allahu. Allahu është ngadhënjyes, i urtë. Besimtarëve dhe besimtareve Allahu u premtoi Xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe (u premtoi) vendbanime të bukura në Xhennetin e Adnit, edhe një disponim nga Allahu që është mbi të gjitha. Ky, pra është ai shpëtimi i madh**}. Tevbe, Ajetet 71-72
- Ajeti i dhjetë: {**Allahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me Xhennet. Luftojnë në rrugën e Allahut, mbysin dhe mbyten. (Allahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhill e Kur'an. E kush është më zbatues i sigurt i premtimit të vet se Allahu? Pra, gëzohuni tregtisë që bëtë me Të. Ky është sukses i madh**}. Tevbe, Ajeti 111
- Ajeti i njëmbëdhjetë: {**E ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut, atyre kurrsesi nuk ua humb veprat (por ua shton). Ata do t'i udhëzojë dhe do të përmirësojë gjendjen e tyre. Dhe do t'i shtie në Xhennetin, të cilin ua ka bërë të njohura atyre**} Muhamed, Ajetet 4-6.
- Ajeti i dymbëdhjetë:{ **O ju që keni besuar, a t'ju tregoj për një tregti të bujshme që ju shpëton prej një dënimi të dhembshëm: T'i besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij, të luftoni**

**në rrugën e Allahut me pasurinë tuaj dhe vehten tuaj, e kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini. Ai (Allahu) iu falë mëkatet tuaja, ju shpie në Xhennete nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe në pallate të bukura në Xhennetet e amshueshme, e këto janë ai suksesi më i madh**}. Saff, Ajetet 10-12.

Kurse hadithet që flasin për vlerën e xhihadit dhe atë që ka përgatitur Allahu për muxhahidët në Ahiret janë shumë. Lexuesi i haditheve që flasin për vlerën e xhihadit do të vërejë se nuk ka vepër e mirë, që kanë ardhur hadithe që nxisin në atë vepër sikur kanë ardhur hadithe për simbolin e xhihadit, dhe nga këto hadithe janë:
- Fjala e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem: "*Allahu ia ka garantuar atij që del në rrugën e Tij, e që nuk e ka nxjerr vetëm se imani në Mua dhe në Pejgamberët e Mij, që ta kthejë me shpërblimin që ka fituar, plaçkën e luftës, ose do ta fus në Xhennet. Sikur mos t'ia vështirësoja ummetit tim nuk do të rrija pas asnjë çete, do të dëshiroja të vritem në rrugën e Allahut pastaj të ngjallem, pastaj të vritem pastaj të ngjallem, pastaj të vritem*"[41]
- "*Shembulli i muxhahidit në rrugën e Allahut është sikur shembulli i atij që qëndron në namaz agjërushëm, lexon ajetet e Allahut, nuk e ndërpren namazin e as agjërimin derisa të kthehet muxhahidi në rrugën e Allahut*"[42]
-"*Njeriu musliman që lufton në rrugën e Allahut madje edhe duke mjel një deve, për të obligohet*"[43]
-"*Xhenneti ka njëqind shkallë që i ka përgatitur Allahu për muxhahidët në rrugën e Allahut, mes çdo shkalle ka hapësirë sikur mes qiellit dhe tokës. Kur të kërkoni nga Allahu kërkoni Xhennetin Firdevs sepse aty është mesi i Xheneteve, është më i larti, nga ai burojnë lumenjtë e Xhennetit dhe mbi të është froni i Mëshiruesit*"[44]
- Fjala e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, thënë Ebi Seidit: "*Kush është i kënaqur që Allahu të jetë Zoti i tij, Islami feja e tij, Muhamedi i Dërguari i tij, i obligohet Xhenneti*. Ebu Seidi u habit dhe tha: *Ma përsërit o i Dërguar i Allahut*. E Ai ja përsëriti. Pastaj i Dërguari, salallahu aljehi ve selem, tha: *Me tjetrën Allahu e ngrit robin e Allahut njëqind shkallë, mes çdo shkalle ka hapësirë sikur mes qiellit dhe tokës*. Tha: *Cila është ajo o i Dërguar i Allahut*?? Tha: *Xhihadi në rrugën e Allahut*"[45].
-"*Kujt i pluhurosen këmbët në rrugën e Allahut, Allahu atij njeriu ia ndalon zjarrit*"[46]

---

[41] Buhariu në "El-Iman" kapitulli "xhihadi është nga Imani", Ibën Maxhe.
[42] Buhariu në "El-Xhihad" kapitulli "Njeriu më i mirë është muxhahidi që lufton me veten dhe pasurinë e tij" 2787, Muslimi 1878, dhe teksti është i tij.
[43] Ebu Davudi 2541, Ibën Maxhe 7292, Arnauti në Zadul el-miad thotë: hadithi është i saktë 3/78.
[44] Buhariu në "El-Xhihad" kapitulli "Gradat e muxhahidëve" 2790, dhe Ahmedi 2/335.
[45] Muslimi 1884, Nesaiu 6/19-20.
[46] Buhariu në "El-Xhumua" kapitulli "Ecja për namazin e xhumasë" 907, dhe Ahmedi 3/479.

-*"Kush shkon një mbrëmje në rrugën e Allahut ai ka në ditën e gjykimit nga misku aq sa është pluhurosur"*[47]
-*"Qëndrimi një natë në rrugën e Allahut është më e mirë se kjo botë dhe çfarë ka në të"*[48]
-*"Qëndrimi një ditë dhe një natë është më i mirë se agjërimi një muaj me namaz nate, dhe nëse vdes atij i vazhdojnë veprat që ka qenë duke i bërë, i vazhdon risku dhe sigurohet nga sprovimi"*[49]
-*"Vërtetë dyert e Xhennetit janë nën hijen e shpatave"*[50]
-*"Myzhde për robin që merr kalin për kërpeshi në rrugën e Allahut, me flokë të pakrehura, me këmbë të pluhurosura, nëse kërkohet nga ai të bëjë roje, bën roje, nëse kërkohet nga fronti është në front, kur kërkon leje nuk i jepet, nëse ndërmjetëson tek njerëzit nuk i pranohet ndërmjetsimi"*[51]

Për shkak të këtyre meritave që ka ky simbol, Sahabët dhe ata që erdhën pas tyre ishin më të kujdesshmit që ta kryejnë këtë vepër, garonin në dhënien e shpirtrave në rrugën e Allahut duke shpresuar në këto shpërblime të mëdha. Mbi të gjitha ishte kënaqësia, mëshira dhe Xhenneti i Allahut. Në vazhdim do të përmendim shembuj nga sedefi, si ilustrim se si ata kanë qenë të kujdesshëm në kryerjen e këtij simboli. Transmeton Hamad Ibën Seleme se i ka treguar Ali Ibën Zejdi, e ai nga Ibën Musejibi se ka thenë: "Suhejbi u nis muhaxhir kurse një grup njerëzish e ndoqën atë. Zbriti nga deveja e tij, e nxjerri strajcën e shigjetave dhe tha: ju e dini se unë jam shenjëtari më i mirë nga ju. Nuk mund të më afroheni derisa ju gjuaj me çdo shigjetë që kam, pastaj do t'ju sulmoj me shpatë. Nëse dëshironi u tregoj ku e kam pasurinë time (merreni) dhe më leni të qetë në rrugën time?? Thanë: pranojmë. Kur arriti te Pejgamberi, salallahu aljehi ve selem, Ai i tha: tregtia që bëre ishte e suksesshme o Ebu Jahja (baba i Jahjasë). Dhe zbriti Ajeti: {**Ka nga njerëzit, i cili për hirë të Allahut e flijon vetvehten, e edhe Allahu është shumë i mëshirshëm për robërit e vet**}[52]. Bekare ,Ajeti 207.
-Vakidiju thotë: "Na ka treguar Abdullah Ibën Nafiu e ai nga prindi i tij, ai nga Abdullah Ibën Umeri se ka thenë: e kam parë Ammarin në ditën e Jemames kishte hipur mbi një rrasë guri dhe thërriste: O ju muslimanë a nga Xhenneti po ikni? Unë jam Ammari i biri Jasirit ejani tek unë! Unë e shikoja se si veshi i ishte këputur, i rrinte varur, kurse ai luftonte me ashpërsinë më të madhe"[53]
- Ibën el-Xhevzi në biografinë e Sa'd Ibën Hajthemes thotë: "Pseudonimin e ka Eba Abdilah, është njëri nga dymbëdhjetë delegatët e Ensarëve që ka prezantuar akaben e fundit me

---

[47] Ibën Maxhe 2775, me zinxhir të mirë.
[48] Buhariu në "El-Xhihad" kapitulli "Vlera e qëndrimit një ditë në rrugën e Allahut" 2892.
[49] Muslim 1913.
[50] Pjesë e hadithit që e transmeton Muslimi 1902, dhe Ahmedi 4/396.
[51] Buhariu 2887.
[52] Sejr e'alam el-Nubela 2/23.
[53] referenca e kaluar 1/422.

shtatëdhjetë të tjerë. Kur Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, i nxiti njerëzit të dalin në luftën e Bedrit, prindi i tij i tha Hajthemes: Patjetër njëri prej neve dyve duhet të qëndrojë në Medine, andaj ri ti me gratë e tuaja në Medine dhe më lejo që unë të dale në luftë. Sa'di refuzoi dhe tha: Sikur të kishte diçka tjetër përveç Xhennetit do të jepja përparësi. Unë shpresoj të jem dëshmor. Hedhën short dhe shorti i ra Sa'dit, doli në Bedër dhe ishte prej dëshmorëve"[54].

- Transmeton një shërbëtor i Halid Ibën Velidit, radijallahu anhu, se Halidi ka thenë: "Të jem në një natë të ftohtë që mbanë ngricë, në një çetë ku pres ta sulmoj armikun, është më e dashur te unë se një natë ku më dhurohet një nuse që e dua dhe më do"[55].

- Transmeton Xhubejr Ibën Nufejri dhe thotë: "Jemi ulur pranë Mikdad Ibën Esvedit në Damask, e ai ishte ulur mbi një sënduk në të cilin kishte gjërat e tij, një njeri i tha: Sikur këtë vit mos të dilje në luftë? Tha: Refuzon surja Tevbe. Allahu thotë: {**dilni në luftë, qoftë e lehtë apo e vështirë për ju**}[56].

-Transmeton Harixhetu Ibën Zejd Ibën Thabit nga babai i tij se ka thënë: "Më dërgoi Pejdamberi, salallahu alejhi ve selem, në luftën e Uhudit ta kërkoj Sa'd Ibën Rebian, dhe më tha: Nëse e sheh dërgoi selam nga unë dhe thuaji se i Dërguari i Allahut të pyet si e ndien veten? E kërkova në mesin e të vdekurve dhe e gjeta në frymën e fundit nga jeta e tij, ishte i goditur shtatëdhjetë herë, e lajmërova për selamin e të Dërguarit, salallahu alejhi ve selem, kurse i më tha: Mbi të Dërguarin dhe mbi ty qoftë selami. Thuaji: O i Dërguari i Allahut po e ndiej aromën e Xhennetit, dhe thuaji popullit tim prej ensarëve, nuk do të keni arsye te Allahu nëse mushrikët arrijnë te i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, e në mesin e juaj ka dikush që i lëviz kapaku i syrit. Thotë: Mandej e dha shpirtin, Allahu qoftë i kënaqur me atë"[57].

-Transmeton Ali Ibën Zejd nga Enesi se Eba Talha kishte lexuar fjalën e Allahut: {**dilni në luftë, qoftë lufta e lehtë apo e vështirë për ju**} dhe tha: Allahu na urdhëroi të dalim në luftë të rinjtë dhe pleqtë tanë, pra më përgatitni për luftë. Fëmijët e tij i thanë: Allahu të mëshiroftë ti ke luftuar në kohën e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, të Ebu Bekrit dhe Omerit. Tani ne luftojmë në vendin tënd. Thotë: Doli në luftën që u zhvillua në det dhe vdiq. Nuk gjetën tokë për ta varrosur vetëm se pas shtatë ditëve, kurse trupi i tij nuk kishte ndryshuar"[58].

-Transmeton Enesi, radijallahu anhu, se i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, dërgoi shtatëdhjetë njerëz nga fisi Beni Sulejm tek fisi Beni Amir. Kur arritën, daja im tha: Më lejoni të eci i pari, nëse më sigurojnë ua përcjelli thirrjen e të Dërguarit, salallahu alejhi ve selem, përndryshe jeni afër meje. Ai eci i pari dhe e siguruan, derisa ua përcillte fjalët e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, ata i bënë me shenjë njërit prej njerëzve të tyre e ai e theri. Daja im thirri: Allahu Ekber

54 Sifetu Safve 1/468.
55 Sejr e'alam el-Nubela 1/375.
56 el-Xhihad të Ibën Mubarekit 1/88.
57 Sejr e'alam el-Nubela 1/319.
58 Sejr e'alam el-Nubela 2/34.

fitova pasha Zotin e Qabës. Pastaj ata iu vërsulën shokëve të tij dhe i mbytën përveç njërit i cili ishte i gjymtuar e që kishte hipur në kodër. Xhibrili e lajmëroi Pejgamberin, salallahu aljehi ve selem, se ata e kanë takuar Zotin e tyre dhe Ai është i kënaqur me ata.."[59]
-Transmeton Ibën Ebi Lejla se Ummi Mektumi ishte lutur: O Zot zbrite arsyen për mua, dhe kishte zbritur: {**me përjashtim të atyre që ishin të penguar pa vullnetin e vet**} Nisa, Ajeti 95. Pas kësaj ai dilte në luftë dhe thoshte: ma jepni flamurin sepse unë jam i verbër dhe nuk mund të iki dhe më leni mes rreshtave[60].
-Transmeton Esma, bija e Ebu Bekrit, radijallahu anhu, se kur Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, u nis prej Mekes për në Medine, Ebu Bekri mori me vete gjithë pasurinë e tij. Gjyshi im i cili ishte i verbër erdhi dhe më tha: Ai ju ka lënduar me veten dhe pasurinë e tij. I thashë: Jo! Na ka lënë shumë pasuri. Mora gurë dhe i futa në një enë të shtëpisë, e mbulova me një rrobë, pastaj e mora dorën e tij dhe e vendosa mbi rrobë, dhe i thashë: Këtë e ka lënë për ne. Ai tha: Pasi këtë ua ka lënë juve, atëherë është mirë[61].
-Transmeton Asim Ibën Behdele e ai nga Ebi Vaili dhe thotë: Kur Halid Ibën Velidit i erdhi vdekja tha: kam kërkuar të vritem në luftë mirëpo nuk më është caktuar dhe tani po vdes në shtrat. Nuk ka vepër më e dashur për mua pas teuhidit se pritja ime në një natë të kthjellët me hënëz, pritja e agimit për t'i sulmojmë mosbesimtarët. Pastaj tha: Kur të vdes merreni armën dhe kalin tim, dhe le të përgatiten për luftë në rrugën e Allahut. Kur vdiq, doli Umeri, radijallahu anhu, ta përcjellë xhenazen e tij dhe tha: Nuk është mëkat për familjen e Velidit të qajnë për Halidin derisa nuk vajtojnë"[62].
-Në biografinë e Ebu Akilit Abdurrahman Ibën Tha'lebe qëndron - Ishte pjesëmarrës në luftën e Bedrit, pjesëmarrës në të gjitha luftërat me të Dërguarin, salallahu aljehi ve selem - transmeton Ibën Xhevzi nga Xha'fer Ibën Abdilah Ibën Muslim Ibën Eslem se ka thenë: Kur ishte dita e Jemames i pari që u lëndua ishte Ebu Akili, u godit nga një shigjetë në mes supeve dhe zemrës dhe nuk u vra, e nxori shigjetën dhe në fillim të ditës u dobësua ana e tij e majtë dhe e tërhoqën në tendë. Pasi u ashpërsua lufta dhe muslimanët dështuan dhe i kaluan tendat e tyre, Ebu Akili i dobësuar nga lëndimi i tij, dëgjoi zërin e Mean Ibën Adijut duke thirrur: O Ensarë kthehuni në sulm kundër armiku tuaj. Abdullah Ibën Umeri thotë: U ngrit Ebu Akili në drejtim të fisit të tij, i thashë çfarë dëshiron? Nuk ka luftë për ju. Ai u përgjigj: Thirrësi përmendi emrin tim. Ibën Umeri thotë: I thashë: thirrësi po i thërret Ensarët, jo të lënduarit. Ebu Akili tha: Unë jam nga Ensarët, unë do t'i përgjigjem edhe sikur të jetë këmbadoras. Ibën Umeri thotë: U përgatit Ebu Akili, e morri shpatën në dorën e tij të djathtë pastaj filloi të thërret: O Ensarë, një sulm si në luftën e Hunejnit, mblidhuni Allahu ju mëshiroftë, mblidhuni, ecni përpara se muslimanët janë

[59] Buhariu 2801.
[60] Sejr e'alam el-Nubela 1/364.
[61] Sejr e'alam el-Nubela 2/290.
[62] Sejr e'alam el-Nubela 1/381.

në shënjestër të armikut. Kështu e sulmuan armikun në kopsht, u përzien shpatat mes neve dhe atyre. Ibën Umeri thotë: E shikoja Ebu Akilin, dora e tij e lënduar ishte këputur afër shpatullës dhe kishte rënë në tokë, kishte katërmbëdhjetë lëndime dhe të gjitha ishin vdekjeprurëse, kurse armiku i Allahut, Musejleme ishte mbytur. Ibën Umeri thotë: Qëndrova tek EbuAkili në çastet e fundit duke e dhënë shpirtin, e i thashë: O Ebu Akil! Kurse ai me zë të dobët më tha: Në anën e kujt ishte fitorja? I thashë: Myzhde, është mbytur armiku i Allahut, Musejleme. E ngriti gishtin tregues drejt qiellit duke falënderuar Allahun dhe e dorëzoi shpirtin, Allahu e mëshiroftë.
Ibën Umeri thotë: Kur u ktheva në Medine e lajmërova Umerin, radijallahu anhu, për gjithë ngjarjen. Ai tha: Allahu e mëshiroftë, ka vazhduar ta kërkoj shehidllëkun edhe pse ishte nga shokët më të zgjedhur të Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, dhe herët e kishte pranuar Islamin"[63].
-Nga biografia e Vathiletu Ibën Eska, Allahu qoftë i kënaqur me atë, transmeton Muhamed Ibën Sa'd i cili thotë; Vathiletu Ibën Eska erdhi te Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, dhe e fali namazin e sabahut me Pejgamberin.
Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, kur e mbaronte namazim dhe largohej nga vendi i përshëndeste shokët e tij. Kur ju afrua Vathiles, i tha: Kush je ti? Çfarë të ka sjellë? Tha: Kam ardhur të besatohem. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, i tha: Në atë që e dëshiron dhe në atë që nuk e pëlqen? Tha: Po. Tha: Aq sa mundesh? Tha: Po. E pranoi Islamin dhe ia dha besën Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, ato ditë përgatitej për në Tebuk. Vathile shkoi te familja e tij dhe e takoi babanë e tij, e ai pasi vërejti gjendjen e Vathiles i tha: Ke pranuar Islamin? Vathile u përgjigj: Po. Babai i tij tha: Betohem se nuk do të flas me ty asnjëherë. Vathile erdhi tek xhaxhai i tij e përshëndeti, e ai e pyeti: Ke pranuar Islamin? Tha: Po. Ky e qortoi, por më lehtë se sa prindi i tij dhe i tha: Nuk është dashur të na parakalosh në këtë çështje. Motra e Vathiles dëgjoi fjalët e Vathiles, doli dhe e përshëndeti Vathilen me përshëndetje Islame. Vathile tha: Prej nga oj motër ti këtë përshëndetje?! Tha: Kam dëgjuar bisedën mes teje dhe xhaxhait, dhe pranova Islamin.
Vathila ia ktheu: Atëherë përgatite vëllanë tënd me përgatitjet e luftëtarit, sepse i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, është në prag të udhëtimit. Ajo e përgatiti, kurse ai iu bashkëngjit të Dërguarit të Allahut të cilit i ishin bashkangjitur të gjithë për në Tebuk, përveç disa njerëzve që ishin në kodrina. Kështu, Vathilje filloi të thërret me zë të lartë në tregun Beni Kjanuka: Kush do të më bartë ne deven e tij do t'ia jap pjesën e plaçkës sime? Tha isha njeri që nuk kisha deve. Thotë: Më thirri Ka'b Ibën Uxhreh dhe më tha: Unë do të bartë një kodër natën dhe një kodër ditën. Dora jote baras me dorën time, kurse pjesa jote e plaçkës më takon mua. Vathile i tha: Pajtohem.

[63] Sifetu Safve 1/466-467.

Vathile thotë: Allahu e shpërbleftë, më ka mbajtur me tepër se bëmë marrëveshje, kam ngrënë me atë dhe më jepte më tepër, derisa i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, e dërgoi Halid Ibën Velidin te Ukejdir Ibën Abdil Melik në Devmetil Xhendel. Doli Ka'bi me ushtrinë e Halid Ibën Velidit, dola edhe unë dhe qëlluam në plaçkë të madhe lufte. Halid Ibën Velidi e ndau mes neve dhe mua më takuan gjashtë deve të reja, i morra dhe i solla te tenda e Ka'b Ibën Uxhres, dhe i thashë: Dil Allahu të mëshiroftë dhe shiko devetë tua të reja dhe merri. Doli i buzëqeshur dhe tha: Allahu të bekoftë në ato, nuk të kam bartur për të marrë plaçkën nga ti[65].

-Transmeton Abdullah Ibën Kajsi, Ebi Umeje el-Gaffari dhe thotë: Dolëm në një luftë, prezantoi armiku dhe njerëzit u thirrën t'i formojnë rreshtat, para meje ishte një njeri, koka e kalit tim te vithet e kalit të tij, ai njeri i fliste vetes e thoshte: O vetja ime a nuk prezantove këtu dhe këtu? Më thoshte: Gruan dhe familjen kujt po ja len, unë të dëgjova dhe u ktheva. A nuk prezantova këtë vend dhe këtë vend? Kurse t'i më thoshe: Ku ke lënë gruan dhe familjen? Unë të dëgjova dhe u ktheva. Betohem në Allahun se sot do t'i shes për Allahun, e Allahu ose do t'i merr ose do t'i lërë.

Thashë: Sot do ta vëzhgojë, dhe fillova ta përcjelli çështjen e tij, njerëzit iu vërsulen armikut të tyre, kurse ai ishte prej të parëve. Pastaj armiku sulmoi dhe njerëzit u tërhoqën, e ai ishte nga mbrojtësit. Pastaj njerëzit prapë sulmuan armikun e ai ishte nga të parët, pastaj armiku e përsëriti sulmin ai ishte nga mbrojtësit, kështu vazhdoi derisa e pashë në mesin e të vdekurve, numërova plagët e tij dhe të kafshës së tij që ishin më shumë se gjashtëdhjetë lëndime[66].

-Transmeton Ibën Mubareki nga Serij Ibën Jahja, të cilit i ka treguar Ala Ibën Hilal se një njeri i ka thënë Siles: O Baba i Sahbas! Kam parë ëndërr se më është dhënë një herë mjaltë, kurse ty të është dhënë dy herë mjaltë. Ai tha: Do të biesh dëshmorë ti, unë dhe biri im. Kur ndodhi dita e Jezid Ibën Zijadit, Turqit i takuan në Sixhistan dhe pësuan humbje. Sileja i tha birit të tij, o biri im kthehu tek nëna jote. Ai u përgjigj: Dëshiron të mirën vetëm për vete o Babai im, andaj më thua të kthehem mbrapa. Thotë: Vazhdoi të marshojë përpara dhe përpara, luftoi derisa u qëllua, kurse Sileja gjuante derisa i largoi armiqtë nga ai. Mandej erdhi deri tek ai dhe bëri lutje për të, pastaj luftoi derisa u vra, Allahu e mëshiroftë[67].

-Transmeton Hamad Ibën Seleme i cili thotë se na ka lajmëruar Thabiti se Sileja ishte në luftë dhe bashkë me të ishte edhe biri i tij. Birit të tij i tha: O biri im marsho dhe lufto që ta llogaris shpërblimin te Allahu për ty. Ai sulmoi dhe luftoi derisa u vra, pastaj vazhdoi Sileja dhe u vra. U mblodhën gratë tek gruaja e tij Muadha për ta ngushëlluar, e ajo u tha mirë se vini nëse vini për të më përgëzuar, e nëse vini për diçka tjetër atëherë kthehuni mbrapa"[68].

---

65 Sifetu Safve 1/674-676.
66 Sifetu Safve 4/421.
67 Sejr e'alam el-Nubela 3/499.
68 Sejr e'alam el-Nubela 3/498.

**Pyetje dhe përgjigje:**

Pasi kemi përmendur vlerat, dhe frytet e mëdha të xhihadit dhe muxhahidëve, nëpër mend sillet një pyetje që meriton t'i përgjigjemi, ajo është: Pse këto vlera të mëdha të xhihadit janë përgatitur vetëm për muxhahidët dhe dëshmorët në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala?

Përgjigja: -Allahu e di më së miri- sekreti fshihet në njohjen e synimit dhe gjërat që e nxisin xhihadin në veten e njeriut. Kemi përmendur më herët se kjo është adhurim dhe dashuri e vërtetë ndaj Allahut ,subhanehu ue teala, sepse xhihadi dhe dhënia e shpirtit në rrugën e Allahut është argumenti më i madh për besnikërinë në dashurinë që i bëhet Allahut ,subhanehu ue teala, për të cilën ithtari i xhihadit i meriton këto dhunti të mëdha, e jo për veprat tjera.

Po ashtu flijimi i shpirtit në rrugën e Allahut për të përhapur teuhidin dhe drejtësinë në tokë, që feja të jetë vetëm për Allahun, për t'i shpëtuar njerëzit nga adhurimi që ua bëjnë njerëzve, në adhurimin që i bëhet vetëm Allahut. Po ashtu është vepër e madhe dhe e ndershme, ithtari i kësaj vepre meriton të shpërblehet shumë, sepse me dhënien e shpirtit të tij në rrugën e Allahut ,subhanehu ue teala, shpëtojnë grupe të njerëzve, që dalin nga errësirat në dritë dhe nga Xhehenemi në Xhennet.

Në këtë temë profesor Mevdudi - Allahu e mëshiroftë- thotë: "Përse xhihadi ka këtë vlerë kaq të madhe dhe lëvdata që i bëhen në këtë formë?? Pse muxhahidëve në rrugën e Allahut u thuhet çdo herë, se ata janë që kanë fituar, se kanë shkallë të larta? Pse atyre që qëndrojnë në shtëpitë e tyre dhe nuk marrin pjesë në xhihad, vërejtja u është tërhequr ashpër?

Përgjigja në këtë pyetje të bën ti kthehesh edhe një herë Ajeteve të xhihadit ku është përmendur hukmi i xhihadit, vlera e tij dhe pasojat e dezertimit nga xhihadi.

Në këto Ajete askund nuk është përmendur kuptimi i shpëtimit si arritje të pasurisë, pozitës, dhe pushtetit, siç i thoshte Kershini Argjonit: "Nëse fiton në këtë luftë do të kesh sundimin e kësaj bote" (Xhita 2:23).

Një gjë e tillë nuk është përmendur në Kur'an. Kur'ani nuk i ka nxitur muxhahidët në xhihad për të përfituar si shpërblim pasurinë dhe pushtetin e kësaj bote. Përkundrazi, sa herë që janë përmendur frytet e xhihadit në rrugën e Allahut, ajo është shoqëruar me kënaqësinë e Allahut, me arritjen e vendeve të larta tek Allahu dhe me shpëtim nga dënimi i dhembshëm. Zoti i madhërishëm ka lajmëruar robërit e Tij se dalja në rrugën e Allahut është më me vlerë se dhënia haxhive ujë dhe ndërtimi i Qabes – këto dyja ishin dy gjëra që më së shumti u sillnin përfitime Arabëve, dhe më së shumti kishin ndikim – kurse për xhihadin nuk ka përmendur asnjë fryt përveç asaj se është shkalla më e lartë tek Allahu. Në një vend tjetër i udhëzon robërit e tij dhe ua mëson një bazë prej bazave të tregtisë, lexuesi mendon se do të përmend pasurinë, mirëpo pas pak vërejmë se realiteti i asaj tregtie është sakrifikimi i shpirtit dhe pasurisë për hir të Allahut. Kurse fryti i kësaj tregtie është shpëtimi nga dënimi.

Në një vend tjetër tërheq vërejtjen dhe qorton ata që dezertojnë nga lufta, se janë bërë skllevër të dashurisë ndaj grave dhe fëmijëve të tyre, se kanë frikë për pasurinë që kanë fituar se do ta humbin. Kurse muxhahidët në këtë botë luftojnë, fitojnë, çlirojnë vende, përfitojnë pasuri të mëdha, zhvillohet tregtia e tyre, gjejnë shtëpi për banim nga popujt që i fitojnë; mirëpo e gjithë kjo nuk është qëllimi i xhihadit…. qëllimi i këtij xhihadi nuk është për të fituar pasuri të kësaj bote dhe pushtimin e saj. Çfarë arrihet nga kjo luftë ashtu që t'u premtohet robërve të Allahut luftëtarë shkalla të larta? Çfarë ka në këtë vepër të rrezikshme, që t'i bëjë njerëzit të vrapojnë drejt xhihadit, të pluhurosen dhe të kujdesen për të? Çfarë fitimi mund të ndodhë që të thuhet herë pas here për luftëtarët në këto luftëra të ashpra, se ata janë fituesit: {**dhe vetëm ata janë fatlumë**}. Tevbe, Ajeti 20

Përgjigja për të gjitha këto pyetje qëndron në fjalën e Allahut: {**Dhe sikur Allahu të mos i mbronte njerëzit me disa prej disa të tjerëve, do të shkatërrohej toka**}. Bekare, Ajeti 251, {**E nëse nuk e bëni atë (të ndihmoni e të kujdeseni njëri-tjetrin), bëhet trazirë dhe rrëmujë e madhe në tokë**.} Enfal, Ajeti 73. Allahu nuk do që të përhapen fitnet, të përhapet çrregullimi në token e Tij, Ai nuk pranon të dënohen robërit e Tij pa mëkat. Apo t'i përfshijë shkatërrimi. Ai nuk dëshiron që i forti të hajë të dobëtin, t'ia konfiskojë qetësinë, të goditen robërit e Tij gjatë jetës së tyre morale, shpirtërore dhe sociale, nuk dëshiron që të përhapen veprat e këqija në këtë botë, të përhapet padrejtësia dhe vrasja, siç nuk pranon që robërit e Tij të bëhen skllevër të krijesave të Tij, të njollosin nderin e tyre njerëzor me plagët e nënçmimit dhe poshtërsisë. Bashkësia që ngrihet për ta pastruar këtë botë nga kjo fitne, ta shpëtojë nga padrejtësia dhe të ngritë drejtësinë pa kurrfarë kompensimi, nuk lakmon në pasuri, flijon për hirë të kësaj vepre të mirë, shpirtin, pasurinë, interesat e saj ekonomike, dashurinë e saj që ka ndaj fëmijëve, prindërve, vëllezërve, dhe qetësinë e shtëpisë….pas gjithë kësaj, a thua mundet të ketë dikush që meriton më tepër dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut?![70]

Kjo është që e ka bërë që në mesin e veprave tjera njerëzore, pas besimit në Allahun, subhanehu ue teala, xhihadi në rrugën e Allahut të vlerësohet me gradat më të larta.

## HYRJA E PESTË

### RREZIQET E BRAKTISJES SE XHIHADIT NË RRUGËN E ALLAHUT

Pasi kemi shpjeguar në hyrjen e kaluar vlerën dhe frytin e xhihadit në këtë botë dhe botën tjetër. Në këtë hyrje na lehtësohet të flasim për rreziqet e braktisjes së xhihadit dhe përgatitjes për të, çfarë çrregullimesh dhe përfundimesh të këqija rezultojnë nga ajo, në këtë botë dhe botën tjetër.

---

[70] Sheriatu el-islam fi el xhihad f.31-32.

Mjafton të shikojmë përballë vlerave dhe fryteve që kemi përmendur më herët, që neve të na shfaqen përfundimet e këqija. Braktisjen e xhihadit ajni (të obliguar për çdo individ) dijetarët e kanë numëruar prej mëkateve të mëdha.
Ibën Haxher El Hejtemi në librin e tij "El Zevaxhir" thotë: "Mëkati treqind e nëntëdhjetë e një dhe treqind e nëntëdhjetë e dy, është braktisja e xhihadit kur bëhet obligim për çdo musliman. Kjo ndodhë kur armiqtë hyjnë në shtetin Islam, ose kanë burgosur ndonjë musliman dhe ekziston mundësia për ta liruar. Braktisja e xhihadit dhe braktisja e banorëve në anën mbrojtëse ku ekziston frika se armiku mund të sulmojë nga ajo anë për shkak braktisjes së asaj mbrojtje"[71]
Andaj braktisja e xhihadit dhe mos përgatitja për të është nga shenjat e nifakut. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, thotë: "*Kush vdes dhe nuk ka luftuar, dhe nuk i ka folur vetes për luftë, vdes me një degë të nifakut*"[72]
Allahu ,subhanehu ue teala, e ka numëruar braktisjen e xhihadit nga mosbesimi në ditën e Gjykimit ose nga dobësia e bindjes në të. Allahu thotë: {**Ata që besojnë Allahun dhe botën tjetër, nuk të kërkojnë leje për të mos luftuar me pasurinë dhe veten e tyre. Allahu i di të sinqertit. Vetëm ata që nuk besojnë Allahun dhe botën tjetër dhe që zemrat e tyre janë të dyshimta, të kërkojnë leje (për të mos vajtur në luftë), pra ata, sillen vërdallë në dyshimin e tyre. E sikur të kishin dëshiruar ata të dalin, do të bënin për të (për luftë) ndonjë përgatitje, por Allahu nuk e pëlqeu ngritjen e tyre, andaj i zmbrapsi, dhe u është thënë: "Rrini me të pa aftit ( fëmijët, gratë e pleqtë**)}. Tevbe, Ajetet 44-46.

[71] el-Zevaxhir anil iktirafi el-kebair 2/163.
[72] Muslim 1910.

*Të përmendim në detaje rreziqet dhe pasojat e përfundimit nga braktisja e xhihadit*

1-Braktisja e xhihadit siç kemi përmendur më herët është nga mëkatet e mëdha, sepse tërheq hidhërimin, dhe dënimin e Allahut në këtë botë dhe botën tjetër.
Allahu thotë: {**Nëse nuk dilni, Ai do t'ju dënojë me një dënim të dhembshëm, do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër dhe Atë nuk e dëmtoni aspak. Allahu ka mundësi për çdo gjë**.} Tevbe, Ajeti 39.
Allahu thotë: {**Thuaj (O i Dërguar): "Në qoftë se etërit tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregtia që frikoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se Allahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa Allahu të sjellë vendimin e Tij. Allahu nuk vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur. Nuk ka dyshim se Allahu ju ka ndihmuar në shumë beteja, e edhe në ditën e Hunejnit, kur juve ju mahniti numri i madh, i cili nuk ju vlejti asgjë, dhe me gjerësinë e saj që e kishte toka u ngushtua për ju, pastaj ju u zmbrapsët (ikët). Pastaj Allahu zbriti qetësinë e vet në të dërguarin e Tij dhe në besimtarët, zbriti një ushtri që ju nuk e patë, i dënoi ata që mohuan, e ai ishte ndëshkim ndaj mosbesimtarëve.** } Tevbe, Ajetet 24-26.
Ibën Kajimi Allahu e mëshiroftë, ata që anashkalojnë urdhërimin në të mirë, ndalimin nga e keqja dhe xhihadin në rrugën e Allahut i cilëson se janë nga njerëzit që kanë më së paku fe dhe më të urryerit tek Allahu, thotë: "Urdhërimi në të mirë, ndalimi nga e keqja, këshillimi me Allahun, të Dërguarin, salallahu alejhi ve selem, këshilla robërve të Allahut, ndihma ndaj fesë së Allahut dhe librit të Tij, janë obligime që nuk u bien ndërmend, e mos të flasim t'i veprojnë. Njerëzit më me pak fe, dhe më të urryer janë ata që kanë braktisur këto obligime edhe sikur të jenë asketët e kësaj bote. Pak prej tyre mund t'i shohësh t'u skuqen fytyrat nga hidhërimi për hire të Allahut kur kalohen kufijtë e Tij, apo të sakrifikojë veten për ta ndihmuar fenë e Allahut. Gjendja e mëkatarëve të mëdhenj është më e mire te Allahu sesa gjendja e këtyre"[73].
Pra braktisja e xhihadit në rrugën e Allahut është shkak i shkatërrimit në këtë botë dhe botën tjetër. E kjo kuptohet nga fjalët e Allahut: {**Dhe jepni për në rrugë të Allahut e mos hidhni veten në rrezik dhe bëni mirë, se me të vërtetë Allahu i do bamirësit** } Bekare, Ajeti 195.
Ibën Kethiri thotë: "Ka transmetuar Lejth Ibën Sa'di nga Jezidi, e ai nga Eslem Ebi Amrani se: Një njeri nga muhaxhirët në Konstantinije sulmoi rreshtin e armikut dhe depërtoi - ka për qëllim Ebu Ejub el-Ensarin - disa njerëz thanë: E hodhi veten e tij në shkatërrim. Ebu Ejubi tha: Ne e kuptojmë këtë ajet më së miri, ky ajet ka zbritur për ne muhaxhirët. E kemi shoqëruar Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, në luftëra dhe e kemi ndihmuar. Kur u përhap Islami, dhe u forcua, u bashkuam me ensarët, biseduam dhe thamë: Allahu na ka nderuar me shoqërinë

[73] Idetu Sabirin f.121.

që ia kemi bërë Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, dhe ndihmën që ia kemi ofruar derisa është përhapur Islami dhe janë shtuar ithtarët e tij – kësaj gjëje i kemi pas dhënë përparësi mbi familjet, fëmijët dhe pasurisë tonë - tani lufta ka mbaruar, të kthehemi te familjet dhe fëmijët tanë e të qëndrojmë pranë tyre. Për këtë zbriti Ajeti: {**Dhe jepni për një rrugë të Allahut e mos hidhni veten në rrezik**} Bekare, Ajeti 195. Shkatërrimi ishte po të qëndronim në familjet tona dhe të vazhdonim të kujdeseshim për pasurinë dhe familjet e të braktisnim xhihadin"[74].

Braktisja e xhihadit dobëson akiden e miqësisë dhe armiqësisë që bëhet për hir të Allahut, siç kemi përmendur më herët se akidja e miqësisë dhe armiqësisë përputhet me urdhërimin në të mirë dhe ndalimin nga e keqja. Sa herë që robi largohet nga xhihadi dhe i dobësohet akidja e miqësisë dhe armiqësisë, atë e godet dobësia. Rreziku i kësaj është i mjaftueshëm.

2-Me braktisjen e xhihadit përhapet shirku, padrejtësia, forcohen ithtarët e kufrit, njerëzit robërojnë njëri-tjetrin, dhe këtu nuk fshihet e keqja dhe fesadi i madh që hyn tek njerëzit. Allahu thotë: {**... Dhe sikur Allahu të mos i mbronte njerëzit me disa prej disa të tjerëve, do të shkatërrohej toka, po Allahu është bamirës i madh ndaj njerëzimit**} Bekare, Ajeti 251.

Allahu ,subhanehu ue teala, thotë: {**E sikur Allahu të mos i zmbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kisha, havrat edhe xhamitë që në to përmendet shumë emri i Allahut. E Allahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues.**} El-Haxh, Ajeti 40.

Sikur Allahu mos t'i zmbrapste mosbesimtarët me xhihadin e myslimanëve, dhe sikur mos t'i poshtëronte, ata do të merrnin pushtetin mbi besimtarët, e kur mosbesimtari merr pushtetin, njerëzit i shndërron në skllevër që ta adhurojnë atë krahas Allahut. Kur njerëzit adhurojnë dikë tjetër përveç Allahut, e gjithë jeta e tyre çrregullohet, sepse jeta nuk drejtohet derisa nuk ecë në sistemin e Allahut, që e ka kërkuar nga njerëzit. Ajo rrugë kërkon që adhurimi t'i bëhet vetëm Allahut, kthim në sjelljet e larta, sepse Ai që ka treguar rrugën është Allahu, që ka krijuar jetën dhe për të Cilin ka nevojë bota për t'u rregulluar. Mirëpo kur mosbesimtari merr pushtetin mbi tokë dhe bën legjislacionin nga vetja e tij, nuk shpëton nga mangësitë dhe ndjekja e epshit, as që i di të gjitha gjërat e nevojshme që përmirësojnë jetën e njeriut, ashtu që e çrregullon jetën, pikërisht ashtu si e vërejmë sot.

Shikuar situatën momentale ku mosbesimtarët kanë pushtetin, do të ishte dëshmi e mjaftueshme për të dëshmuar atë që thamë. Sikur mos të ishte braktisja e myslimanëve ndaj xhihadit që e ka urdhëruar Allahu, do të përmirësohej jeta e njerëzve nën ligjin e sheriatit. Për këtë shkak Pejgamberi, sallallahu aljehi ve selem, e ka legjitimuar xhihadin edhe me udhëheqësin mëkatar, në rast se mëkati i tij nuk e arrin gradën e kufrit, sepse të jenë muslimanët nën udhëheqjen e një

[74] Tefsir Ibën Kethir 1/228, hadithin e bën të sakët Ibën Hibani 1667, Hakimi 2/275, dhe pëlqehet me atë Dhehebiu.

mëkatari është më e mirë se sa t'i sundojë një mosbesimtarë, që nuk gjykon me sheriat, ngase mos gjykimi me sheriat sjellë të gjitha çrregullimet"[75].

3-Braktisja e xhihadit është shkak i nënçmimit dhe poshtërsisë, siç ka thënë i Dërguari, salallahu alejhi ve selem: "*Nëse braktisni xhihadin, i ndiqni bishtat e lopëve, veproni me kamatë në shitblerje, Allahu do t'ua bashkëngjitë nënçmimin që nuk ndahet nga ju, derisa të pendoheni te Allahu, e të ktheheni në atë që keni qenë*[76].

Kjo gjë vërehet në kohën e sotme, pasi mosbesimtarët pushtuan vendet muslimane, muslimanët jetojnë në fund të karvanit, mosbesimtarët shfrytëzojnë pasuritë e tyre natyrore, ndërhyjnë në çështjet e tyre, i nënçmojnë muslimanët në mënyra të ndryshme, e gjithë kjo, sepse muslimanët kanë lënë sheriatin e Allahut, nuk arbitrohen në ligjet e Tij, dhe kanë braktisur xhihadin.

Mosbesimtarët nuk do të jenë të kujdesshëm në të drejtat e muslimanëve, t'i rishikojnë vendimet e tyre, ta ndalin sherrin që bëjnë, derisa muslimanët i dënojnë rezolutat e tyre me fjalë te thata. Ata i frikëson dhe i ndal nga sherri që bëjnë në vendet muslimane vetëm xhihadi në rrugën e Allahut, me të cilin kthehet dinjiteti i muslimanëve.

Këtë e dëshmon historia, siç e dëshmon situata. Nuk ka vend ku është ngritur flamuri i xhihadit vetëm se muslimanët kanë ndier shijen e krenarisë, kurse armiqtë e Allahut frikësoheshin nga tekbiret e muxhahidëve dhe flijimet e tyre[77].

"Kur një popull ndien nevojën për zmbrapsjen e sherrit nga vetja, mandej flijon për hir të kësaj rehatinë, pasurinë, epshet, shpirtin dhe çdo gjë që është e dashur tek ai popull, nuk ka mundësi ai popull të mbetet i nënçmuar dhe i dobët. Nuk ka mundësi asnjë fuqi, sado që të jetë e madhe të rrëmbejë nderin dhe krenarinë e atij populli. Ky popull i ndershëm dhe krenar, duhet të atribuohet me përuljen e kokës para së vërtetës, vdekja të jetë më e dashur për ata se sa të përulin kokën para së kotës. Nëse nuk posedon fuqi për ta ngritur dhe ndihmuar fjalën e vërtetë, më së paku ta ruajë të vërtetën me ashpërsi dhe vendosmëri, por kjo është grada më e ulët e krenarisë"[78]

---

[75] Ehmijetu el-xhihadi fi neshri da'veti el-Islamije, Dr.Alejani f. 252.

[76] El-Fet'h el-Rebanij li tertib Musned Ahmed 15/44. korrektuesi thotë hadithi ka zinxhir të mirë.

[77] Shih çfarë kanë shijuar Hindusët nga dora e muxhahidëve të Kashmirit, shih si kanë lëvizur kolonat e çifutëve për t'u shpërngulur nga Palestina, pasi u bindën se vdekja nuk është vetëm për muslimanët, shih në Afganistan se si perandoria Ruse pagoi çmim të shtrenjtë për shkak të agresionit të saj ndaj Afganistanit. Pas këtij agresioni ajo u shpartallua dhe humbi fuqinë, pastaj u kthye që të paguaj edhe një herë një çmim të lartë për shkak agresionit të saj në Çeçeni. Po ashtu në Bosnje pasi mosbesimtarët u zhytën në gjakun e muslimanëve dhe u gëzuan popujt e kufrit me këtë, pësuan disfata të njëpasnjëshme pasi zbritën Muxhahidët në tokën e Bosnjës.

[78] Sheriatu el-Islam fil Xhihad f.34

Sejid Kutbi thotë: "Ata që i frikësohen dënimit, dhimbjes, shehidllëkut, humbjes së vetes, fëmijës dhe pasurisë, kur luftojnë në rrugën e Allahut, u mbetet të mendojnë se sa u kushton përulja që ia bëjnë të tjerëve përveç Allahut, në vete, pasuri, fëmijë, dhe mbi të gjitha moral dhe nder... kërkesat e xhihadit në rrugën e Allahut përballë gjithë Tagutëve të tokës nuk u kushtojnë më tepër se sa nënshtrimi që i bëhet të tjerëve përveç Allahut, dhe mbi të gjitha i mbulon poshtërsia dhe turpi"[79]

4-Në braktisjen e xhihadit ka humbje të interesave të mëdha në këtë botë dhe në botën tjetër. Prej atyre humbjeve është: humbja e shpërblimit të madh që ka përgatitur Allahu për muxhahidët dhe dëshmorët në Ditën e Gjykimit, mos shijimi i jetës dinjitoze në këtë botë, mënjanohet ligji i Allahut, nuk arrijmë shehidllëkun, nuk fitojmë plaçkën e luftës dhe na ik edukimi imanor, që nuk përsoset ndryshe vetëm se në ambientet e xhihadit dhe në luftë kundër armiqve të Allahut.

5-Një popull që braktis xhihadin, aty futet përçarja dhe armiqësia, zihen me veten, muslimanët shtizat i kthejnë drejt gjokseve të vëllezërve të tyre, dhe kjo është një gjë që vërehet.

Nëse ia bëjmë një rishikim të shpejtë ditëve të fitnes në të cilat u mbyt Uthmani, radijallahu anhu, do të vërejmë gjurmët e braktisjes së xhihadit në rrugën e Allahut, dhe përçarjeve që ndodhin. Në kohën e vrasjes së Uthmanit, radijallahu anhu, ishte ndalur xhihadi dhe muslimanët nuk arritën t'i kthehen xhihadit vetëm pasi u bashkuan nën udhëheqjen e Muavijes, radijallahu anhu.

Dhehebiu –Allahu e mëshiroftë - në librin e tij "Sijeru e'alam el-Nubela" ka përmendur nga Seid Ibën Abdil Azizi se ka thënë: " Kur u vra Uthmani, radijallahu anhu, dhe ndodhi përçarja, njerëzit nuk bënin xhihad derisa u bashkuan nën udhëheqjen e Muavijes, radijallahu anhu, pastaj i biri i tij bëri disa luftëra në tokë dhe det, ku ju bashkëngjitën edhe disa nga Sahabët e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, derisa e kaluan gjirin dhe luftuan me banorët e Konstantinijes në dyert e saj"[80].

Nëse situatës bashkëkohore ia kishim kushtuar një shikim se çfarë ka ndodhur me mënjanimin sheriatit - prej saj është edhe largimi i xhihadit në rrugën e Allahut- do të vërejmë se çfarë i ka kapluar muslimanët nga përçarja, grupimi, kundërshtimet dhe zënia mes vete. Kjo nuk ka ndodhë vetëm se pas largimit nga rruga e vërtetë, braktisjes së xhihadit, e që ka sjellë pushtimin e mosbesimtarëve në vendet e muslimanëve, ku kanë ndezur zjarrin e përçarjes dhe grupimit mes tyre. Ky është ligji i Allahut ndaj gjithë atyre që janë larguar nga sheriati i Allahut dhe kanë harruar atë me çka janë përkujtuar. Allahu thotë: {**Ne e morëm zotimin dhe të atyre që thanë: "Ne jemi nesara" edhe ata e harruan një pjesë të saj me të cilën ishin udhëzuar, andaj Ne kemi ndërsyer armiqësinë e urrejtjen ndërmjet tyre deri në ditën e kiametit. E më vonë Allahu do t'i njoftojë ata me atë që bënë**.} Maide, Ajeti 14.

---

[79] Fi Dhilali el-kur'an 4.1941.
[80] Nuzhetu el-Fudela fi tehdhibi sejri e'alam el-nubela 1/242.

***Edukimi për Xhihad dhe aspektet e përgatitjes në gjendjen tonë bashkëkohore***

Pasi nga hyrjet e kaluara kemi kuptuar kuptimin e përgjithshëm dhe të veçantë të xhihadit, shkallët dhe fazat e tij, llojet dhe synimet, vlerat e kryerjes dhe rreziqet e braktisjes, tani na mundësohet të hyjmë në thelbin e tematikës që kemi zgjedhur, dhe ajo është përmendja e sferave të ndryshme të edukimit për xhihad dhe mjetet e përgatitjes për të. Madje kjo është ajo që më ka nxitur ta shkruaj këtë libër, pasi kam parë në veten time dhe tek shumë thirrës mangësi të madhe në përgatitjen e shpirtrave për xhihad në rrugën e Allahut. Para se të hyj në detaje të kësaj teme, e shoh të domosdoshme të paraqesim në shpejtësi situatën e muslimanëve sot, në dritën e hyrjeve të kaluara që kemi përmendur.

*Mbështetem në Allahun dhe them:*

- Muslimanët sot të përbashkët kanë nënçmimin, poshtërsinë, pushtimin nga ana e armiqve, dhe shumë gjëra tjera. Kjo nuk i ka kapluar për arsye tjetër vetëm se për shkak të kthimit të shpinës fesë së Allahut, dashurisë që kanë ndaj kësaj bote, dhe braktisjes së tyre prej xhihadit. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, thotë: "*Pritet që poput t'ju vërsulen, ashtu si i vërsulen njerëzit ushqimit në pjatë*. Njëri tha: *Do të jemi pak atë ditë*? Pejgamberi u përgjigj: *Vërtetë atë ditë do të jeni shumë, por do të jeni sikurse shkuma e vërshimës. Nga gjokset e armikut tuaj Allahu do të nxjerr frikën që kanë ndaj jush, dhe në gjokset do ta hedhë tuaj vehnin*? Thanë: *Ç'është Vehni o i Dërguar i Allahut*? Tha: *Dashuria ndaj kësaj bote dhe urrejtja e vdekjes*"[81] , këtë e shpjegon edhe hadithi i shitblerjes me kamatë që e kemi përmendur më herët[82].
- Në disa vende muslimanët ballafaqohen me pushtim, invadime ushtarake, luftë psikike dhe amorale. Këta armiq janë ndihmuar nga përgjegjësit e këqij dhe hipokritët prej bijve të muslimanëve, që janë edukuar nën kujdesin e perëndimit, e që kanë marrë në dorë frenat e pushtetit në më shumë se një vend musliman, gjykojnë me ligjet e lindjes dhe perëndimit duke refuzuar ligjin e Allahut. Kanë miqësuar armiqtë e Allahut dhe kanë armiqësuar miqtë e Allahut.
- Në këtë situatë të vështirë, këtë invadim ushtarak dhe psikik, Allahu nuk e ka lënë pa rezistencë. Madje nga robërit e Tij ka zgjedhur një palë, me gjithë numrin dhe mundësitë e vogla që kanë, që janë ngritur me të vërtetën, e zmbrapsin të kotën si përmbushje e fjalës së Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem: "*Vazhdon të jetë një palë nga ummeti im të qëndrojë me të*

[81] Transmeton Ebu Davudi 4297, Shejh Albani thotë hadithi është i saktë në Sahih sunen ebi Davud 3610.
[82] Shih hadithin që kemi përmendur.

*vërtetën, nuk i dëmton ata kush i braktis, e as kush i kundërshton derisa të vijë urdhri i Allahut, t'i gjejë në këtë gjendje"*[83].

Kjo palë është e përhapur në tokë me misione të ndryshme, prej tyre ka dijetarë që e thonë të vërtetën dhe njerëzve ua mësojnë çështjet e fesë.

Prej tyre ka thirrës dhe edukatorë që i thërrasin njerëzit në të mirë, dhe ua tërheqin vërejtjen nga punët e liga, vizitojnë fshatra dhe qytete për ta përhapur teuhidin dhe të mirë në mesin e njerëzve, përdorin të gjitha mjetet që u mundësohen dhe në këtë ndihmojnë me ligjërata, tubime, kurse, shkrime, kaseta të dobishme dhe mjete tjera.

Prej tyre ka që bëjnë luftë kundër armikut mosbesimtar që ka sulmuar vendet muslimane. Mirëpo, me gjithë ekzistencën e këtyre grupeve, që secila nga ajo kryen një lloj xhihadi, prapë, fesadi, e kota, lufta ushtarake dhe psikike, është shumë më e madhe nga mundësitë e këtyre grupeve, madje ka vende muslimane ku nuk ekziston asnjëra nga këto grupe.

-Allahu na ka tërhequr vërejtjen nga armiqtë tanë mosbesimtarë dhe ndihmuesit e tyre hipokritë, kur thotë: {**O ju që besuat, mos i zini për miq të ngushtë të tjerët jashtë mesit tuaj, ata nuk pushojnë së vepruari në dëm tuajin, u dëshirojnë çka u mundon juve. Urrejtja kundër jush duket nga gojët e tyre, por ajo që fshehin në gjokset e tyre, është edhe më e madhe. Ne pra, u kemi sqaruar faktet nëse ju i kuptoni. Ja, ju (muslimanë) jeni që i doni ata, e ata nuk u duan** } Ali Imran, Ajetet 118 -119.

Ajo që po ndodh prej disa viteve nga sulmet e kryqëzatave kundër Islamit dhe muslimanëve, veçanërisht pas 11 shtatorit, është dëshmia më e madhe që e vërteton ky Ajet dhe shumë Ajete tjera që u tërheqin vërejtjen muslimanëve kundër mosbesimtarëve dhe armiqësisë së tyre, siç është fjala e Allahut: {**Ata do t'ju luftojnë juve vazhdimisht për t'ju zbrapsur, nëse munden, nga feja juaj**} Bekare, Ajeti 217.

Sulmet e kryqëzatave mbi Afganistan, ajo që e shoqëroj nga shkatërrimi i natyrës dhe njerëzve, ajo që po ndodhë në Palestinë, dhe sinjali se do të ndërhyjnë në çdo vend musliman ku ka dikush që refuzon imitimin e perëndimit dhe i kundërvihet atyre, i detyron muslimanët – sidomos thirrësit dhe edukatorët - të mendojnë për një lëvizje serioze, në dhënien e kontributit dhe konsultimeve për mënyrën e zgjimit të ummetit nga gjumi, që të kuptojnë rrezikun që i pret nga mosbesimtarët. Ajo që ndodh në vendet e largëta dhe të afërta muslimane nga sulmet që i bëhen fesë, pasurisë dhe nderit të tyre, nuk është larg t'i kaplojë edhe të tjerët. Nëse nuk lëvizin të sinqertit nga thirrësit dhe dijetarët, për t' i përgatitur besimtarët kundër armiqve të tyre mosbesimtarë dhe hipokritë, nuk do t'u bëjë dobi pendimi kur do të befasohen muslimanët nga sulmet, pushtimi dhe nënçmimi që do t'ua bëjnë mosbesimtarët. Dijetarët kanë përmendur se nëse armiku i sulmon besimtarët, zmbrapsja e tij bëhet obligim për të gjithë muslimanët. A jemi përgatitur në të gjitha aspektet për këtë gjë?!

[83] Buhariu në "El-Tevhid" 7640, Muslimi 1037.

Ibën Tejmije thotë: " …Nëse armiku dëshiron t'i sulmojë muslimanët, rezistenca bëhet obligim për ata që janë nën shënjestrën e tyre dhe për ata që nuk janë nën shënjestër, për t'i ndihmuar….kjo bëhet obligim për çdonjërin brenda mundësive që të rezistojë me veten dhe pasurinë e tij. Qofshin pak apo shumë, hipur apo në këmbë, ashtu si vepruan muslimanët ne Hendek kur ishin nën shënjestrën e mosbesimtarëve. Allahu nuk ia lejoi askujt ndejën kur muslimanët sulmoheshin, siç ua lejoi mos daljen në xhihad kur muslimanët ishin ata që sulmonin"[84]

Kjo është në xhihadin mbrojtës, ndërsa shkaqet e këtij xhihadi janë prezent në vendet muslimane ku sulmohen. Kurse xhihadin ofensivë dhe luftën kundër mosbesimtarëve ne vendin e tyre, duhet ta parakalojë ngritja e shtetit dhe mundësia për çlirimin e atyre vendeve. Prandaj së pari është obligim përgatitja për ngritjen e shtetit, pastaj forcimi dhe përgatitja e muxhahidëve për t'i luftuar mosbesimtarët derisa mos të ngelë fitne dhe feja të jetë vetëm për Allahun.

Shejhul-Islam Ibën Tejmije thotë: "…ashtu siç obligohet përgatitja me forcë dhe kuaj për xhihad në kohën kur bie obligimi i xhihadit për shkak pamundësisë. Ngase obligohet mjeti me të cilën plotësohet obligimi"[85]

- Në dritën e ligjeve të Allahut dhe në dritën e shikimit të asaj që ka kaluar, na mundësohet të themi se xhihadi kundër mosbesimtarëve, beteja me të kotën, është çështje e pashmangshme, veçanërisht xhihadi mbrojtës, pasi është bërë obligim për muslimanët dhe nuk ka ikje nga kjo – siç po ndodh sot ne Afganistan, Çeçeni, Kashmir, Palestinë – obligimi bie mbi banorët e atyre vendeve, ta mbrojnë fenë, shtëpitë, dhe nderin e tyre, me krejt mundësitë që kanë. Siç është obligim për muslimanët që janë afër tyre t'u ndihmojnë, mos t'i braktisin e t'i dorëzojnë në duart e mosbesimtarëve.

Pasi xhihadi kundër mosbesimtarëve, mbrojtja dhe dëbimi i tyre nga vendet e muslimanëve është një gjë e obliguar – qofshin vende të okupuara apo që janë nën kërcënim të pushtimit – atëherë çfarë duhet të përgatisim për këtë xhihad, me kuptimin e përgjithshëm??

## Ndalja e parë

*Obligimi i xhihadit me kuptimin e përgjithshëm, nuk bie nga muslimani*

Obligimi i xhihadit me kuptimin e përgjithshëm nuk bie nga muslimani, sepse kemi përmendur më herët se xhihadi është disa llojesh. Kemi xhihadin me veten dhe me shejtanin, që është një lloj nga llojet e xhihadit – dhe është parapërgatitje për xhihadin kundër mosbesimtarëve – prandaj, obligimi i xhihadit në kuptimin e përgjithshëm nuk bie nga asnjë musliman.

---

[84] Mexhmul Fetava 28/ 358-359.
[85] Mexhmul Fetava 28/259

Pastaj lloji i xhihadit kundër mosbesimtarëve është obligim për çdonjërin, që kryhet me zemër, ose me fjalë, me dorë ose me armë - sipas mundësisë, nëse nuk ka as xhihad me zemër, nuk ka asnjë thërrmijë të imanit. Xhihadi me zemër nënkupton largimin nga mosbesimtarët, urrejtjen ndaj tyre, nxitjen e vetes për xhihad dhe përgatitjen për të. Ibën Kajimi thotë: "E vërteta është se lloji i xhihadit është obligim për çdo musliman, kryhet me zemër ose me gjuhë, me pasuri ose me dorë. Andaj çdo musliman e ka obligim të bëjë xhihad me njërën nga llojet e këtij xhihadi.
Derisa xhihadin luftarak[86] është farz kifaje, për xhihadin me pasuri ka dy mendime, por e sakta është se obligohet, sepse lloji i xhihadit me pasuri dhe me vete, në Kur'an është i barabartë. Allahu thotë: {**Dilni me lehtësi ose vështirësi, dhe luftoni me pasurinë tuaj dhe me veten tuaj në rrugën e Allahut; kjo është për ju më e dobishmja, nëse e dini.**} Tevbe, Ajeti 41.
Kur'ani e ka lidhur shpëtimin nga zjarri, shpëtimin nga mëkatet dhe hyrjen në Xhennet me xhihadin që bëhet me veten dhe pasurinë. Allahu thotë: {**O ju që keni besuar, a t'ju tregoj për një tregti të bujshme që ju shpëton prej një dënimi të dhembshëm: T'i besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij, të luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë tuaj dhe veten tuaj, e kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini. Ai (Allahu) iu falë mëkatet tuaja, ju shpie në Xhennete nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe në pallate të bukura në Xhennetet e amshueshme, e këto janë ai suksesi më i madh.**} Saff, Ajetet 10-12. Kemi edhe një gjë tjetër që e dëshirojmë, a ajo është "Ndihmë nga Allahu, dhe fitore të afërt" [87]

Xhihadi kundër vetes dhe shejtanit janë bazë e xhihadit kundër mosbesimtarëve, fitorja kundër tyre në fushën e betejës është rezultat i fitores së më hershme kundër vetes dhe shejtanit. Madje xhihadi kundër vetes dhe shejtanit vazhdon tërë jetën, sepse bëhet para hyrjes në luftë me mosbesimtarët, gjatë luftës dhe pasi të përfundoj lufta.
Për rendësinë e këtij xhihadi ka folur Ibën Kajimi, kur shpjegon fjalën e Allahut: {**E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne, me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne**} Ankebut, Ajeti 69, thotë: "Allahu ,subhanehu ue teala, udhëzimin e ka lidhur me xhihadin. Njeriu me udhëzim më të plotë është ai që bënë më së shumti xhihad. Xhihadi më i obliguar është xhihadi i vetes, epshit, xhihadi kundër shejtajnit, dhe kundër dynjasë. Kush i lufton këto katër gjëra, Allahu e udhëzon në rrugën që arrin kënaqësinë e Tij, që e dërgon për në Xhennet. Kush e braktis xhihadin humb nga udhëzimi për aq sa e ka braktisur xhihadin.
Xhunejdi në shpjegimin e Ajetit të kaluar thotë: Ata që i luftuan epshet e tyre duke u penduar do t'i udhëzojmë në rrugën e sinqeritetit. Njeriu nuk mund ta luftojë armikun e tij të jashtëm, vetëm pasi t'i luftojë armiqtë e tij të brendshëm. Ai që triumfon kundër armikut të tij të brendshëm e

[86] Kjo është për xhihadin sulmues, kurse xhihadi mbrojtës është obligim për çdonjërin nga banorët e vendit kur sulmohen nga mosbesimtarët.
[87] Zadu el-Miad 3/72.

fiton edhe armikun e jashtëm. Ai që humbë para armikut të brendshëm pëson disfatë edhe para armikut të jashtëm"[88].

Më vonë do të vijë shpjegimi zgjeruar, kur do të flasim për përgatitjen morale dhe imanore të xhihadit në rrugën e Allahut.

Ndalja e dytë

*Kërkimi i përgatitjes imanore para xhihadit, nuk nënkupton, braktisje të xhihadit derisa të plotësohet përgatitja*

Fjala se obligohet përgatitja imanore para xhihadit kundër mosbesimtarëve, nuk nënkupton braktisjen e xhihadit mbrojtës, derisa të plotësohet përgatitja imanore. Këtë nuk e thotë njeriu i mençur. Madje kjo vije ndesh me qëllimet e sheriatit për mbrojtjen e pesë gjërave të domosdoshme. Në xhihadin mbrojtës, muslimanët obligohen të luftojnë në atë gjendje që janë. Pavarësisht a janë të dobët në aspektin imanor dhe a ekziston dobësia në përgatitjen materiale. Nëse armiku nuk largohet ndryshe nga vendi, të shenjtat dhe feja, përveçse me luftë, atëherë obligohet për muslimanët të luftojnë me atë që u mundësohet nga fuqia, dhe kjo nuk kushtëzohet nga mundësia për largimin e mosbesimtarëve, as nga fuqia imanore. Patjetër duhet të dallojmë mes xhihadit sulmues, në të cilin kushtëzohet përgatitja materiale dhe morale, nga xhihadi mbrojtës që nuk kushtëzohet një gjë e tillë.

Shjehul Islam Ibën Tejmije thotë: " Xhihadi mbrojtës është lloji më i rëndë i mbrojtjes nga sulmuesi që sulmon nderin dhe fenë, dhe ky është obligim me ixhma (konsensus). Nuk ka diçka më të obliguar pas imanit se sa mbrojtja nga armiku që sulmon, që prish fenë dhe dynjanë. Nuk kushtëzohet asnjë kusht, por obligohemi të mbrohemi me mundësitë që kemi. Dijetarët e kanë thënë këtë. Andaj obligohemi ta dallojmë xhihadin mbrojtës nga i padrejti dhe mosbesimtari, prej xhihadit sulmues ku kërkohet armiku në vendin e tij"[89].

Kjo nuk do të thotë se pasi përgatitja në xhihadin mbrojtës nuk kushtëzohet, se duhet ta anashkalojmë, por obligohemi të mbrohemi me atë që na mundësohet, të përgatitemi për mbrojtje gjatë luftës. Ka mundësi që lufta mbrojtëse të zgjat me muaj dhe vite, atëherë obligohemi të ngutemi gjatë luftës të përgatisim mundësitë tona materiale, dhe përgatitjen e luftëtarëve duke krijuar plan- program shkencor dhe praktik për ta frocuar këtë anë, sepse kjo ndikon shumë në qëndrim, durim, zbritjen e ndihmës së Allahut, dështimin e mosbesimtarëve,

[88] El-Fevaid f.59, kemi përmendur fjalëne Ibën Mubarekit dhe të Imam Ahmedit se kur polemizojnë njerëzit në ndonjë çështje shikoni qëndrimin e muxhahidëve në xhihad se e vërteta është me ata" bazuar në këtë, këtu hyn edhe xhihadi kundër epshit dhe lufta kundër mosbesimtarëve.

[89] el-Ihtijarat el-fikhije f.309-310.

largimin e tyre nga vendet tona dhe nderi ynë. Nevoja shtohet në situatat që janë sot, ku mosbesimtarët kërcënohen se do t'i sulmojnë vendet muslimane që kanë mbetur.
Duhet të përmendim se ambientet e xhihadit janë nga ambientet më të mira ku muxhahidët përgatiten me iman, edukim, asketizëm, flijim dhe kjo gjë vërehet. Atë që e kanë arritur brenda një viti disa muxhahid, nga flijimet, pastrimi i veprave të zemrës, asketizmi, dhe sinqeriteti, të tjerët nuk e kanë arritur atë për disa vite.

**Ndalja e tretë**

*Pikat në të cilat takohen dhe dallojnë xhihadi mbrojtës nga ai sulmues*

- Xhihadi sulmues përputhet me xhihadin mbrojtës dhe dallon me atë në disa çështje:
1-Këto dy lloje të xhihadit përputhen në domosdoshmërinë e përgatitjes për luftimin e mosbesimtarëve, qoftë ajo përgatitje imanore apo materiale, mirëpo dallojnë në atë se xhihadi sulmues ka kohën më të gjerë dhe nuk ngutemi për të para se t'i plotësojmë kushtet. Më të rëndësishmet janë:
a).Mundësia me përgatitje ushtarake dhe armatim.
b).Përgatitja imanore nga anët e ndryshme, që do ti shpjegojmë më vonë InshaAllah.
c).Ekzistenca e shtetit dhe vendit ku muxhahidët do të kenë siguri dhe mbrojtje dhe prej aty nisen.
d).Nëse armiku është nga munafikët apo murtedët, që muslimanëve u është pështjellur çështja e tyre, atëherë xhihadin ushtarak duhet ta parakalojë xhihadi i shpjegimit, që njerëzit të njihen me rrugën e kriminelëve, flamurin e kufrit, dhe muxhahidët do ta njoftojnë popullin me veten e tyre, ashtu që të kuptohet e vërteta e thirrjes dhe qëllimit të tyre, të bëhet e ditur se ata nuk janë ashtu siç paraqiten nga mediumet e kriminelëve si terroristë, përçarës, e si të larguar nga sheriati. Këtë do ta shpjegojmë më vonë.
Zakonisht xhihadi mbrojtës bëhet kundër mosbesimtarëve që sulmojnë, flamuri i tyre njihet nga njerëzit dhe çështja nuk kërkon mund të madh për t'i njoftuar njerëzit me armikun e tyre, sepse gjendja e tij nuk është sikur çështja e munafikut që u pështillet njerëzve.
Shembull ku flamuri i kufrit dihet dhe populli është i njohur me të është: Afganistani, Kashmiri, Çeçenia, dhe Palestina.
Në xhihadin mbrojtës nuk kushtëzohet krijimi i shtetit që i mbron, por muxhahidët nisen nga vendet dhe situata që u mundësohet. Sepse nuk kanë zgjedhje tjetër. Sikur të gjenin vendin e sigurt ajo do të ishte edhe më mirë, mirëpo nuk është kusht.
2-Xhihadi mbrojtës dallon nga xhihadi sulmues, në çështjen e obligimit. Xhihadi mbrojtës është obligim për çdo musliman edhe nëse nuk janë pjekur kushtet nga ana materiale dhe imanore, me kusht që individi të ketë bazën e teuhidit dhe imanit siç e kemi përmendur në ndaljen e kaluar. Kurse xhihadi sulmues është farz kifaje, përveç nëse udhëheqësi i muslimanëve kërkon

nga të gjithë muslimanët të dalin në luftë, atëherë bëhet obligim për të gjithë, siç bëhet obligim edhe nëse muslimani prezanton në rresht dhe është para ballafaqimit me mosbesimtarët.
3- Shikuar në synimin e dy llojeve të xhihadit, vërejmë se të dy llojet shoqërohen në synim. Sepse janë për ta zmbrapsur fitnen nga njerëzit që u bëhet në fe dhe të shenjtat e tyre, mirëpo xhihadi sulmues është për ta eliminuar shirkun dhe të padrejtën nga gjithë njerëzit, madje edhe në vendet e mosbesimtarëve ku tagutët i kanë robëruar njerëzit, dhe pengojnë të arrijë feja e vërtetë. Prandaj vjen xhihadi sulmues, për ta evituar fitnen e shirkut dhe për t'i nxjerrë njerëzit nga errësira në dritë dhe feja të jetë vetëm për Allahun.

## Ndalja e katërt

*Kuptimi i përgatitjes imanore apo morale, për xhihad në rrugën e Allahut*

Çfarë kemi për qëllim me fjalën përgatitje imanore, për të bërë xhihadin në rrugën e Allahut?
Përgjigje: Është vërtetuar nga thëniet e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem: "*Kush nuk lufton dhe nuk i flet vetes për luftë, vdes me një degë të degëve të nifakut*"[90]
Ai që shikon në situatën tonë sot, mënyrën e të menduarit dhe jetën tonë, do të sheh dobësinë e vendosmërisë tek ne në përgatitjen e vetes për xhihad, përveç atij që e ka mëshiruar Allahu. Një shikim i shpejtë në gjërat që na interesojnë dhe në atë që i preokupon zemrat tona, do të vërtetonte se nuk janë gjëra që u interesojnë muxhahidëve, gjithashtu këtë e vërteton edhe mënyra e jetës që përfshin luksin, dashurinë për qetësi dhe rahati, lakminë pas dynjasë dhe lidhja e dobët me Allahun. E gjithë kjo nuk pajtohet me të vërtetën për t'i folur vetes për xhihad dhe për përgatitje. Kush jeton në këtë gjendje ai është prej të parëve që do të ikte kur të thirrej për xhihad, sepse "T'i flasësh vetes për xhihad" që shpëton njeriun nga dega e nifakut, nuk është vetëm e folur e thjeshtë se do të luftojë, do të bëj xhihad dhe me kaq të përfundojë, e pastaj të vazhdojë i mbështetur në kolltukun e tij, zemra e tij e mbushur me dynja. Kjo e folur kurrsesi nuk e shpëton njeriun nga dega e nifakut. Ngase t'i flasësh vetes për luftë, kërkon vepra praktike që domosdo kanë nevojë për vendosmëri. Këtë e kemi për qëllim kur themi përgatitje imanore apo morale.
Xhihadi në rrugën e Allahut është ibadet i madh që ka nevojë për sabër, sepse aty ka vështirësi dhe flijim që nuk gjenden në ibadetet tjera, mirëpo është i lehtë dhe i ëmbël për ata që i ka zgjedhur Allahu për ta ndihmuar fenë e Tij, për të qenë më e larta.
Pasi xhihadi përmban vështirësi, harxhim të pasurisë dhe flijim të shpirtit, atëherë përgatitja me iman, sinqeritet, ndjekje, durim, lidhje të fortë me Allahun, është çështje e domosdoshme, përndryshe thyhet fuqia dhe shkrihet vullneti.

[90] Kemi përmendur transmetimin.

Prej kësaj ishte urdhri i Allahut, Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, të zgjat namazin e natës, si parapërgatitje për bartjen e fjalës së rëndë, dhe kumtimin tek njerëzit. Allahu thotë: {**O ti i mbështjellë! Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj. Gjysmën e saj ose diç më pak se gjysmën. Ose shto diç prej saj dhe Kur'anin lexoje me vëmendje**.} Muzemil, Ajetet 1-4.
Po ashtu për të realizuar fitore kundër armiqve kur takohemi me ata dhe për të qëndruar në luftë, para xhihadit obligohet përgatitja imanore.
Allahu thotë: {**Sikur t'i kishim obliguar ata: mbytni vetveten tuaj, atë (obligim) nuk do ta zbatonin, me përjashtim të një pakice prej tyre. Po sikur të zbatonin atë që këshilloheshin do të ishte më mirë për ta dhe do t'i përforconte më shumë. Dhe atëherë do t'u jepnim atyre nga ana Jonë shpërblim të madh**.} Nisa, Ajetet 66-67.
Përgatitja imanore me vepër dhe dituri, i largon muxhahidët nga mëkatet dhe lakmia ndaj dynjasë, që janë shkak për disfatë dhe braktisje të xhihadit, siç i ka thënë Umeri, radijallahu anhu, Sa'd Ibën ebi Vekasit, radijallahu anhu, në luftën kundër Persianëve:"Vërtet frika nga Allahu është përgatitja më e madhe kundër armikut…deri në fjalën…mëkatet e ushtrisë janë më të rrezikshme sesa armiku i tyre, sepse muslimanët ndihmohen me mëkatet që i bën armiku. Sikur mos të ishte kjo, nuk do të kishim fuqi kundër tyre, sepse numri ynë nuk është sa i tyre, arma jonë nuk është si arma e tyre, e nëse barazohemi me armikun në mëkat, atëherë ata na mundin me fuqinë që kanë"
Buhariu në sahihun e tij, në kapitullin e xhihadit thotë: "Kapitulli i veprës së mirë para luftës. Ebu Derda thotë: Vërtet luftoni me veprat tuaja të mira"[91].
Ibën Haxheri në "Fet-hul Bari" thotë: " Është transmetuar nga rruga e Ebi Is-hak el-Fezarit se Ebu Derdaja ka thënë: O ju njerëz vepron vepra të mira para luftës, sepse luftoni me veprat tuaja, pastaj pashë qartësimin e Buhariut se kjo rrugë e transmetimit është e këputur"[92].
Baza e përgatitjes imanore për muxhahidët, është ajo që ka përmendur Allahu në suren Tevbe, nga cilësitë e muxhahidëve, që ka blerë prej tyre veten dhe pasurinë e tyre me Xhennet: {**Allahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me Xhennet. Luftojnë në rrugën e Allahut, mbysin dhe mbyten. (Allahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhill e Kur'an. E kush është më zbatues i sigurt i premtimit të vet se Allahu? Pra, gëzohuni tregtisë që bëtë me Të. Ky është sukses i madh.**} Tevbe, Ajeti 111.
Këtë besëlidhje e ka përfunduar me cilësitë e atyre që janë për xhihad, që kanë shitur veten dhe pasurinë e tyre për Allahun ,subhanehu ue teala .
Allahu thotë: **{(Të Xhennetit janë) Edhe ata që pendohen, ata që sinqerisht adhurojnë, ata që falënderojnë, ata që agjërojnë, ata që bëjnë ruku, që bëjnë sexhde, që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqijat, edhe përmbushin dispozitat e Allahut. Pra, përgëzoji besimtarët.** } Tevbe, Ajeti 112.

[91] Fet'hu el-barij 6/29.
[92] referenca e njejt.

Dikujt që tha: Dëshiroj t'ia shes veten Allahut, të luftoj derisa të vritem. Abdullah Ibën Umeri, radijallahu anhu, i tha: I mjeri, ku janë kushtet? Ku është fjala e Allahut?: {(**Të Xhennetit janë) Edhe ata që pendohen, ata që sinqerisht adhurojnë, ata që falenderojnë, ata që agjërojnë, ata që bëjnë ruku, që bëjnë sexhde, që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqijat, edhe përmbushin dispozitat e Allahut. Pra, përgëzoj besimtarët.**}[93] Tevbe, Ajeti 112.

Ky Ajet ka përmbledhur themelet e veprave të brendshme dhe të jashtme që i do Allahu ,subhanehu ue teala. Shejh Sa'di - Allahu e mëshiroftë - në shpjegimin e këtyre Ajeteve, thotë: "Nëse dëshiron të dish vlerën e kontratës, shih kush është blerësi? Ai është Allahu. Shih kompensimin që është, kompensimi më i madh dhe më i vlefshëm, ato janë Xhennetet e përhershme. Shih çmimi që jepet, është shpirti dhe pasuria që janë dy gjërat më të dashura te njeriu. Shih në dorën e kujt është bërë kjo kontratë? Është Pejgamberi më i nderuar, salallahu alejhi ve selem. Shih në cilin libër është regjistruar? Është regjistruar në librin më të madh që i ka zbritur krijesës më të mirë. Ngjan sikur të ishte thënë: Kush janë ata besimtarë që kanë përgëzimin nga Allahu se do të hyjnë në Xhennet dhe arritjen e ndereve?

Tha: Janë të penduarit- që nuk ndahet nga ata pendimi nga gjitha veprat e këqija në çdo kohë.

Adhuruesit –që kanë cilësinë e adhurimit, që vazhdojnë me respekt ndaj Allahut, duke kryer obligimet, dhe të preferuarat në çdo kohë, ku robi me këtë bëhet rob prej ibadetçive (të devotshmëve).

Falënderuesit- që e falënderojnë Allahun fshehtas dhe haptas, në lehtësi dhe vështirësi, pranojnë dhuntitë e Allahut ndaj tyre, që falënderojnë Allahun gjatë natës dhe ditës.

Saihunët- është shpjeguar si agjëruesit apo kërkuesit e diturisë. E saktë është se janë për qëllim udhëtarët në vepra të mira, si Haxhi, Umreja, Xhihadi, kërkimi i diturisë, lidhja farefisnore dhe të ngjashme.

Ata rrinë në ruku dhe sexhde - që bëjnë namaz shumë, që përmban ruku dhe sexhde.

Urdhëruesit në të mirë - hyjnë të gjitha veprat e obliguara dhe të preferuara.

Ndaluesit nga e keqja- nga gjithë ajo që ka ndaluar Allahu,subhanehu ue teala.

Ruajtësit e kufijve të Allahut – duke i mësuar kufijtë e Allahut që ia ka zbritur Allahu të Dërguarit të Tij, dhe duke ruajtur atë që ka obliguar Allahu dhe që ka ndaluar nga ato"[94].

Sejid Kutbi thotë: "Këtë tekst e kam lexuar më herët, e kam dëgjuar pa masë, gjatë hifzit tim të Kur'anit, gjatë leximit të Kur'anit, pastaj gjatë studimit tim të Kur'anit me shumë se një çerek shekulli …këtë tekst…kur kam dashur ta shpjegoj në "el-Dhilal", kam ndier se në të e kam kuptuar atë që nuk e kam kuptuar më herët gjatë leximit tim gjithë asaj kohe që e kisha kaluar!!

Vërtet është tekst mahnitës! Shpjegon për të vërtetën e lidhjes që lidh besimtarët me Allahun ,subhanehu ue teala, flet për të vërtetën e besëlidhjes që kanë dhënë – me pranimin e Islamit – gjatë jetës së tyre. Kush bën këtë kontratë dhe e plotëson. Është besimtar i vërtetë që meriton

93 Xhami el-usul 2/580.
94 Tefsir el-Sa'dij 2/290.

cilësimin si besimtarë. Përndryshe mbetet pretendim që ka nevojë për vërtetim. E vërteta e kësaj besëlidhje apo shitblerje siç e ka emërtuar Allahu ,subhanehu ue teala, është se Allahu ka zgjedhur për veten e Tij shpirtrat dhe pasurinë e besimtarëve, dhe atyre nuk u ka mbetur gjë…nuk u ka mbetur diçka nga ajo për të zgjedhur për ta dhënë apo për të mos e dhënë….kurrsesi…sepse është gjë e shitur blerësit, dhe blerësi vendos ashtu si do Ai. Kurse shitësit nuk i mbetet asgjë përveçse të vazhdojë rrugën që i tregohet, mos të kthehet mbrapa, mos të polemizojë, mos të thotë asgjë përveç respekt, vepër dhe dorëzim…. Shpërblimi është Xhenneti…kurse rruga është xhihadi, lufta dhe vrasja. … përfundimi është fitore ose shehidllëk…e vërteta patjetër duhet të niset drejt rrugës kurse e kota do t'i qëndrojë në rrugë! E vërteta duhet të hapë rrugën, të marshojë feja e Allahut për të çliruar njerëzimin nga robëria që u bëhet njerëzve, dhe për t'i kthyer në robër vetëm të Allahut. Në rrugë do t'i qëndrojë Taguti…,por në "tokë" patjetër duhet të marshojë feja e Allahut për ta çliruar njeriun. E vërteta patjetër duhet të vazhdojë rrugën dhe mos ta lejojë të kotën të merr rrugën! Derisa në "tokë" ka kufër, derisa në "tokë" ka vend e kota, derisa në "tokë" i bëhet robëria tjetër kujt përveç Allahut, nënçmohet dinjiteti i njeriut, xhihadi do të vazhdojë, besëlidhja është mbi qafën e çdo muslimani që kërkon plotësimin përndryshe nuk është iman i plotë. "*Kush vdes dhe nuk ka luftuar, as nuk I ka folur vetes për luftë. Vdes me një degë nga degët e nifakut*"[95]. Xhihadi nuk është vetëm hyrje në luftë, por një kulm që ngrihet mbi një bazë imanore, që shfaqet në ndjenja, simbole, sjellje dhe vepra. Besimtarët me të cilët Allahu ka bërë kontratën, tek të cilët paraqitet realiteti i imanit, janë popull tek të cilët janë cilësitë themelore të imanit. Allahu thotë: {(**Të Xhennetit janë) Edhe ata që pendohen, ata që sinqerisht adhurojnë, ata që falënderojnë, ata që agjërojnë, ata që bëjnë ruku, që bëjnë sexhde, që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqijat, edhe përmbushin dispozitat e Allahut. Pra, përgëzoi besimtarët.**} Tevbe, Ajeti - 112.

Kjo është bashkësia e besimtarëve që Allahu ka bërë marrëveshjen me ta, këto janë cilësitë dhe karakteristikat e saj. Pendimi që e kthen robin te Allahu, e ndal atë nga mëkati, e nxit në vepër të mirë, në adhurim që e lidhë me Allahun, falënderim në kënaqësi dhe vështirësi, si rezultat i plotë në bindjen, mëshirën dhe drejtësinë e Tij. Udhëtimi i krijesave të Allahut me argumentet që flasin në gjithësi për urtësinë dhe të vërtetën në krijimin e krijesave. Ndalimi nga e keqja, që nuk ndalet vetëm në rregullimin e vetes, por vazhdon në përmirësimin e njerëzve dhe jetës, ruajtje të kufijve të Allahut, që i zmbraps tepruesit dhe shkelësit, i ruan nga sulmet dhe anashkalimi.

Kjo, është ajo bashkësi e besimtarëve që ka shitur veten për Xhennet, që ka blerë nga ajo vetët dhe pasurinë, me ligjin e Allahut prej kur ishte feja e Allahut, të Dërguarit dhe Librat e Tij, që të ecin në luftë, në rrugën e Allahut për të qenë fjala e Tij më e larta, për t'i eliminuar armiqtë e Allahut që armiqësojnë Allahun, ose, të bien dëshmorë në betejën që nuk pushon mes të vërtetës

---

[95] Kemi përmendur transmetimin.

dhe të kotës, mes Islamit dhe xhahiljetit, mes sheriatit dhe tagutit, mes udhëzimit dhe devijimit. Jeta nuk është argëtim dhe lojë, as nuk është për të ngrënë sikur që ushqehen kafshët, nuk është nënçmim për të shpëtuar, e as rahati dhe kënaqësi si kompensim për një paqe të pavlefshme…. Por është: rezistencë në rrugën e së vërtetës, xhihad në rrugën e së mirës, ndihmë fjalës së Allahut për të qenë më e larta, apo shehidllëk në rrugën e Allahut…,pastaj Xhenneti dhe kënaqësia e Allahut…"[96]

**Ndalja e pestë**

*Xhihadi kundër vetes dhe shkallët e tij*

Pasi nga Ajeti i Tevbes na u qartësuan cilësitë e atyre që bëjnë xhihad, me atë na bëhet e qartë edhe rëndësia e përgatitjes imanore për muxhahidët, ashtu që kur të takohen me armikun të jenë të përgatitur moralisht dhe me iman. Në ndaljen e fundit do të qartësohen në detaje anët e kësaj përgatitje dhe mjetet e ndryshme për realizim e përgatitjes për aq sa na e mundëson Allahu ,subhanehu ue teala, sepse vetëm prej Tij kërkohet ndihma, dhe vetëm te Ai është mbështetja. Nuk kemi fuqi dhe as mundësi, vetëm se me Atë.
Mbështetem në Allahun dhe them:
Baza e përgatitjes që parakalon xhihadin kundër mosbesimtarëve është xhihadi kundër vetes dhe shejtanit. Beteja me ato është e vazhdueshme, e pandalshme, prej kur muslimani hyn në moshën madhore, derisa ti vije vdekja. Pra xhihadi nuk përkufizohet me kohë, por ai kërkohet para se të takohemi me armikun, gjatë takimit, dhe pas takimit. Fitorja kundër armiqve në fushat e betejës është peng i fitores ndaj vetes dhe shejtanit.
Ajo që kërkohet në xhihadin e vetes janë katër anë të rëndësishme, që i kemi përmendur në fillim të librit nga Imam Ibën Kajimi - Allahu e mëshiroftë. Këtu do t'i përsërisim sepse janë bazat e përgatitjes se përgjithshme me të cilat robi shpëton nga humbja në këtë botë dhe në botën tjetër. Allahu ,subhanehu ue teala, me këtë përgatitje i forcon robërit e Tij në fushën e xhihadit dhe në raste tjera[97].

thotë: -Allahu e mëshiroftë –
a). Të bën xhihad për të mësuar udhëzimin, fenë e vërtetë që nuk ka shpëtim dhe kënaqësi në këtë botë, e as në botën tjetër vetëm se me të. Nëse i ik njohja e fesë nuk do të kënaqet në asnjërën prej dy botëve.
b). Ta luftojë veten, për të vepruar me atë që ka mësuar, sepse dituria pa vepër nëse nuk e dëmton as dobi nuk i sjell.

[96] Fi Dhilali el-Kur'an 3/1716-1717.
[97] Shih: shpjegimin në detaje të këtyre themeleve në librin e autorit "Vekafat terbevije fi dev'i suretil Asri"

c). Të luftojë veten për të thirrur në këtë fe dhe për t'i mësuar ata që nuk dinë, përndryshe është prej atyre që e fsheh atë që e ka zbritur Allahu nga udhëzimi, nuk i bën dobi dituria, e as nuk e shpëton nga dënimi i Allahut.
d). Të luftojë veten me durim ndaj vështirësive me të cilat ballafaqohet në thirrjen që e bën në rrugën e Allahut, të durojë ndaj sjelljeve të këqija të njerëzve dhe gjithë këtë ta bën për hir të Allahut ,subhanehu ue teala.
Kur t'i plotësojë këto katër shkallë bëhet prej rebanijinëve. Sepse dijetarët janë të një mendimi se dijetari nuk quhet rebanijen përderisa të dijë të vërtetën, të veprojë me të dhe t'ua mësoj tjerëve. Ai që mëson, vepron dhe i mëson të tjerët, ai përmendet i madh në mbretërinë e qiellit[98].
Në çdo shkallë nga këto shkallë, kemi çështje të detajeve, programe shkencore, praktike, për t'i realizuar dhe plotësuar ato. Andaj do t'i përsërisim këto shkallë që i kemi përmendur më herët në detaje, siç vijon:

## Shkalla e parë

*Lufta kundër vetes për ta mësuar udhëzimin dhe fenë e vërtetë*

Mësimi i sheriatit, njohja e së vërtetës, është çështje që duhet ta shoqërojë çdo musliman, e mos të flasim për thirrësin dhe muxhahidin në rrugën e Allahu, subhanehu ue teala. Allahu thotë: {**Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë dhe ai që vjen pas meje thërrasim te Allahu. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam nga idhujtarët."**} Jusuf, Ajeti 108.
Allahu në këtë Ajet ka përmendur se thirrja për te Allahu- xhihadi është prej thirrjes–patjetër duhet të jetë me dituri, sepse ajo në të cilën thërret dhe për të cilën bëhet xhihad është e vërteta që e dëshiron Allahu dhe që është i kënaqur me të. Mosnjohja e sheriatit dhe moskuptimi i drejtë i fesë e prishë thirrjen dhe e njollos xhihadin, meqë i mungon kushti kryesor nga kushtet e pranimit të veprës tek Allahu ,subhanehu ue teala, dhe ai kusht është pasimi i Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem.

---

[98] Zadul el-Miad 3/10.

Dituria me të cilën duhet të përgatiten muxhahidët është dy llojesh:

a). I obligueshëm për çdo njërin.
b). Që nuk obligohet për çdo njërin (Fard Kifaij).
Kësaj radhe na intereson të flasim për diturinë e obliguar për çdo njërin, dhe kjo sa i takon muxhahidëve është dy llojesh.

1-Lloji i përgjithshëm ku të gjithë muslimanët përfshihen në këtë obligim, njohja e akides dhe njohja e dispozitave të fik'hut që janë obligim për çdo musliman. Sa i takon akides në këtë hyn: njohja e gjashtë themeleve të imanit sipas medh'hebit të ehli sunnetit, njohja e imanit dhe ndarja e teuhidit, ajo që e prish teuhidin nga shirku, kufri dhe nifaku. Njohja e përgjithshme e rregullave të tekfirit (të bërit dikë mosbesimtar), dhe çfarë dispozita rezultojnë pas kësaj.
Prej njohjes së obliguar për çdo musliman hyn edhe njohja shtyllave të Islamit duke i kryer në vepër, njohja e dispozitave dhe qëllimeve të sheriatit, njohja e ndalesave që janë të ndaluara për çdo person dhe njohja e obligimeve që janë obligim për çdo musliman. E gjithë kjo duhet të mësohet para xhihadit, nëse muslimanëve u bëhet obligim xhihadi para se të plotësojnë mësimin e këtyre gjërave, duhet t'i mësojnë gjatë xhihadit dhe ta plotësojë mësimin e tyre.
Qëllimi është se muslimani –mos të flasim për muxhahidin – mos të nxitojë në kryerjen e një vepre para se ta dijë vendimin e sheriatit për atë gjë. Nëse nuk e di atëherë le të pyet atë që e di. Fjala e Allahut: {**e nëse nuk dini këtë, atëherë pyetni njerëzit e dijshëm**.} Enbija, Ajeti 7, në këtë obligim hyn edhe njohja e rrugës së kriminelëve dhe njohja e situatës së mosbesimtarëve që janë cak i luftës.

2-Njohja e veçantë – njohja e dispozitave të xhihadit dhe kur legjitimohet, njohja e flamurit nën të cilën do ta bëjë xhihadin.
Krejt këtë, muxhahidi obligohet ta njohë para se të hyjë në xhihad, sepse vetëm sinqeriteti nuk mjafton, por i obligohet të njohë luftën që dëshiron të hyjë në të, qoftë e lejuar a e dëshiruar tek Allahu, subhanehu ue teala, apo jo. Kjo obligohet sepse në xhihad jepet shpirti dhe pasuria, kurse muslimani posedon vetëm një shpirt, andaj nuk i lejohet ta rrezikojë në çështje me të cilat ndoshta Allahu nuk është i kënaqur me ato. Në vijimi do të përmendi dy shembuj si ilustrim për të qartësuar kujdesin e selefit në njohjen sa është e lejuar lufta që dëshirojnë t'i bashkohen.
Shembulli i parë: Polemika që ndodhi mes Ebu Bekrit, radijallahu anhu dhe Umerit, radijuallahu anhu, në luftën kundër Murtedëve, pasi i ishte fshehur Umerit, radijallahu anhu, lejesa e luftës kundër tyre. Ai debatoi në këtë çështje me Ebu Bekrin, pasi Ebu Bekri ia qartësoi, ai u bind që t'i luftojë. Transmeton Ebu Hurejra, radijallanu anhu, dhe thotë: Kur ndërroi jetë i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, dhe e zëvendësoi Ebu Bekri, radijallahu anhu, dhe dolën nga feja ata që

dolën nga arabët. Umeri, radijallahu anhu, i tha Ubu Bekrit: O Ebu Bekër si do t'i luftosh njerëzit kur i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, ka thenë: " Jam urdhëruar t'i luftojë njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, e kush thotë: Se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, ai do t'i ketë të mbrojtura nga unë pasurinë dhe veten e tij, përveç me hakun e asaj fjale, kurse llogaria e tij është tek Allahu", Ebu Bekri iu përgjigj: Betohem në Allahun se do t'i luftoj ata që dallojnë mes namazit dhe zekatit, sepse zekati është hak i pasurisë, betohem sikur të ma ndalin një kërpesh që në kohën e Pejgamberit e jepnin, do t'i luftojë për atë. Umeri, radijallahu anhu, thotë: Betohem në Allahun se nuk ishte tjetër, vetëm se Allahu kishte hapur gjoksin e Ebu Bekrit për luftë dhe u binda se është në të vërtetën"[99].
Shembulli i dytë: Transmeton Dhehebiu në "Sejr e'alam el-Nubela" dhe thotë: Ka thënë Humejd Ibën Hilal: Erdhen Harurijet tek Mitraf Ibën Abdilahi ta thërrasin në mendimet e tyre. Ai tha: Sikur të kisha dy shpirtra do t'ua shisja njërin e tjetrin do ta ruaja, nëse në atë që e thoni do të ishte udhëzimi do t'ia bashkëngjitja edhe shpirtin tjetër, e nëse ajo që thoni është humbje, do ta shkatërroja njërin shpirt dhe tjetrin do ta ruaja, por kam vetëm një shpirt e nuk mund ta rrezikoj"[100]
Nga ajo që obligohet të dihet është njohja e flamurit nën të cilin do të luftojë dhe qëllimi i atij flamuri, nuk mjafton të dijë se lufta kundër armikut a është e obliguar apo jo, lejohet apo jo, por patjetër duhet të njeh flamurin nën të cilin do të ballafaqohet me armikun. Allahu thotë: {**Ata që besuan luftojnë në rrugë të Allahut, e ata që nuk besuan luftojnë në rrugë të djallëzuar. Luftoni pra miqtë e djallit, s'ka dyshim se intriga e djallit është e dobët.**} Nisa, Ajeti -76. Ajo që bie ndesh me luftën në rrugën e Allahut ,subhanehu ue teala, është lufta nën flamurin e ekstremizmit..... I Dërguari, salallahu alejhi ve selem, thotë: *"Kush vdes nën flamurin e verber (i paqarte), hidherohet per hire te ekstremizmit (fisit, races apo kombit) apo therret ne komb apo ndihmon per shkak te ekstrmizmit ( kombesis, fisit, races) dhe vritet. Vdekja e tij është vdekje xhahiljetit"*[101], qëllimi është se çdo here kur muslimani është i njohur me rrugën e besimtarëve që e duan Allahun, subhanehu ue teala, dhe e njeh rrugën e kriminelëve, kjo do të jetë nga nxitjet më të mëdha që ai të luftojë në rrugën e Allahut.
Dituria që nuk obligohet për çdo musliman (Dituria Kifaje), mjafton ta njeh një pjesë të muxhahidëve, pasi disa prej tyre përcaktohen për kërkimin e diturisë fetare, për t'i mbuluar nevojat e thirrjes, arsimit, fetvasë, dhe të jenë të përgatitur për këtë. Nëse gjendet një grup minimal që mbulon nevojat, obligimi bie nga të tjerët. Kjo kërkohet para se të ndodh takimi me armikun, sepse ditët e luftës janë ditë të punës, mirëpo nëse muslimanëve u bëhet obligim lufta para se t'i përgatisin njerëzit e mjaftuar me këtë dituri, duhet që brenda mundësive kjo të plotësohet gjatë xhihadit,.

[99] Buhariu 1399-1400, Muslim 20.
[100] Sejr e'alam el-nubela 4/195.
[101] trasnmeton Muslimi 1850.

*Përfundimi*:
Dituria është themeli i veprës, ajo është para fjalës dhe veprës. Kurse xhihadi është nga vepra, nëse dituria nuk është në pëlqim me atë që ka sjellë i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, vepra do të jetë e kotë dhe e devijuar. Prandaj i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, këtë fe ua mësonte shokëve të vet në Meke, ua mësonte akiden dhe atë që përmban miqësia dhe armiqësia, nënshtrimi dhe dorëzimi para Allahut,subhanehu ue teala, siç ua mësonte sinqeritetin, dashurinë ndaj botës tjetër, me vepra dhe fjalë.
Kur erdhi leja për xhihad dhe pastaj u obligua, gjurmët e kësaj diturie u shfaqën në flijimet e mëdha dhe çlirimet e bekuara. Andaj obligohen ata që interesohen për çështjet e thirrjes, në edukimin e njerëzve, drejtimin dhepërgatitjen e tyre në xhihad, në rrugën e Allahut, që kësaj ane t'i kushtojnë rendësi të madhe. Të përqendrohen në programet e tyre thirrëse që realizojnë së paku njohjen minimale të rrugës së besimtarëve – dhe ata janë ehli sunneti që ndjekin rrugën e të parëve – duke filluar nga; leximi i Kur'anit me meditim, leximi sunnetit ashtu siç e kanë kuptuar Sahabët, radijallahu anhu, dhe të shfrytëzojnë çdo mjet të lejuar që u mundësohet për ta ngritur diturinë fetare në shpirtrat e njerëzve, qoftë në formën e mësimeve të përgjithshme apo të veçanta, apo shfrytëzimi i kasetave shkencore të incizuara. Me rendësi është që edukatorët t'i japin rendësi kësaj ane përgatitore, sepse është themeli, nëse rregullohet mire, atëherë do të jetë mire ajo që vije pas, e nëse është i prishur, prishet ajo që vije pas.
Këtë shkallë të xhiahdit do ta përfundojë me një fjalë të një Sahabiu ku kuptohet rëndësia e njohjes së vërtetës, për muxhahidin. Nuk mjafon për muxhahidin të jetë i sinqertë në xhihadin e tij, por sinqeriteti duhet t'i bashkëngjitet xhihadit në të vërtetën. E vërteta nuk njihet ndryshe vetëm se me dituri fetare, por edhe duke qenë syçelë në fe dhe me njohje të situatës.
Transmeton Ibën Vedahi – Allahu e mëshiroftë – në librin e tij "El-bid'a vel-nehju anhu" me zinxhir nga Ebu Ubejde Ibën Hudhejfe se ka thënë: Një njeri erdhi tek Hudheje Ibën Jemani- kurse Ebu Musa, radijallahu anhu, ishte ulur- tha: Çfarë thua për njeriun që ka sulmuar me shpatën e tij i hidhëruar për hir të Allahut, derisa është mbytur, ku është, në Xhennet apo në zjarr? Ebu Musa tha në Xhennet. Hudhejfeja, radijallahu anhu, i tha: Kërko nga njeriu shpjegim dhe shpjegoja atë që thua. Ebu Musa tha: Subhanallah, përsërite si the? Tha: Thash, një njeri godet me shpatë. I hidhëruar për hir të Allahut derisa vritet, a është në Xhennet apo në zjarr? Ebu Musa, radijallahu anhu, tha: Në xhennet. Hudhejfa, radijallahu anhu, i tha: Kërko shpjegim nga njeriu dhe shpjegoi atë që thua. Këtë e bëri tri here. Kur përsëriti për të tretën here. Tha: Mos kërko shpjegim nga ai, dhe Hudhejfja e thirri njeriun, dhe i tha: Ngadalë, nëse shoku yt godet me shpatë derisa të lodhet, dhe këtë e bënë me të drejtë, derisa të vdes, do të hyjë në Xhennet. Nëse nuk godet me të drejtë, dhe Allahu nuk ia ka mundësuar të gjejë të drejtën, do të jetë në

zjarr. Pastaj tha: Pasha Atë në Dorën e të cilit është shpirti im, do të hyjnë në zjarr njerëzit [102] si ai për të cilin ke pyetur më shumë se kaq dhe kaq"

[102] El-Bid'a ve el-Nehju anha li Ibën Vedah 86. f. 75.

**Shkalla e dytë**

*Lufta kundër vetes për të vepruar me dituri pas mësimit*

Mësimi nuk është i kërkuar në veten e tij, por kërkohet për të vepruar me atë, dhe për të ecur me dritën e tij drejt Allahu, subhanehu ue teala, duke vepruar atë që e dëshiron Allahu dhe duke u larguar nga ajo vepër që e hidhëron Allahun.
Veprat dhe fjalët që i dëshiron Allahu ,subhanehu ue teala, janë të shumta, prej tyre ka vepra të obliguara dhe të preferuara. Gjithashtu veprat dhe fjalët që i urren Allahu ,subhanehu ue teala, janë të shumta. Nuk kemi për qëllim numërimin dhe përkufizimin e tyre, por për qëllim është vërejtja në domosdoshmërinë përgatitjes së shpirtrave -para se t'i luftojmë mosbesimtarët- për t'iu nënshtruar dhe t'i kryer urdhrat e Allahut,subhanehu ue teala, dhe duke u ndaluar nga ajo që ka ndaluar Allahu ,subhanehu ue teala.
Kjo kërkohet nga muslimanët në përgjithësi dhe veçanërisht nga muxhahidët, apo nga ata që përgatisin veten për xhihad. Sekreti është në begatitë që fshihen në veprat e mira, që janë pajisje e muxhahidit në rrugën e vështirë, dhe shkas për të fituar dashurinë e Allahut ,subhanehu ue teala, si dhe largimi nga mëkatet, që janë nga shkaqet e disfatës. Ngase s'ka gjë më të rrezikshme për muxhahidët sesa mëkatet e tyre.
Allahu ,subhanehu ue teala, thotë: {E kur juve u goditi një dështim (në Uhud) e që ju ia patët dhënë atë dyfish (armikut në Bedër), thatë: "Prej nga kjo?" thuaj: "Ajo është nga vetë ju!" S'ka dyshim se Allahu është i plotëfuqishëm për çdo send } Ali Imran jeti - 165.
Kurse për begatinë e kryerjes së urdhrave të Allahut dhe veprave të mira, Allahu thotë: {Sikur t'i kishim obliguar ata: mbytni vetveten tuaj, atë (obligim) nuk do ta zbatonin, me përjashtim të një pakice prej tyre. Po sikur të zbatonin atë që këshilloheshin do të ishte më mirë për ta dhe do t'i përforconte më shumë. Dhe atëherë do t'u jepnim atyre nga ana Jonë shpërblim të madh. Dhe do t'i udhëzonim në rrugë të drejtë. } Nisa ajetet 66-68.
Transmeton Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, nga Zoti i tij, për vlerën e të ofruarit tek Allahu me veprat e obliguara dhe nafilet, thotë: "...nuk ka diçka më të dashur tek unë se ajo me të cilën më afrohet robi Im nga ajo që ja kam obliguar Unë. Vazhdon robi Im të afrohet tek unë me nafile derisa e dua. Kur e dua bëhem veshi i tij me të cilin dëgjon, syri i tij me të cilin sheh, dora e tij me të cilën prek, këmba e tij me të cilën ecë. Nëse kërkon nga Unë do ti jap. Nëse kërkon mbrojtje nga Unë, do ta mbrojë.."[103]
Mandej veprat që i dëshiron Allahu, dhe largimi nga ajo që e hidhëron, trashëgojnë devotshmërinë në zemër, kurse devotshmëria trashigon fryte të ndryshme, prej tyre është

[103] Buhariu 6502.

lehtësimi i veprave dhe largimi i brengave. Allahu thotë: {e kush iu përmbahet dispozitave të Allahut, atij Ai ia hap rrugën } Talak Ajeti - 2.
Prej tyre është edhe përfitimi i zemrave Allahu thotë: {**Nuk ka dyshim se ata që bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë (në zemrat e tyre) dashuri**.} Merjem, Ajeti 96.
Çdo herë që shtohet numri i muxhahidëve që cilësohen me këto cilësi, ata do të jenë më afër ndihmës së Allahut. Prandaj obligohet përgatitja me vepra të mira, sepse veprat e mira e ngritin këtë gjendje dhe janë shkas që Allahut t'u ndihmojë, t'i përforcojë dhe t'u përgjigjet lutjeve të muxhahidëve.
Dhehebiu – Allahu e mëshiroftë- në biografinë e Muhamed Ibën Vasiut që ishte i devotshëm, asket dhe muxhahid, përmend thënien e Asmait: "Kur Kutejbe Ibën Muslim rreshtoi ushtrinë për t'u ballafaquar me Turqit, që ishte rritur çështja e tyre, pyeti për Muhamed Ibën Vasiun ku është. I thanë: Është ai në anën e djathtë të xhamisë, mbi shtizën e tij me gishtin tregues bënte me shenjë drejt qiellit. Kutejbe Ibën Muslim tha: Ai gisht është më i dashur tek unë se njëqind mijë shpata dhe djem të mirë"[104].
Nga veprat e mira në të cilat, i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, i edukonte sahabët në periudhën e përgatitjes, në Meke, pastaj në Medine, pasi u lejua xhihadi ishin:

***Veprat e zemrës*:**
Veprat e zemrës janë bazë e veprave të mira të jashtme, kur prishet zemra, prishen të gjitha veprat, e kur zemra është e shëndoshë, të gjitha veprat përmirësohen. Ky është kuptimi i fjalës së Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem *"Vërtet në trup ka një copë mishi kur është i shëndoshë, i gjithë trupi është i shëndoshë, dhe nëse sëmuret, sëmuret i tërë trupi. A nuk është kjo zemra*"[105].
Nga veprat e zemrës e që edukatorët duhet t'i japin rëndësi në përgatitjen e xhihadit janë:
1-Dashuria ndaj Allahut, dashuria dhe urrejtja për hir të Allahut:
Dashuria është esenca e ibadetit, ajo është fryti i njohjes së Allahut me emrat dhe cilësitë e Tij të bukur. Ajo përmban Njëshmërinë dhe respektin ndaj Allahut, subhanehu ue teala. Çdo herë që forcohet dashuria ndaj Allahut, subhanehu ue teala, në zemrën e njeriut, gjurma e saj shfaqet në nënshtrimin e plotë që ia bën njeriu urdhrave të Allahut, subhanehu ue teala, në flijimet që i bën në rrugën e tij, në luftën që bën kundër armiqve të tij, dhe në miqësinë dhe ndihmën që tregon ndaj miqve të Tij. Gjurma e saj shfaqet edhe në largimin e robit nga partitë e urryera, nga flamujt e fiseve dhe interesat e kësaj bote. I urryeri te Allahu nuk shndërrohet i dashur i tij me të mirat që ia bën, siç i dashuri i Allahut nuk shndërrohet i urryer te ai, nëse nga ai vjen diçka që e lëndon apo nuk i pëlqen. Muxhahidët, apo ata që përgatisin veten për xhihad kanë më së shumti nevojë në pastrimin e veprave të zemrës, ashtu që mos t'i ndjekin flamujt e xhahiljetit, fëlliqësisë partiake, atdhetare dhe nacionaliste.

---
[104] Sejru e'alam el-Nubela 6/121.
[105] Buhariu 52, dhe Muslimi 1599.

Edukimi në këtë bazë vije nga perceptimi i saktë i akides së ehli sunetit (ithtarëve të sunetit), veçanërisht njohja e besimit të miqësisë dhe armiqësisë për hir të Allahut, duke lexuar jetën e të mirëve, të dashurve të Allahut, flijimet dhe xhihadin e tyre. Gjithashtu shëmbëlltyra e edukatorëve, thirrësve dhe dijetarëve, ka ndikim të madh në forcimin dhe pastrimin e kësaj vepre të zemrës. Ashtu si kemi përmendur edhe më herët se shumë nga veprat e zemrës mbesin të dobëta, të mangëta, ato nuk i plotëson, e as nuk i forcon të arrijnë kulmin e tyre, përveç xhihadit në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala, sepse xhihadi është kulmi i kësaj feje, ndërsa në ambiente të xhihadit shumë nga veprat e zemrës arrijnë majën e fuqisë dhe plotësisë[106].

2- Sinqeriteti për hir të Allahut, subhanehu ue teala:

Është nga veprat më të mëdha të zemrës, që për të nuk mundë të dijë askush, përveç Allahut ,subhanehu ue teala.

Sinqeriteti është dëshira e njeriut që me sakrificat e tij ta arrij vetëm kënaqësinë e Allahut, subhanehu ue teala. Prej atyre sakrificave është xhihadi në rrugën e Allahut në të cilin njeriu dhuron më të shtrenjtën që e posedon -shpirtin- e nëse me xhihadin e tij nuk ka për qëllim kënaqësinë  e Allahut dhe xhenetin e Tij, ka dështuar me një dështim të qartë. Andaj muxhahidi obligohet të përgatitet me sinqeritet në veprat, heshtjet dhe lëvizjet e tij, para se të dale në xhihad. Sinqeriteti ashtu siç ndikon në arritjen e kënaqësisë së Allahut, dhe asaj që ka përgatitur Allahu për muxhahidët besnik, po ashtu ndikon në forcimin e muxhahidit në front, ku ballafaqohet me armikun. Allahu thotë: {**dhe Ai e dinte se ç'kishin zemrat e tyre, andaj u dhuroi qetësimin dhe së shpejti i shpërbleu me një fitore (çlirimin e Hajberit)**} Fet'h, Ajeti 18.

Kur sinqeriteti rrënjoset në zemër, jep frytin e vet në flijime, trimëri, durim, asketizëm ndaj kësaj bote dhe ndaj dhuntive të saj të përkohshme. Brenga e tij është të jetë fjala e Allahut më e larta. Me këtë forcohet vullneti, lartësohet synimi dhe njeriu kthehet për te Allahu, kah bota tjetër, në atë që ka përgatitur Allahu për robërit e tij muxhahidë nga kënaqësia, dhuntitë dhe shoqëria me Pejgamberët, të sinqertit, dëshmorët dhe të mirët. Sa shoqëri e mire që janë!

Sinqeriteti është nga veprat më të mira të zemrës , të cilës duhet t'i japim rëndësi në të gjitha veprat, veçanërisht në përgatitjen për xhihad në rrugën e Allahut. Sepse muxhahidi sprovohet me sprovimin e famës, dashurisë ndaj lëvdatave, përmendjes për trimëri, bujari dhe flijim.

Ibën Tejmije thotë: "Qëllimi i xhihadit është; që fjala dhe feja e Allahut të jenë më të larta. Që feja e Allahut të sundojë, e jo njeriu të merr fatin e tij. Prandaj për atë që goditet muxhahidi në veten dhe pasurinë e tij, shpërblimin e ka te Allahu, sepse Allahu nga besimtarët ka blerë pasurinë dhe shpirtrat e tyre me xhennet"[107].

Prandaj kur përmendet xhihadi në Kur'an dhe sunet, më pas vijon "në rrugën e Allahut". Gjithashtu ai që vdes në luftë kundër mosbesimtarëve nuk quhet shehid, përveç nëse lufta e tij ka qenë në rrugën e Allahut.

---

[106] shif: fjalët e Ibën Tejmijes f.57.
[107] Mexhmul Fetava 15/170.

Allahu, subhanehu ue teala, thotë: {**E për ata që u mbytën në rrugën e Allahut mos thoni: "Janë të vdekur", Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk kuptoni** } Bekare, Ajeti 154, për qëllim janë ata që me xhihadin e tyre dëshirojnë vetëm kënaqësinë e Allahut, e jo interesat e kësaj bote të kalueshme.
Sejid Kutbi shton në shpjegimin e këtij Ajeti thotë: "Mirëpo kush janë ata dëshmorë të gjallë? Janë ata që vriten "në rrugën e Allahut"...vetëm në rrugën e Allahut, duke mos shoqëruar në qëllimin dhe synimin e tyre diçka tjetër, përveç Allahut . Në rrugën e së vërtetës që e ka zbritur, në rrugën e ligjit që e ka vendosur, në rrugën e kësaj feje që ka zgjedhur ...vetëm në këtë rrugë, në asnjë rrugë tjetër, nën asnjë simbol tjetër. Në këtë ka folur Kur'ani dhe hadithi që mos të mbetet në shpirt asnjë dyshim, apo qëllim... përveç Allahut...
Transmeton Ebu Musa, radijallahu anhu, se është pyetur i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, për njeriun që lufton t'i thuhet trim, që lufton për famë dhe ai që lufton për sy e faqe. Cila nga këto është në rrugën e Allahut? Tha*: Kush lufton për të qenë fjala e Allahut më e larta, ai është në rrugën e Allahut*. (Transmeton Buhariu, Muslimi dhe Maliku)[108].
Transmeton Ebu Hurejra, radijallahu anhu, se një njeri tha: O i Dërguar i Allahut: Po njeriu që dëshiron të luftojë në rrugën e Allahut por dëshiron edhe ndonjë interes të kësaj bote? Tha: N*uk ka shpërblim*. Njeriu e përsëriti pyetjen tri herë, e ai, salallahu alejhi ve selem, në çdo herë përgjigjej: *Nuk ka shpërblim*. (Transmeton Ebu Davudi)[109].
Gjithashtu nga Ebu Hurejre, radijallahu anhu, përcillet se i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, ka thenë: "*Allahu, subhanehu ue teala, më ka garantuar**: Për atë që del në rrugën e Time, e që nuk e nxjerr tjetër përveç Xhihadi në rrugën Time, besimi në Mua dhe në Pejgamberët e Mi, është i garantuar tek Unë, do ta fus në Xhennet ose do ta kthej në shtëpinë e tij me shpërblim ose me plaçkë lufte**. Betohem në Atë që shpirti i Muhamedit është në Dorën e Tij, nuk ka dikush që lëndohet në rrugën e Allahut, e që nuk do të vijë në ditën e kijametit në formën që është lënduar. Ngjyra e tij ngjyrë gjaku dhe aroma e tij aromë misku. Betohem në Atë që shpirti i Muhamedit, salallahu alejhi ve selem, është në Dorën e Tij, sikur mos t'ua vështirësoja muslimanëve nuk do të rrija asnjëherë, pas asnjë çetë që del në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala, mirëpo nuk po gjej mundësi për ti marrë, as ata nuk gjejnë mundësi, andaj u vështirësohet atyre të rrinë pas meje. Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti i Muhamedit, salallahu alejhi ve selem, do të dëshiroja të luftoja në rrugën e Allahut e të vritem, pastaj të luftoj e të vritem, pastaj të luftoj e të vritem*[110].
Këta janë dëshmorë. Këta që dalin në rrugën e Allahut, që nuk i nxjerr asgjë përveç rrugës së Tij, besimi në Të dhe besimi në Pejgamberët.

---

[108] Buhariu në "el-Xhihad" kapitulli "kush lufton për të qen fjala e Allahut më e larta" 2810, Muslimi 1904.
[109] Ebu Davudi 5123, shejh Albanij në sahih sunen ebi Davud thot hadithi është i mirë 2196.
[110] Muslim 1876.

Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, nuk ia pëlqeu një djaloshit Persian që bënte xhihad të përmendet se është Persian e të krenohet me shtetësinë e tij në sferën e xhihadit. Transmeton Abdurahmani prej Ebi Ukbetes, e ai nga babai i tij – që ishte shërbëtor nga banorët e Persisë - tha: "Isha pjesëmarrës me Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, në luftën e Uhudit. Unë e qëllova një njeri prej mushrikëve dhe i thashë merre nga unë (goditjen) se unë jam djalosh Persian. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, u kthye kah unë dhe tha: Sikur t'i kishe thënë unë jam djalosh ensari. Djali i motrës se atyre njerëzve është prej tyre dhe shërbëtori i një populli është prej tyre"[111].
Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, nuk e pëlqeu krenarinë që bëri me një cilësi prej cilësive që nuk nënkupton ndihmën ndaj Pejgamberit, nuk ia pëlqej të luftojë me ndonjë shenjë, përveç simbolit të fitores së kësaj feje. Ky është xhihadi, vetëm në këtë ka shehidllëk dhe vetëm për këta dëshmorë ka jetë"[112]. Në një vend tjetër thotë: nuk ka xhihad, as shehidllëk, as Xhennet, përveç kur xhihadi, vdekja, ndihma ndaj Allahut, të jenë vetëm në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala.
Nuk ka xhihad, as shehidllëk, as Xhenet, përveç atëherë kur si synim të jetë fjala e Allahut, që ligji i Tij t'i sundoj njerëzit, sjelljet e tyre, gjendjen dhe sistemin e jetës së tyre.
Transmeton Ebu Musa, radijallahu anhu, se i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, është pyetur për njeriun që lufton t'i thuhet trim, për atë që lufton për fisin dhe për atë që lufton për sy e faqe. Cila nga këto është në rrugën e Allahut? Tha: *Kush lufton për të qenë fjala e Allahut më e larta, ai është në rrugën e Allahut*[113].
Nuk ka flamur apo qëllim tjetër, për të cilin dikush lufton e pastaj vritet, e të meritojë Xhenetin, përveç kur lufta bëhet për këtë flamur dhe për këtë synim. Në këtë hyjnë të gjitha ato propaganda që bëhen për flamuj, emra dhe synime, ndër gjeneratën e devijuar.
Thirrësit e kësaj thirrjeje duhet ta kuptojnë këtë simbol të natyrshëm, ta pastrojnë vetën e tyre nga njollosjet që mund t'ju bëhen nga logjika e ambientit, e nga imagjinata e gjeneratave të devijuara. Mos ta veshin flamurin e tyre me simbol tjetër, mos t'i përziejnë konceptet e tyre me koncepte anonime në natyrën e akides.
Nuk është xhihad, përveç kur bëhet për të qenë fjala e Allahut më e larta në vete, mendje, sjellje, gjendje, sistem dhe më e larta në gjitha lidhjet që bëhen në sferat e jetës. Përveç kësaj, asgjë nuk është për Allahun por për shejtanin, në to nuk ka shehidllëk, nuk ka Xhennet dhe fitore nga Allahu, e as forcim të këmbëve në front dhe të gjitha janë mashtrime, imagjinata dhe devijime"[114].

---

[111] Ebu Davudi 5123, shejh Alabani ne daif sunen Ebi Davud thotë: Hadithi është i dobët.
[112] Fi dhilali el-kur'an 1/144.
[113] Buhariu 123, Muslimi 1904.
[114] Fi dhilali el-kur'an 6/3288.

Në një vend tjetër thotë: "Kur'ani përgatiste zemra për të bartur amanetin, këto zemra duhej të jenë të forta – të jepnin çdo gjë dhe të durojnë çdo gjë – të mos shikonin në interesa tjera të kësaj bote, mos të pritnin përveç ahiretit, mos të shpresonin përveç në kënaqësinë e Allahut. Zemra të gatshme të ecnin gjithë token me lodhje, varfëri, dënim, flijim dhe durim, si dhe duke mos pritur asnjë shpërblim në këtë tokë, në një afat të shkurtër. Edhe sikur shpërblimi të ishte fitorja e thirrjes, fitorja e Islamit, fitorja e muslimanëve.... derisa të përgatitën këto zemra, që dinë se nuk ka shpërblim për kalimin e tokës dhe se vendi i vetëm për shpërblim është ahireti…ku do të ndahet e vërteta nga e kota, Allahu të sheh besnikëri në qëllimin e tyre, në premtimin që kanë dhënë, pastaj u vije ndihma dhe u besohet fitorja, që ta çojnë në vend amanetin e rrugës hyjnore dhe ata janë që e ruajnë amanetin. Prej kur ka ekzistuar ajo palë njerëzish, nuk u është premtuar asgjë nga pasuria e kësaj bote, as nuk kanë shikuar në përfitimet e saj, por i janë përkushtuar Allahut prej asaj dite që kanë ditur se nuk kanë shpërblim përveç kënaqësisë së Allahut. Fitorja nuk bëhet me numër dhe përgatitje, as me pasuri dhe pajisje, por ajo vije për aq sa janë të lidhura zemrat me fuqinë e Allahut, para së cilës nuk mundet të rezistojë asnjë fuqi njerzore"[115].

Nga frytet e sinqeritetit në këtë botë është se sinqeriteti është nga shkaqet e forta në shërimin e zemrës, bashkimin e rreshtave, afrimin e zemrave dhe pengesë për atë që dëshiron të fut kundërshtimet dhe ndarjet në mesin e muslimanëve. Sepse prej shkaqeve më të mëdha të ndarjes dhe përçarjes në mesin e thirrësve dhe muxhahidëve është dobësia e sinqeritetit, pushtimi i epshit, dëshirat e vetes. Kur të ndodhë përgatitja e duhur dhe edukimi serioz në sinqeritet, para xhihadit dhe gjatë xhihadit, eliminohet ndarja dhe përçarja, bashkohen rreshtat dhe fjala, për ta luftuar armikun. Me këtë eliminohet një shkak i rrezikshëm prej shkaqeve të disfatës . Allahu thotë: {**e mos u përçani mes vete e të dobësoheni e ta humbni fuqinë (luftarake)**} Enfal, Ajeti 46. Ajo që forcon dhe e rrit sinqeritetin është besnikëria në dashurinë ndaj Allahut, besnikëria në Njëshmërinë e Allahut, adhurimi vetëm Allahun, bindja në Ditën e Gjykimit, leximi nga jeta e të mirëve, e të sinqertëve dhe si ishin ata të kujdesshëm në realizimin e sinqeritetit në të gjitha veprat, si frikësoheshin nga hipokrizia dhe dyfaqësia, si i fshihnin veprat e mira dhe i ruanin ato nga zhvlerësimi. Kjo i bën shpirtrat të mallëngjehen për veprat e tyre dhe t'i ndjekin ata. Gjithashtu ekzistenca e shëmbëlltyrave të sinqerta që arsimojnë, edukojnë dhe këshillojnë, numërohet të jenë nga shkaqet e rëndësishme për përgatitjen e muxhahidëve të sinqertë. Po ashtu prej shkaqeve më të mëdha që sjellin sinqeritetin, është asketizmi ndaj kësaj bote, kujtimi i vdekjes, lakmia ndaj botës tjetër, dëshira për ta arritur kënaqësinë e Allahut, dhe frika nga dënimi dhe hidhërimi i Tij. Kjo është ajo, rreth së cilës do të sillet fjala jonë në pjesën tjetër kur do të flasim për veprat e zemrës.

[115] Tariku da've fi dhilali el-kur'an f.361.

3 - Asketizmi ndaj kësaj bote dhe dëshira për ahiret:
Mbështetja në këtë botë, preokupimi i mendjes me të dhe dhuntitë e saj të përkohshme, janë nga shkaqet më të mëdha të neglizhencës dhe dobësisë së shumë veprave të zemrës dhe të gjymtyrëve. Kur zemra mbushet me dashuri ndaj kësaj bote dhe stolive të saj, nuk mbetet vend në të për veprat e mira, siç është dashuria, sinqeriteti, mbështetja e të tjera. Sepse stolisja me vepra të mira duhet të parakalohet me lënien e veprave të ulëta dhe nënçmuese, që pengojnë nga Allahu, subhanehu ue teala, dhe bota tjetër.
Dashuria ndaj xhihadit në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala, nuk hyn në zemrën e mbushur me dashurinë ndaj kësaj bote, sepse nga përgatitjet më të rëndësishme për xhihad në rrugën e Allahut është asketizmi ndaj kësaj bote dhe përgatitja për flijim në çdo moment. Kjo botë në mendjen e muxhahidit është shërbëtore e jo për t'i shërbyer, robëreshë e jo zonjë.
Në rahatinë, luksin dhe rëndësinë që u japim mjeteve të udhëtimit, shtëpive, pijeve dhe gjërave tjera, shikuesi i jetës së sotme e vëren dallimin dhe diferencën e madhe mes jetës tone dhe jetës së muxhahidëve. Andaj na obligohet neve dhe gjithë atyre që dëshirojnë përgatitjen e vetes për xhihad, dhe për ata që kanë mare përsipër përgatitjen e ummetit të kuptojmë rrezikun e asaj në të cilin jetojmë nga luksi dhe dashuria ndaj kësaj bote[116]. Të nxitojmë të çlirohemi nga kjo botë, t'i marrim shkaqet që na bëjnë asket ndaj kësaj bote dhe na nxisin për ahiret, përndryshe ndodh fitneja dhe fatkeqësia mbi ne dhe mbi ummetin tonë. Sikur të na befasojë thirrësi i xhihadit, apo të sulmohemi në vendin tonë nga mosbesimtarët - kurse ata janë për rreth nesh- të parët që nuk do të dalin në xhihad, apo do t`iu nënshtroheshin mosbesimtarëve, ose do të iknin prej tyre, do të jenë ata shpenzuesit, të pakujdesshmit dhe dëfryesit, të cilëve iu janë mbushur zemrat me dashuri ndaj kësaj bote, dhe brenga e tyre është kjo botë. Shpenzimet e tepërta në gjërat e lejuara, dhe harxhimi i energjisë, kohës për ti arritur ato kënaqësi nuk është përmendur në Kur'an, vetëm se për keq. Allahu thotë: {**Ata përpara kësaj kanë qenë të dhënë pas komoditetit (qejfeve)** } Vakia, Ajeti 45.
Allahu thotë: {**Ne nuk dërguam në asnjë vendbanim ndonjë nga pejgamberët e që pasanikët e tij të mos i thonin: "Ne nuk i besojmë asaj me çka jeni dërguar". Ata thoshin: "Ne kemi më shumë pasuri e fëmijë, e ne nuk do të jemi të ndëshkuar**} Sebe, Aejtet 34-35, dhe {**e ata që ishin mizorë u dhanë pas kënaqësive si të shfrenuar, duke vazhduar të jenë mëkatarë**.} Hud, Ajeti 116.
Në fjalët tona nuk kam për qëllim mos rëndësinë e pasurisë, sepse pasuria është muskuli i xhihadit në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala, mirëpo kemi për qëllim të tërheqim vërejtjen

[116] Ajo që tregon se jeta ynë nuk është jetë e atij që përgatit veten për xhihad, është; nëse nga ndonjëri nga ne kërkohet ¼ e pasurisë apo 1/10 që ta jep për hir të Allahut nuk do të pranonte, apo sikur të kërkohej shpërngulja, apo kalimi nga vendi i tij në një vend tjetër që të bëjë thirrje dhe xhihad nuk do të pranonte, e çfarë mbetet nëse do të kërkohej nga ai më shumë, sikur lënia e familjes, fëmijëve dhe vendit.

kundër shpenzimeve të tepërta në luks, dhe shndrimi i kësaj nga brengat më të mëdha, veçanërisht atyre që veprojnë në fushën e thirrjes, xhihadit dhe përgatitjes. Sepse kjo do të ndikonte negativisht në jetën e atyre që i përkasin thirrjes dhe xhihadit. Situata dëshmon për këtë. Sa thirrës dhe sa nga ata që kanë qenë të interesuar për xhihad i shohim se janë larguar nga xhihadi dhe përgatitja për të, tani kanë marr pas dynjasë për shkak të shpenzimeve të tepërta dhe lëshimit në kënaqësitë e kësaj bote.

Ibën Halduni -Allahu e mëshiroftë- ka sqaruar dëmin dhe ndikimin në përfundimin e tyre që kanë sjellë mbi popuj shpenzimet e tepërta në gjërat komode, ndërsa nga ana tjetër kur shpjegon ndikimin e jetës së vrazhdë në fitoret kundër armiqve, thotë: " Popujt që bëjnë jetë të vrazhdë janë më të përgatitur për pushtime nga popujt tjerë: Dije se pasi fshatarësia është shkak i trimërisë siç kemi përmendur në hyrjen e tretë, s'ka dyshim se gjenerata e tillë është më e guximshme se gjenerata tjetër, ata kanë më shumë mundësi për pushtim dhe për marrjen e asaj që është në dorën e të tjerëve. Madje në një gjeneratë ndodhin dallime sipas dallimit të kohës. Sa më shumë që zbresin në vile dhe të jetojnë në kënaqësi, t'i adaptohen gjelbërimit të jetës, u pakësohet nga trimëria për aq sa u mungon nga jeta e vrazhdë dhe fshatarësia"[117].

Sa më shumë që muslimani çlirohet nga kjo botë dhe kënaqësitë e saj të jenë në dorën e tij, e jo në zemrën e tij, i lehtësohet të flijojë dhe të ndahet nga kjo botë, siç i lehtësohet xhihadi, bujaria dhe bëhet i durueshëm në fatkeqësitë që e godasin. Prandaj, ata që nuk shpenzojnë në këtë botë, janë nga pasuesit e Pejgamberëve, ata janë që i përgjigjen thirrësit së xhihadit kur të thërret. "Populli muxhahid nuk është shpenzues dhe populli shpenzues nuk është popull muxhahid. Nuk bashkohen shpenzimi dhe xhihadi, sepse shpenzimi, rahatia, luksi, fundosja në epshe dhe kënaqësi, ia vështirësojnë njeriut ndarjen nga ajo me të cilën ka jetuar, bile ai mendon ta shtojë dhe frikësohet se do të pengohet nga shpenzimet dhe kënaqësitë. Kurse xhihadi është bujari, flijim, vështirësi, largim nga kënaqësitë dhe epshet, ndarje nga të dashurat dhe tejkalim i gjërave të urryera dhe barrikadave. Shpenzuesi ka frikë nga çdo gjë që ia prish rehatinë e jetës, kurse muxhahidi nuk frikësohet nga asgjë përveç Allahut,subhanehu ue teala, shpenzuesi mbulohet me mëkate dhe imoralitet, kurse muxhahidi dëshiron të udhëheq njerëzimin në të mira dhe t'i ndalojë nga e keqja. Shpenzuesit janë mëkatar, kurse muxhahidët janë përmirësues.

Prandaj ligji i Allahut në natyrë është për t'i shkatërruar shpenzuesit mëkatar. Shkatërrimi mund të ndodhë duke i çrrënjosur me dënimin e Allahut, siç ka ndodhur me popujt e kaluar, ose me zbritje të sëmundjes që e pengon shpenzuesin të kënaqet me epshet e tij, vërtet edhe ky është një dënim dhe shkatërrim. Por ndodhë t'i ndajë nga jeta e tillë me anë të vdekjes. Dënimi i përfshin shpenzuesit dhe ata që nuk ua kanë mohuar. Allahu thotë: {**kur duam të shkatërrojmë ndonjë vend (popull), i urdhërojmë pasanikët (parinë) e atyhit (të jenë në rrugë), e ata**

---

[117] el-Mukadime f.138.

**kundërshtojnë; atëherë zbatohet dënimi i merituar kundër tyre dhe i shkatërrojmë krejtësisht.** } Isra, Ajeti 16.[118]
Sejid Kutbi -Allahu e mëshiroftë- shpjegon këtë ajet dhe thotë; "shpenzuesit në çdo ummet janë shtresa e udhëheqjes që kanë pasuri dhe shërbëtorë, që jetojnë në kënaqësi dhe rahati. Jetojnë në rahati dhe sundim derisa të trashen e të ushqehen në mëkate, lakuriqësi, t'i nënçmojnë parimet, gjërat e shenjta, nderin, dhe të flasin në ndalesa. Nëse nuk gjejnë dikë që do t'i pengojë, ata vazhdojnë me çrregullime në tokë, e përhapin imoralitetin në popull, i nënvlerësojnë parimet e larta, njerëzit nuk jeton pa to, ndërsa populli e humb gjallërinë, elementet e fuqisë së vet dhe shkaqet e ekzistimit, ashtu që shkatërrohet dhe mbyllet faqja e tij. Ajeti paraprirës vërteton këtë ligj të Allahut .."[119].
Qëllimi është të kujtojmë rrezikun e shpenzimit në luks, në jetën e muxhahidit dhe thirrësit. Të kuptojmë se xhihadi dhe shpenzimi nuk bashkohen. Ai që dëshiron ta përgatisë veten e tij për xhihad në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala, duhet ta edukojë veten e tij në asketizëm ndaj kësaj bote dhe adaptimin e vetes në jetë të vështirë. Kjo kërkon që njeriu ta luftojë veten e cila e urdhëron dhe dëshiron rahatinë dhe kënaqësitë. Nuk harrojmë edhe rolin e edukatorëve dhe shëmbëlltyrave që edukojnë ummetin, dhe e përgatisin për xhihad. Nëse ata nuk janë shembull në asketizëm dhe largim nga shpenzimet e tepërta, atëherë edukimi do të jetë i dobët, sepse njerëzit nuk shikojnë vetëm në fjalët e thirrësve dhe edukatorëve, ngase shikimi i tyre përqendrohet edhe në gjendjen dhe veprat e tyre.
Të supozojmë se një individ nxitet nga edukatori apo hoxha i tij në asketizëm dhe i tërhiqet vërejtja nga shpenzimet e tepërta ndaj gjërave të lejuara, pastaj ai e sheh hoxhën e tij në makinë, shtëpi, rroba, e ushqim luksoz. Gjë që tregon se asketizmi është në një luginë krejt tjetër nga lugina në të cilën është hoxha i tij. Si do që të jetë gjendja e këtij individi? Do të ndihej i shqetësuar dhe kjo do ta pengonte edukimin, dhe kuptohet se përgatitja do të vonohej.
Ajo që ndihmon në lënien e shpenzimeve, rehatisë dhe që nxit në flijim kur ai kërkohet, është: shikimi në jetën e edukatorit të madh, zotërisë së asketëve dhe muxhahidëve, imamit të Pejgamberëve, Muhamedit, salallahu alejhi ve selem, si ishte jeta e tij, si i përgatiste shokët e tij, si i edukonte me fjalë, vepra dhe gjendja e tij. Pastaj shikimi në jetën e shokëve të Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, dhe tabiinëve që ishin nga zotërinjtë e muxhahidëve dhe asketëve. Të shikosh në jetën e selefit - Allahu i mëshiroftë- ndihmon në marrjen e tyre për shëmbëlltyrë, dhe dhënie të kontributit për të shkuar pas tyre. Kur kënaqësia e kësaj bote kishte ndikuar tek disa sahabë, duke qenë gjallë i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, dhe i pengoi nga thirrja e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, kur i thirri për xhihad, atyre nuk u bëri dobi nga dënimi, hidhërimi i Allahut dhe hidhërimi i Pejgamberit, salallahu alejhi ve slem, asgjë, përveç pendimit . Si do të jetë halli për ata që vijnë pas tyre?

---

[118] el-xhihadu fi sebililah 2/373.
[119] Fi dhilali el-Kur'an 5/2217.

Ka'b Ibën Maliku, radijallahu anhu, nuk doli në luftën e Tebukit, dhe gjatë tregimit ai përmend disa shkaqe që e kishin mashtruar, prej tyre ishte vështirësia që i priste muxhahidët. Thotë: "Doli Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, për në luftë në nxehtësi të madhe, rruga ishte e gjatë, armiku ishte me numër shumë, dhe muslimanëve ua shfaqi çështjen…"[120]
Prej shkaqeve ishte rahatia që kishin në Medine që ai e dëshironte, siç ka treguar:"I Dërguari salallahu alejhi ve selem, doli në atë luftë (në Tebuk) kur u poqën frytet dhe dolën hijet, kurse unë në këtë anoja. Këtë do ta përfundoj me disa fjalë të Ibën Kajimit rreth asketizmit dhe asaj që vije ndesh me asketizmin, kur thotë: "Dëshira për në ahiret nuk plotësohet ndryshe vetëm se me asketizëm në këtë botë, kurse nuk drejtohet asketizmi në këtë botë vetëm pas dy shikimeve të sakta:
I pari: Shikimi në shpejtësinë e përfundimit të kësaj bote, në dhimbjen e garës dhe kujdesit për të, pasi kërkuesi i saj nuk shpëton nga brenga, ka brengë derisa ta zërë, por brengë e pikëllim edhe pasi t'i ikë. Ky është një shikim.
I dyti: Shikimi në ahiret, ardhja dhe amshueshmëria e tij e domosdoshme, mirësitë e ahiretit, diferenca mes asaj bote dhe kësaj bote, Allahu thotë: {**Ndërsa ahireti (amshimi) është më i mirë dhe e përjetshëm**.} E'ala, Ajeti 17.
Ajo botë është me të mira të përhershme, të plota, kurse kjo është me imagjinata të shkëputura, të mangëta, të përkohshme. Nëse te njeriu plotësohen këto dy shikime, ai do t'i jep përparësi asaj që mendja pranon t'i jep përparësi, do të jetë asket ndaj asaj që duhet të jetë, çdo kush anon që dobisë së afërt dhe kënaqësisë së pranishme t'i jep përparësi ndaj asaj dobie dhe kënaqësie që mungon dhe pritet të ndodhë. Përveç kur i sqarohet vlera e asaj që është larg në krahasim me të afërtën, kur t'i forcohet dëshira në atë që është më e lartë dhe më me vlerë. E nëse edhe në këtë rast i jep përparësi asaj që është e përkohshme dhe me mangësi, kjo ndodhë sepse ai nuk e ka kuptuar cila është më me vlerë, ose nuk e dëshiron atë që është më e mirë"[121].
Nga ajo që ndihmon në asketizëm dhe lënien e shpenzimeve, është mundimi për t'u shmangur nga jeta e rehatshme kohë pas kohe. Si për shembull thirrësi të caktojë disa ditë, apo disa javë gjatë vitit për t'u ndarë nga familja dhe vendi i tij, me dalje në fshatra apo vende te larta në male ku jetojnë njerëz që nuk dinë për këtë fe, nuk dine të bëjnë namaz, as agjërim, dhe mes tyre janë përhapur sjellje dhe tradita të këqija. Në ambiente të këtilla thirrësi gjen edukimin për veten e tij, duke e adaptuar veten në jetë të vështirë, dhe me këtë ia mëson edhe banorëve të atyre vendeve atë që nuk e dinë nga feja. Nuk ka dyshim se këto vepra kanë nevojë për xhihad me veten, duke bartur veten nga jeta e rehatshme që e dëshiron, në një jetë të vrazhdë dhe të lodhshme që nuk e dëshiron. Në udhëtime të ngjashme thirrësi harxhon nga pasuria e tij, e lufton veten e cila më dëshiron pasurinë dhe koprracinë.

[120] Buhariu 4418, Muslimi 2121.
[121] el-Fevaid f.94-95.

4 – Mbështetja (Tevekuli) në Allahun, subhanehu ue teala.
Kjo vepër e zemrës është nga veprat më të mira dhe më me dobi për robin, veçanërisht për muxhahidin, apo për atë që e përgatit veten e tij për xhihad në rrugën e Allahut. E vërteta e tevekulit është: Kulmi i mbështetjes dhe besimit në Allahun, subhanehu ue teala, duke i marr shkaqet që jemi të urdhëruar, por pa u mbështetur dhe lidhur me to. Ky është ibadet i madh që nënkupton lënien e çështjeve në dorën e Allahut, të menduarit mire për Të, shpresën në mëshirën e Tij, mos frikën ndaj dikujt tjetër por vetëm prej Tij, sepse në dorën e Tij është e mira dhe e keqja, nuk ka krijesë që ekziston që në Dorën e Tij mos të jetë shpirti i saj.
Prandaj muxhahidit i obligohet ta forcojë këtë ibadet në zemrën e tij, të kërkojë nga Allahu besnikëri në mbështetje, t'i merr shkaqet që këtë ibadet nga forma e besimit dhe diturisë ta shndërrojë në vepër dhe gjendje, të lëvizë me të, të ballafaqohet me rreziqet, fatkeqësitë dhe armiqësitë. Sepse ka dallim mes njohjes së mbështetjes dhe shndërrimit të saj në vepër.
Ibën Kajimi thotë: "…shumë herë ndodhë në këtë kapitull të përzihen e lavdëruara e plotë, me të përçmuarën…..prej saj është ngjasimi i diturisë së mbështetjes me gjendjen e mbështetjes. Shumë nga njerëzit e dinë ç'është mbështetja, të vërtetën e saj, dhe detajet e saj, por mendojnë se janë të mbështetur, kurse nuk janë nga ata që i mbështeten Allahut. Gjendja e mbështetjes është diçka tjetër, që qëndron pas njohjes së mbështetjes…"[122]
Edukimi në mbështetje lind nga interesimi për të kuptuar Emrat dhe Cilësitë e bukura të Allahut ,subhanehu ue teala, ky është fryti i kësaj diturie, siç është njohja e cilësisë së diturisë, fuqisë, mëshirës dhe urtësisë së Allahut, subhanehu ue teala.
Ai që bindet në diturinë e plotë të Allahut, se Allahu e din atë që ka ndodhur, dhe ç'farë do të ndodhë, se ka fuqi për çdo send, se mëshira e Tij ka përfshirë çdo gjë, se është i mëshirshëm me besimtarët, i urtë në gjykimet dhe dispozitat e Tij. Zemra e tij bindet dhe e thithë këtë, do të mbështetet në Atë që atribuohet me këto cilësi dhe çështjen e tij ia dorëzon Allahut.
Kjo nuk vije ndesh me marrjen e shkaqeve, sepse Allahu ka urdhëruar që në luftë kundër armiqve të merren shkaqet. Allahu thotë: {**E ju përgatituni sa të keni mundësi force, (mjete luftarake e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë) e me të**, } Enfal, Ajeti 60. Dhe ka urdhëruar të jemi të kujdesshëm prej tyre: { **O ju që besuat, rrini të përgatitur (të armatosur)** } Nisa, Ajeti 71.
I Dërguari, salallahu alejhi ve selem, në luftën e Uhudit u shfaq me jelek lufte dhe me shpatë, në luftën e Hendekut hapi Hendekun dhe ai është zotëria i atyre që mbështeten tek Allahu. Zemra e tij nuk ishte lidhur për shkaqet, por çështjen e tij ia kishte dorëzuar Allahut dhe bëri lutje që Allahu ta ndihmoj dhe t'i shkatërrojë mosbesimtarët. Allahu thotë: {**Ju nuk i mbytët (në të vërtetë) ata, por Allahu (me ndihmën që ua dha) i mbyti ata, dhe ti nuk i gjuajte ata, por Allahu (të ndihmoi) i gjuajti,**} Enfal, Ajeti 17.

[122] Medarixhu salikin 2/125.

Kur Sahabët menduan se fitorja është rezultat i shkaqeve, dhe pëlqyen veten e tyre për shkaqet që i kishin marr, dështuan në fillim të betejës. Për këtë Allahu thotë: {**e edhe në ditën e Hunejnit, kur juve ju mahniti numri i madh, i cili nuk ju vlejti asgjë** } Tevbe, Ajeti 25.
Marrja e shkaqeve është nga traditat e Pejgamberëve, kurse mos mbështetja në shkaqe është obligim dhe respekt ndaj Allahut, subhanehu ue teala.
Ndodhë që njeriut t'i mbyllen rrugët dhe mos të ekzistojnë shkaqet, sikur armiku t'i rrethonte muxhahidët dhe ata mos të gjenin mënyrën për ti zmbrapsur, në këtë rast atyre nuk i mbetet gjë tjetër përveçse veprës së zemrës, duke u mbështetur në Allahun me besnikëri. Allahu, subhanehu ue teala, për muslimanët në ditën e Uhudit, thotë: {**E atyre (shokëve të pejgamberit) që dikush u tha : "Populli (idhujtarët (janë tubuar t'ju sulmojnë, pra kini frikë!" Ajo, vetëm u a shtoi edhe më shumë besimin e thanë: "Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë!**"} Ali Imran, Ajeti 173.
Ibën Kajimi thotë: " Mbështetja në Allahun ndonjëherë është mbështetje e domosdoshme, kur robi s'ka strehim e as zgjidhje përveç mbështetjes, siç ndodh kur atij i ngushtohen shkaqet dhe është i vetëdijshëm se nuk ka strehim përveçse te Allahu, dhe këtij nuk do t'i mungojë zgjidhja dhe lehtësimi. Ndonjëherë mbështetja në Allahun është mbështetje e zgjedhur, ajo është: Mbështetja me marrjen e shkaqeve që çojnë në qëllimin e dëshiruar. Nëse shkaku është i urdhëruar dhe ai nuk e merret, qortohet. Nëse e merr shkakun dhe nuk mbështetet, gjithashtu qortohet. Sepse mbështetja dhe marrja e shkaqeve është obligim me pëlqimin e të gjithë umetit dhe me argumentet e Kur'anit.
Nëse shkaku është i ndaluar, ndalohet marrja e atij shkaku dhe mbetet vetëm mbështetja. Sepse mbështetja është nga shkaqet më të forta për të arritur qëllimin dhe për ta larguar të urryerën Madje ky është shkaku më i forte nga të gjitha shkaqet. Nëse shkaku është i lejuar, atëherë shikon në veprimin e atij shkaku, a e dobëson mbështetjen tënde apo jo? Nëse dobëson mbështetjen, shpartallon brengën dhe e frikëson zemrën, atëherë mos marrja e atij shkaku është më e mirë. Nëse nuk e dobëson mbështetjen, atëherë marrja e atij shkaku është më mirë, sepse urtësia e më të Urtit ka gjykuar që të merret shkaku, andaj mos e le urtësinë e Tij - derisa thotë – sekreti i mbështetjes dhe e vërteta e saj është mbështetja e zemrës në Allahun e vetëm, atë nuk e dëmton marrja e shkaqeve derisa zemra nuk lidhet dhe nuk mbështetet në to. Siç nuk i bën dobi fjala e tij, jam mbështetur në Allahun nëse mbështetet në tjetër kënd, sepse mbështetja me gjuhë është diçka tjetër dhe mbështetja me zemër është diçka tjetër"[123].
Nga gjërat që përmbledh mbështetja në Allahun, është: Bindja se Allahu është me ne, se e ndihmon dhe i përforcon robërit e Tij besimtarë, dhe hedh frikën në zemrat e armiqve mosbesimtarë pasi ata t'i marrin shkaqet me të cilat urdhërohen. Lidhur me mbështetjen te Allahu dhe marrjen e shkaqeve në luftë kundër mosbesimtarëve, njerëzit janë ndarë në tri palë:

[123] El-fevaid f.86-87.

Pala e parë: Ata që mendojnë se Allahu do t'i ndihmojë muslimanët me shenja dhe me ushtri që i nënshtrohen, për t'i shkatërruar mosbesimtarët, edhe nëse besimtarët nuk marrin shkaqet e fitores, apo nuk i plotësojnë, sepse janë besimtarë dhe armiqtë janë mosbesimtarë! Mjafton që ata janë muslimanë! Kjo palë e njerëzve braktis shkaqet e fitores, apo e zgjatë rrugën dhe nuk e plotëson, sepse pret të ndodhë ndonjë mrekulli apo shenjë nga Allahu,subhanehu ue teala.
Në këtë fjalë shihet qartë mosnjohja e ligjeve të Allahut në natyrë, për atë se si Allahu ndihmon dhe jep pushtet.
Pala e dytë: Ndoshta ka lindur si kundër përgjigje ndaj palës së parë. Thonë: Për të fituar muslimanët kundër armikut të tyre duhet të jenë të barabartë me armikun në numër, përgatitje ushtarake dhe marrje të shkaqeve. Këto shkaqeve materiale u japin përparësi, lidhen për to dhe lënë anash shkaqet fetare. Nuk kthehen në Ajetet, mrekullitë, dhe në ndihmën që Allahu me të i ndihmon robërit e tij që kanë marr shkaqet e fitores, sepse Ai e din se robërit e Tij kanë dhënë krejt mundin në marrjen e bazave dhe shkaqeve të fitores. Në këtë fjalë nuk fshihet teprimi dhe anashkalimi i shkaktarit të shkaqeve, nga ana e palës së dytë, dhe harresa e tyre për fuqinë e Allahut që nuk mund t'i bëjë rezistencë asnjë fuqi në tokë, as në qiell. Me të cilën Allahu ndihmon robërit e Tij besimtarë, të cilët kanë marr shkaqet e fitores dhe kanë merituar që Allahu t'ia nënshtrojë atyre ushtrinë e qiellit dhe tokës.
Dihet se muslimanët në çdo kohë – veçanërisht në këtë kohë – nuk kanë arritur, e as që do të arrijnë, madje as Allahu nuk i ka obliguar të arrijnë shkallën e armiqve nga aspekti i forcës dhe prodhimit të armëve, sepse nuk është kusht për zbritjen e ndihmës.
-Pala e tretë dhe e mesme: Janë ata që kanë dhënë mundin e tyre në marrjen e shkaqeve që kemi përmendur më herët. Pasi janë munduar të mësojnë diturinë e dobishme dhe t'i kryejnë veprat e mira, kanë edukuar veten e tyre në këtë, ia kanë përcjellë ummetit aq sa kanë pasur mundësi, derisa ummeti ka kuptuar hakun dhe mosbesimtarëve iu është qartësuar kufri në të cilin janë. Krahas kësaj ata kanë marr shkaqet materiale, të lejuara dhe që u janë mundësuar. Me gjithë këtë, nuk janë mbështetur në ato shkaqe, por janë mbështetur në Shkaktarin e shkaqeve, në Dorën e të Cilit janë sundimi i qiejve dhe i tokës, dhe presin ndihmën e Tij që ua ka premtuar robërve të Tij besimtarë, njashtu presin realizimin e fjalës së Allahut: {**nëse ju ndihmoni (fenë) Allahun, Ai u ndihmon juve dhe u forcon këmbët tuaja.** } Muhmed, Ajeti 7.
Nuk kanë harruar fjalën e Allahut: {**Edhe ushtritë (ndëshkuese) e qiejve e të tokës janë vetëm të Allahut dhe Allahu është i fuqishëm e i urtë.**} El-Fet'h, Ajeti 7.
Allahu, subhanehu ue teala, thotë: {**e ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij**} El-Mudethir, Ajeti 31. Janë të bindur se fuqia e Allahut do të fitojë, se shenjat e Tij do të shfaqen pasi të japin mundin në marrjen e shkaqeve dhe të përgatiten për xhihad. Prandaj nuk i frikëson fuqia e armikut të tyre nga mosbesimtarët dhe munafikët, sado që të jenë të fortë dhe të bëjnë shkatërrime, sepse fuqia e Allahut është mbi fuqinë e tyre, kokat e tyre janë në Dorën e Allahut, sikur të dëshironte Allahu do t'i shkatërronte. Por kjo ndodhë vetëm për ata që marrin shkaqet e

fitores, dhe të pushtetit, qofshin ato shkaqe fetare apo materiale. Gjithashtu duhet të përkujtojmë se në çështjen e përgatitjes duhet të dallojmë mes xhihadit mbrojtës dhe atij sulmues[124].

*Veprat e gjuhës*

1-Përmendja e Allahut dhe lutjet:

Lutja është ibadet, Allahu thotë: {**Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehennem"**} Gafir, Ajeti 60.

Në përmendjen e Allahut ka: falënderim, lavdërim, madhëri të Allahut, po ashtu nënkupton largimin e njeriut nga forca dhe mundësia e tij, dhe lidhet vetëm për Allahun, subhanehu ue teala.

Kjo shpjegon të vërtetën e mbështetjes dhe kërkimit ndihmë nga Allahu ,subhanehu ue teala.

Kemi përmendur më herët se cilësitë e muxhahidëve prej të cilëve Allahu ka blerë pasurinë dhe shpirtrat e tyre janë: ibadetçi dhe falënderues.

Allahu, subhanehu ue teala, i ka urdhëruar robërit e Tij, muxhahidë, që të përgatiten për takimin me armikun duke e përmendur Allahun, dhe duke iu lutur shumë, sepse kjo është nga shkaqet e fitores. Allahu, subhanehu ue teala, thotë: {**O ju që besuat, kur të konfrontoheni me ndonjë grup, përqendrohuni dhe përmendni çdo herë Allahun që të arrini fitoren e dëshiruar**} Enfal, Ajeti 45.

Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, e kishte traditë leximin e lutjeve dhe dhikrit gjatë natës dhe ditës, andaj duhet që muslimani, veçanërisht muxhahidi dhe ai që e përgatit veten për xhihad, t'i mësojë dhe ta përmend Allahun me ato lutje në kohët e caktuara. Ato lutje e ndihmojnë në qetësimin e shpirtit dhe zemrës, siç e ndihmojnë të mbështetet vetëm në Allahun, të kujtojë se Allahu është afër, siç ka ardhur në hadithin kudsij: "***Unë jam te robi im kur ai mendon për mua, unë jam me atë kur më përmend. Nëse më përmend në veten e tij e përmendi në veten time, nëse më përmend në një shoqëri do ta përmendi në shoqëri më të mire…***"[125]

Kurse përmendja më e madhe e Allahut është leximi i Kur'anit, Allahu thotë: {**Edhe ky (Kur'ani) është këshillë, është i bekuar që Ne e shpallëm**} Enbija, Ajeti 50, dhe thotë Allahu: {**Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij**} Hixhër, Ajeti 9.

Madje thirrësi, apo muxhahidi, duhet t'ia përkushtojë një pjesë të kohës leximit të Kur'anit, mos ta anashkalojë, por ta lexojë dhe ta mësoj përmendësh.

2-Pendimi dhe kërkimi faljes:

Allahu ,subhanehu ue teala, ka përmendur në Ajetin e Tevbes se nga cilësitë muxhahidëve që ka blerë Allahu pasurinë dhe shpirtrat e tyre është se ata janë që pendohen.

---

[124] Shih shenjën 22 në librin "Shenjat në Rrugë" të autorit, f.199.

[125] Buhariu 7405, Muslimi 2675.

Pendimi apo Teubeja është kthimi tek Allahu,subhanehu ue teala, duke u penduar për mëkatin, duke u larguar nga ai dhe nga kthimi në të.
Nevoja e muxhahidit për pendim dhe kërkim të faljes është shumë e madhe, sepse muxhahidi rrezikohet më shumë se të tjerët nga pëlqimi i vetes për veprat e mira që i kryen, pastaj ai në çdo moment është më afër vdekjes, kurse ajo që më së shumti i dëmton muxhahidët janë mëkatet e tyre. Me pendim dhe kërkim të faljes eliminohen ndikimet e mëkatit dhe largohen shkaqet e disfatës, përveç kësaj, pendimi apo teubeja është ibadet nga ibadetet e mëdha që i do Allahu, subhanehu ue teala.
Muxhahidi është njeri, nuk është i pagabuar, mirëpo kur dobësohet dhe rrëshqet në mëkat, nuk duhet të vazhdojë gabimin, por duhet të ngutet në kërkim falje nga Zoti i tij.
Allahu,subhanehu ue teala, thotë: {**Vërtet, ata që janë të ruajtur, kur i prek ndonjë iluzion nga djalli, ata përkujtojnë (Allahun), dhe atëherë shohin (të vërtetën**) } E'Araf, Ajeti 201. dhe thotë:
{**Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë (mëkat) të shëmtuar ose i bëjnë zullum vetës së tyre, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i falë mëkatet përveç Allahut? - dhe duke ditur, nuk vazhdojnë në ata që kanë punuar (në të keqen)** } Ali Imran, Ajeti 135.
Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, edhe pse ishte i pagabuar, kërkonte shumë falje nga Allahu ,subhanehu ue teala, thoshte: **"***Betohem në Allahun, se unë kërkoj falje dhe pendohem te Allahu më tepër se shtatëdhjetë herë në ditë"*[126] dhe thoshte*: "O ju njerëz pendohuni te Allahu, se unë pendohem tek Ai gjatë ditës njëqind herë"*[127]
3-Thirrja tek Allahu, urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja:
Këtë do ta shpjegojmë kur ti vije radha të flasim për shkallën e tretë të xhihadit ndaj vetes.
4-Fjala e vërtetë dhe e mirë:
Kjo kërkon luftimin për të triumfuar ndaj vetes. Nuk është tema për të shpjeguar për vlerën e fjalës së vërtetë, por qëllimi është se thirrësi dhe muxhahidi në rrugën e Allahut prej cilësive më të veçanta ka besnikërinë në fjalë, nuk fsheh në zemër të kundërtën e asaj që thotë, nuk i gënjen vëllezërit e tij, por i këshillon e nuk i mashtron, sepse kështu pastrohen shpirtrat dhe kënaqen zemrat.

*E treta: veprat e gjymtyrëve*

Veprat më me rëndësi për përgatitje janë:

1-Ruajta e namazeve farz dhe nafile:

---

[126] Buhariu 6307
[127] Muslimi 2702.

Kemi përmendur cilësitë e muxhahidëve të përmendur në suren Tevbe, prej të cilëve Allahu ka blerë pasurinë dhe shpirtrat e tyre, ata bëjnë shumë ruku dhe sexhde, kjo cilësi u është ngjitur atyre në një mënyrë sikur të ishte cilësi e pandarë nga ata, sikur nuk i sheh përveç në ruku ose ne sexhde duke adhuruar Allahun me këto shenja të mëdha. Sepse adhurimi është lumturia, drita e jetës dhe kënaqësia e zemrave të tyre.

Prandaj, mbi namazin ata nuk e vlerësojnë pasurinë, as fëmijën, as ndonjë dëshirë nga dëshirat e vetes, por i përgjigjen thirrjeve të namazit pasi ta dëgjojnë thirrjen, e ruajnë kohën e namazit dhe e falin duke i plotësuar ruknet, dhe vaxhibatet e tij. Janë të kujdesshëm dhe nuk i lënë sunetet e namazeve, e falin namazin nafile siç është namazi i natës dhe namazi i duhasë, kanë frikë nga ahireti dhe shpresojnë në mëshirën e Allahut.

Allahu thotë: {**Dhe që për hir të Zotit të tyre natën e kalojnë duke bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë (falen).** } El-Furkan, Ajeti 64, dhe thotë: {**Ata ishin të cilët pak flinin natën**.} Dharijat, Ajeti 17.

Nga përgatitja për xhihad është dhënia rëndësi namazit farz dhe nafile sepse është nëna e ibadeteve, ndalon nga veprat e këqija dhe mëkatet, madje është pajisje për muxhahidin në rrugën e vështirë e të gjatë. Ai ndihmohet me namaz për t'u ballafaquar me obligimet, angazhimet, vështirësitë, luftën dhe vrasjet në xhihad.

Allahu,subhanehu ue teala, thotë:{**O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtetë Allahu është me durimtarët** } Bekare, Ajeti 153.

Ai që nuk ka pajisjen që e lidhë me Allahun, subhanehu ue teala, nuk mund ta vazhdojë rrugën e as të qëndrojë para armiqve në fushën e xhihadit. Pastaj mos të harrojmë hadithin kudsij të kaluar, që përmend ndikimin e afrimit te Allahut me farze dhe nafile, dhe si njeriu e përfiton dashurinë e Allahut. Robi vazhdon të afrohet tek Allahu derisa Allahu ta mbrojë veshin, syrin, dorën dhe këmbët e tij, pra gjymtyrët e tij nuk nisen përveç drejt atyre veprave që i do Allahu.

Sejid Kutubi gjatë shpjegimit të Ajetit të kaluar nga sureja Bekare thotë: "Kur zgjatet afati, vështirësohet mundi, dobësohet apo mbaron durimi, nuk ka pajisje dhe ndihmë që i vije, prandaj e përmend namazin me durimin, sepse është ndihmës që nuk shteret, pajisje që nuk mbaron. Gjeneratorë që ripërtërijnë energjinë, pajisje që pajisin zemrën, dhe litari i durimit zgjatet dhe nuk këputet. Pastaj durimit ia bashkon kënaqësinë, buzëqeshjen, besimin dhe bindjen.

Njeriu i dobët kalimtar, patjetër duhet të lidhet me Allahun, subhanhu ue tala, që nga Ai të pranojë ndihmën, pasi fuqitë dhe mundësitë e tij janë të kufizuara, kur konfrontohet me fuqitë e së keqes së brendshme dhe të jashtme, kur atij i vështirësohet qëndrimi në rrugën e drejtë mes epsheve dhe lakmive, kur atij i rëndohet lufta kundër padrejtësisë dhe çrregullimit që është i ashpër, kur i zgjatet koha dhe vështirësitë zgjaten në jetën e tij të shkurtër, pastaj sheh se nuk ka arritur asgjë, kurse koha e perëndimit është afruar, gaca e jetës po fiket, kur sheh të keqen se rritet, se e mira dobësohet kurse në horizont nuk ka shkëlqim, as shenjë në rrugë.....këtu vihet në

dukje rëndësia e namazit, se është lidhje e drejtpërdrejt mes njeriut kalimtar dhe Zotit të tij që nuk vdes.....se është çelës i thesarit që pasuron, gufon dhe mjafton. Se është nisma nga kufijtë e realitetit të tokës së vogël, drejt realitetit të gjithësisë së gjerë, se është shpirt dhe hije në nxehtësinë e madhe, se është përkëdhelje e dashur për zemrën e lodhur, të vuajtur…. Nga këtu i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, kur ishte në vështirësi thoshte: "*Na qetëso me namaz, o Bilal!* [128]... kur i ngushtohej në ndonjë çështje, falej shumë, që të jetë në kontakt me Allahun ,subhanehu ue teala.

Kjo rrugë Islame, është menhexh i adhurimit. Adhurimi përmban sekrete. Prej sekreteve është pajisja e rrugës, ndihmesa për shpirtin, pastrimi për zemrën, pra kudo qoftë obligimi, ibadeti përherë është çelësi i zemrës për ta shijuar atë obligim me ëmbëlsi, me lehtësi dhe buzëqeshje…Allahu, subhanehu ue teala, kur e zgjodhi Muhamedin, salallahu alejhi ve selem, për një mision gjigant, të vështirë dhe të rëndë i tha: {**O ti i mbështjellë! Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj. Gjysmën e saj ose diç më pak se gjysmën. Ose shto diç prej saj dhe Kur'anin lexoje me vëmendje. Ne do të shpallim ty fjalë të rëndë (të madhe)**} Muzemil, Ajeti 5.

Përgatitja për fjalën e rëndë, obligimin e vështirë, misionin e madh, ishte namazi i natës dhe leximi i Kur'anit….vërtet është ibadet që hap zemrën, që forcon lidhjen, lehtëson çështjen, e lind dritën, dhe që lëshon ngushëllime, qetësi dhe rahati"[129]

2-Agjërimi:

Agjërimi është nga ibadetet e lavdëruara dhe të dashura te Allahu ,subhanehu ue teala, ai e ambienton individin në durim, vendosmëri dhe të fituar ndaj epshit të tij, përveç kësaj është edhe ibadet që e do Allahu, dhe që shpërblen për atë me shpërblim që nuk i barazon shpërblimet e ndonjë ibadeti tjetër, siç ka ardhur në hadithin kudsij "***Agjërimi është për mua dhe Unë e paguaj atë***"[130].

Për qëllim e kemi agjërimin e obliguar, pastaj agjërimin vullnetar dhe ai është shumë llojesh, prej tij është agjërimi i ditës së hënë dhe të enjte, tri ditë në çdo muaj, gjashtë ditët e muajit Sheual, dita e Arafatit, dita e Ashurës, dhe për të gjitha janë transmetuar hadithe të sakta që tregojnë vlerën e këtyre ditëve.

Kurse rëndësia e agjërimit në përgatitjen për xhihad fshihet në forcimin e imanit, shton devotshmërinë që e shtyn robin në kryerjen e urdhrave dhe largimin nga ndalesat. Allahu thotë:

---

[128] Ebu Davudi 4986, Ahmedi 5/364, shejh Alabani në sahih sunen ebi Davud 4172, thotë:hadithi është i saktë

[129] Fi dhilali el-Kur'an 1/141-142.

[130] Buhariu 7492, Muslimi 1151.

{**O ju që besuat, agjërimi (saum) u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.**} Bekare, Ajeti 183.
Allahu, subhanehu ue teala, i ka përmendur cilësitë e muxhahidëve që janë përmendur në suren tevbe, se janë "Saihuunë" dhe nga kuptimet e kësaj fjale që kanë përmendur komentuesit është "Agjërues".
Ruajtja e namazeve nafile dhe agjërimit nafile, kërkon nga robi durim dhe luftë me veten, bindje në dobitë e tij të mëdha në këtë botë dhe në botën tjetër, siç kërkon bindje në rëndësinë e kësaj pajisje parapërgatitje për xhihad. Gjithashtu kërkon bashkëpunim të ndërsjellë mes thirrësve, të kenë programe shkencore, ambiente edukative, bashkëjetesë që do t'u ndihmojë në kryerjen e këtyre ibadeteve, duke pasur në mesin e tyre shëmbëlltyra të mira që me fjalët dhe veprat e tyre do t'i bëjnë të dashura këto ibadete tek njerëzit.

3- Stolisja me veti të mira dhe largimi nga vetitë e këqija:
Islami ka ardhur për të nxitur në moral dhe i ka drejtuar njerëzit që të stolisen me veti të mira, ashtu siç i ka urdhëruar të largohen nga sjelljet e këqija.
Pasi muslimanët janë të urdhëruar në sjellje të mira dhe largim nga sjelljet e këqija, atëherë stolisja me veti të mira edhe më tepër obligohet për thirrësit dhe muxhahidët, sepse ata janë në pozitën e shëmbëlltyrës dhe përmirësimit.
Përveç kësaj, thirrësit dhe muxhahidët ballafaqohen me sprova të ndryshme, ashtu që bëhen të nevojshëm për moral të mirë, për t'i nxitur njerëzit në vepra të mira. Moral që do ta shpinte thirrësin dhe muxhahidin në durim dhe në qëndrime të përmbajtura gjatë bashkëpunimit me njerëzit. Gjithashtu gjatë punimeve të përbashkëta në programe të ndryshme mes thirrësve dhe muxhahidëve mund të ndodhin kundërshtime, e nëse u mungon sjellja dhe morali Islam, në të cilën janë edukuar muxhahidët më herët, do të shfaqen dukuri të padëshiruara, si çrregullimet, ndarjet, mosmarrëveshjet, siç dëgjojmë ndonjëherë për këso rastesh.
Allahu, subhanehu ue teala, e ka cilësuar Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, se ka moral të lartë, dhe ai është shëmbëlltyrë për thirrësit dhe muxhahidët.
Allahu thotë: {**Vërtet, ti je në një shkallë të lartë morali!** } El-Kalem, Ajeti 4. Kur është pyetur Aisheja, radijallahu anha, për moralin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, është përgjigjur: "*morali i tij ishte kur'ani*"[131]. I Dërguari, salallahu alejhi ve selem, thoshte: *"Më të zgjedhurit nga ju, janë ata që kanë moral më të mirë"*[132] dhe thoshte: "*Besimtari me sjelljen e tij, arrin shpërblimin e agjëruesit që falet naten*"[133], pastaj hadithet që flasin për vlerën e sjelljes së mire janë shumë.

---
[131] Muslimi 746.
[132] Buhariu 3559, Muslimi 2321.
[133] Ebu Davudi 4798.

Ibën Kajimi ka përmendur themelet e sjelljes, dhe thotë: Sjellja e mirë ngrihet mbi katër shtylla, nuk mund të imagjinohet ngritja e saj, vetëm se mbi ato shtylla. Ato janë: durimi, nderi, trimëria dhe drejtësia.
Durimi: mbulimin e mllefit e shpie në butësi, urtësi, ndaljen e dorës, dhe nga nxitimi.
Nderi: e shpie në largimin nga të këqijat, veprat dhe fjalët e shëmtuara, e shpie në turp, e që është koka e çdo të mire, e ndalon nga imoraliteti, koprracia, gënjeshtra, shpifja dhe përgojimi.
Trimëria: e bartë në krenari, zgjedhjen e vetive të larta, në bujari, madje e shtyn në nxjerrjen e gjësë më të dashur, në ndarje nga të afërmit, në mbulimin e mllefit, dhe në trimërinë e vetes, e frenon veten e tij nga padrejtësia. Siç ka thënë i Dërguari, sallahu alejhi ve selem: "Nuk *është i forti me kacafytje, por i forte është ai që përmban veten në hidhërim*"[134]. Vërtet kjo është trimëri, kur njeriu sundon veten dhe triumfon kundër armikun e tij.
Drejtësia: e bartë që të jetë i mesëm në sjelljet e tij, modest, mos ta teprojë në asgjë, e bartë në bujari e cila është mesi i shpenzimit dhe koprracisë, e shtyn të ketë vetinë e trimërisë, e cila është mes frikës dhe moskujdesit, e bartë në vetinë e urtësisë e cila është në mes hidhërimit dhe poshtërsisë. Të gjitha rrjedhin nga këto katër cilësi…"[135]
Vetitë e mira janë të shumta, por ne do të përmendim disa veti që kanë të bëjnë me jetën e thirrësve dhe muxhahidëve, dhe që më së shumti kanë nevojë për ato veti:

a). Bujaria dhe shpenzimi në rrugën e Allahut:
Këto veti lindin nga trimëria, siç ka përmendur Ibën Kajimi –Allahu e mëshiroftë – se janë nga themelet e moralit të mirë, sepse trimëria e shtyn njeriun të nxjerrë dhe të ndahet nga gjërat e dashura, duke filluar nga harxhimi i pasurisë, lënia e pozitës, dhe përfundimisht flijimin e shpirtit, që është gjëja më e dashur dhe më e shtrenjtë që posedon njeriu.
Zakonisht koprracin nuk e gjen vetëm se frikacak, sepse koprracia dhe frika janë shokë, siç janë trimëria dhe bujaria shokë. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, në lutje ka përmendur frikën krahas koprracisë, thotë: "*O Zot unë kërkoj mbrojtje tek ti nga koprracia dhe kërkoj mbrojtje tek ti nga frika*"[136]. Prandaj duhet ta luftojmë veten për të arritur bujari, ta adaptojmë në bujari dhe dashuri ndaj së mirës. Muxhahidi është i nevojshëm për këtë, sepse ambienti i xhihadit është ambient i shpenzimit, natyrisht është edhe ambient i solidaritetit dhe bashkëpunimit mes muxhahidëve. Ambientet e xhihadit nuk kanë hapësire për koprracët dhe egoistët. Ajo që ndihmon në forcimin e vetisë së bujarisë janë veprat që i kemi përmendur si sinqeriteti, asketizmi, dhe dashuria në atë që ka përgatitur Allahu për robërit e Tij muxhahidë në ahiret. Gjithashtu në këtë ndihmon edhe jeta në ambientet e dijetarëve, asketëve, dhe pjesëmarrësve në xhihad, sepse shikimi në shëmbëlltyrat nga bujarët, trimat, asketët dhe shoqëria e gjatë me ta, ka ndikim në kultivimin e

[134] Muslimi 2609.
[135] Medarixhu salikin 2/308.
[136] Buhariu 6370.

kësaj vetie dhe vetive tjera të mira. Po ashtu leximi nga jeta e trimave, bujarëve nga të parët e këtij umeti dhe mbi të gjithë leximi i jetës së zotërisë së muxhahidëve – Muhamedit, salallahu alejhi ve selem – janë nxitës për ndjekjen e gjurmëve të tyre.

b). Falja dhe frenimi i mllefit:

Në Kur'an dhe hadithe kanë ardhur shumë argumente që i lavdërojnë njerëzit që kanë këto veti dhe u premtojnë atyre shpërblim të madh. Allahu thotë: {**Dhe ngutuni (me punë që meritoni) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për në një Xhennet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit. Të cilët japin kur janë shlirë edhe kur janë në vështirësi dhe që e frenojnë mllefin, që u falin (të keqen) njerëzve, e Allahu i do bamirësit.**} Ali Imran, Ajetet 133-134.

Nëse mendojmë në këtë Ajet, do të shohim se Allahu, subhanehu ue teala, para këtij Ajeti ka përmendur luftën e Uhudit dhe përgatitjen për të: Allahu thotë: {**Përkujto (O i dërguar) kur dole nga familja jote që t'ua përcaktosh besimtarëve vendet për luftë, e Allahut është që dëgjon (fjalët) dhe që kupton (qëllimet).**} Ali Imran, Ajeti 121.

Pasi ka përmendur Ajetet për këtë luftë, biseda kalon në ndalimin e besimtarëve nga ngrënia e kamatës, pastaj i nxitë për në Xhennet duke dhënë nga pasuria e tyre në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala, t'ua falin njerëzve, të frenojnë mllefin, pastaj biseda kthehet dhe vazhdon për luftën e Uhudit, ku Allahu thotë: {**Përpara jush kanë kaluar popujt ndaj të cilëve janë zbatuar ligjet, ndaj, udhtoni nëpër tokë** } Ali Imra, Ajeti 137.

- Ç'farë na jep të kuptojmë ndërmjetësimi i këtyre Ajeteve, me Ajetet që flasin për luftën e Uhudit?

Kësaj i përgjigjet Sejid Kutbi -Allahu e mëshiroftë-; " …këto udhëzime përfshirëse nuk janë indiferente nga beteja, sepse shpirti nuk triumfon në luftë, vetëm pasi të triumfon në betejat morale, sistemore dhe emocionale, ata që ikën kur u takuan dy palët në "Uhud" i mashtroi shejtani për shkak të disa mëkateve që i kishin vepruar. Ata që triumfuan në betejat e besimit, pas Pejgamberëve të tyre, ata e filluan betejën duke kërkuar falje për veten nga mëkatet, duke u kthyer te Allahu, duke u kapur për litarin e Tij, kurse pastrimi nga mëkatet, mbështetja në Allahun dhe kthimi tek Ai, janë nga shkaqet e fitores, dhe nuk janë jashtë arenës.

- Largimi i sistemit të kamatës dhe kalimi në një sistem bashkëpunimi dhe solidariteti, është nga shkaqet e fitores, mandej shoqëria që bashkëpunon është më afër fitores se një shoqëri kamatarie. Po ashtu frenimi i mllefit dhe t'ua falësh njerëzve, janë nga shkaqet e fitores, sepse sundimi i vetes është nga fuqitë e betejës. Pra dashuria, solidarizimi, dhe falja mes vete në një shoqëri, është forcë me ndikim"[137]

Fjala se muxhahidët duhet të përgatiten me këtë veti dhe të edukohen në këtë veti, lind nga ajo se muxhahidi në rrugën e tij të gjatë mund të ballafaqohet me gabimet që bëhen ndaj tij nga

[137] Fi dhilali el-kur'an

vëllezërit që e shoqërojnë në rrugën e xhihadit, apo me vëllezërit e tij muslimanë që ndoshta e ngushtojnë me fjalë apo braktisje. Nëse nuk është në një shkallë të lartë të moralit – veçanërisht në vetinë e faljes dhe urtësisë- ndoshta nuk do të durojë për gabimet që i bëhen me të padrejtë, ashtu që do të sillet në mënyrë që nuk i takon muslimanit, e mos të flasim muxhahidit, i cili mendon se ka triumfuar para dëshirave të vetes dhe qëllimeve të epshit.

- Hidhërimin dhe hakmarrjen e bën vetëm për Allahun, subhanehu ue teala, nuk fshihet në atë se çfarë mund të sjellë hakmarrja nga përçarja e rreshtave të thirrësve, të muxhahidëve, dhe ndarjen e fjalës, mandej hakmarrja është edhe derë e zilisë dhe smirës.

Durimi, falja, fshehja e mllefit, dhe adaptimi i vetes në durim dhe sinqeritet, kërkon një xhihad të ashpër kundër vetes, sepse sinqeriteti (ikhlasi) është nga shkaqet e shërimit të gjoksit dhe pastron zemrën nga zilia dhe urrejtja. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, thotë: *"Tri gjëra nuk i ka zili zemra e msulimanit* – dhe ka përmendur – *kryerjen e veprës për hir të Allahut (me ikhlas)*"[138].

- Gjithashtu edukimi shoqëror, të shikuarit në shëmbëlltyrat e urtësisë, faljes, mos nxitimit, dhe leximi i jetës së të sinqertëve, ka ndikim të madh në mobilizimin e njeriut me këto veti të larta.

Ibën Kajimi thotë: "...Në falje ka urtësi, ka ëmbëlsi, qetësi, krenari të shpirtit, nderë, shërim dhe kompensim që nuk e do ta gjesh në konfrontim dhe hakmarrje"[139]

c). Amaneti dhe ruajtja e besës (premtimit):

Allahu, subhanehu ue teala, ka përmendur se nga vetitë e besimtarëve të shpëtuar është ruajtja e amanetit dhe marrëveshjeve, thotë: { **Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët: ata të cilët janë të përulur dhe janë të kujdesshëm gjatë faljes së namazit** } Mu'minun, Ajeti 1-2. - deri te fjala – [**dhe ata të cilët me kujdes i ruajnë ato që u janë besuar (sende ose fjalë), e ruajnë edhe premtimin e dhënë,**} Mu'minun Ajeti - 8.

Ka urdhëruar në kryerjen e amanetit me fjalën e Tij, ku thotë: {**Allahu ju urdhëron që t'u jepni amanetin të zotëve të tyre** } Nisa, Ajeti 58**,** ka ndaluar nga tradhtia e amanetit dhe ka thënë**: {O ju që besuat, mos e tradhtoni Allahun dhe të dërguarin, që të tradhtoni amanetet tuaja, ndërsa ju e dini.**} Enfal ,Ajeti 27.

Me shprehjen e fjalës amanet, për qëllim është: kryerja e të gjitha obligimeve me të cilat Allahu i ka obliguar robërit e Tij, qofshin ato të lidhura me të drejtat e Allahut, apo me të drejtat e njerëzve. Këtë kuptim e ka fjala amanet në suren: {**Ne u ofruam amanetin (obligimet) qiejve, tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta marrin përsipër atë u frikësuan prej tij, ndërsa njeriu atë e mori mbi vete; dhe ai i bëri padrejtë vetes, dhe ishte padijshëm** } Ahzab Ajeti - 72.

Kurse fjala amanet në kuptimin e veçantë, ka për qëllim të gjitha që i lihen njeriut në besim, qofshin nga pasuria, sekretet, përgjegjësitë e caktuara, marrëveshjet, kontratat, e të tjera. Ruajtja e tyre, mos mashtrimi dhe mos tradhtia në ato.

---

[138] Musned Ahmed 5/183, Tergib ve terhib 1/23.
[139] Medarixhu salikin 2/319.

Ruajtja e amanetit është nga vetitë e ndershme, që tregojnë se ai njeri ka devotshmëri dhe ka frikë Allahun. Prandaj duhet t'i jepet rëndësi përforcimit të kësaj vetie, veçanërisht në edukimin e njerëzve, dhe të atyre që përgatiten për xhihad. Sepse muxhahidi sprovohet me raste ku kërkohet nga ai të mbush premtimin, apo marrëveshje për kryerjen e ndonjë misioni të caktuar në xhihad, apo merr sekrete që kanë të bëjnë me xhihadin, apo i lihen në amanet pasuri të xhihadit, dhe obligime të ndryshme për të cilat ka nevojë thirrja dhe xhihadi në rrugën e Allahut, subhanehu ue teala.

Po ashtu në amanet hyn angazhimi me përgjegjësi, ata që meritojnë, sepse përgjegjësitë janë prej amaneti. Transmeton Muslimi nga Ebi Dherri se ka thënë : "I thashë: *O i Dërguar i Allahut a nuk po më jep ndonjë përgjegjësi*? Tha: *O Ebu Dherr, je i dobët, ajo është amanet, kurse në ahiret, është turp dhe pendim*"[140] dhe thotë; "*Kur të humb amaneti prite ditën e kijametit,* I thanë: *Si humbet amaneti*? Tha: "*kur çështja lihet në dorën e atij që nuk e meriton*"[141]

-Ne sot jetojmë në një kohë që ka humb amaneti, zemrat e njerëzve janë dobësuar, ashtu që njerëzit që kanë këto veti janë pak. Prandaj duhet të përqendrohemi në këtë veti gjatë edukimit të njerëzve për xhihad, të përdorim mjetet e lejuara për ta forcuar këtë veti, duke i forcuar veprat e mira të zemrës, që i kemi përmendur.

Ajo që flet se besnikët sot janë pak, është edhe hadithi iHudhejfes, radijallahu anhu, ku ankohet për kohën në të cilën mungon amaneti, thotë: " Isha në një kohë kur nuk mërzitesha se kujt do t'i shitja, nëse do të ishte musliman, feja e tij do ta bënte të ma kthej hakun tim, nëse do të ishte hebre apo i krishterë, instinkti i tij do ta bënte të ma kthej hakkun tim. Kurse sot nuk do t'i shisja përveç filanit dhe filanit"[142] tregon se besimi ka humbur dhe mungon tek njerëzit. Kur Hudhejfe ankohet për kohën e tij, çfarë mbetet për kohën tonë??

---

[140] Muslim 1825.
[141] Buhari 59.
[142] Buhari 6497, Muslimi 143.

## SHKALLA E TRETË

*Luftimi i vetës për t'i thirrur dhe mësuar njerëzit*

Thirrja është e gjerë dhe sferat e saj janë të ndryshme, mirëpo në këtë shkallë do të trajtojmë thirrjen dhe shpjegimin që duhet bërë tek njerëzit për fenë, sepse kjo e parakalon xhihadin ushtarak. Këtë lloj të xhihadit mund ta quajmë edhe si xhihad i shpjegimit dhe i përcjelljes së fesë te njerëzimi duke ua mësuar teuhidin, realitetin e robërisë që i bëhet vetëm Allahut, njohjen e Allahut, subhanehu ue teala, me emrat dhe cilësit e Tij, adhurimin që i bëhet vetëm Allahut me anë të shtyllave të Islamit, rrugën e mosbesimtarëve dhe kriminelëve, si dhe gjithë atë që e mohon teuhidin.

Mund të themi se kjo është lufta e vetes në urdhërim dhe ndalim nga e keqja. Allahu, subhanehu ue teala, ka përmendur cilësitë e muxhahidëve të cilët kanë lidhur marrëveshje me Allahun, subhanehu ue teala, në fjalën e Tij: {**Allahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre…** } Tevbe, Ajeti 111.

Në mes këtyre cilësive ka përmendur: {**që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqijat, edhe përmbushin dispozitat e Allahut. Pra, përgëzoj besimtarët.**} Tevbe, Ajeti 112.

Xhihadi në realitet është degë e urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, sepse qëllimi i xhihadit –siç kemi përmendur– është për të qenë fjala e Allahu më e larta, duke e ngritur më të mirën, e ajo është Teuhidi dhe adhurimi i Allahut të vetëm, eliminimi i të keqes më të madhe dhe ai është shirku.

Pasi urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja fillojnë me xhihadin e shpjegimit dhe kumtimin e fesë tek njerëzit, duke e bërë të qartë rrugën e besimtarëve nga ajo e kriminelëve, atëherë xhihadin luftarak kundër mosbesimtarëve dhe renegatëve, e parakalon xhihadi i urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja. Që thirrja të merr hakun e vet në shpjegim, në shpjegimin e realitetit të Islamit, në realitetin e mynafikëve e kriminelëve të cilët i pushtojnë njerëzit dhe i bëjnë robër të tyre. Pastaj ata përdorin të gjitha mjetet që i kanë nën kompetencat e tyre, duke filluar nga mediumet, vetëm e vetëm për të përhapur kulturën, të kotat e tyre dhe për t'ua imponojnë njerëzve se ata janë legjitimë në të vërtetën, ndërsa thirrësit janë ekstremistë që dëshirojnë të bëjnë çrregullime dhe kanë dalë kundër ligjit!!

Këtu kemi për qëllim xhihadin sulmues në një situatë ku njerëzve nuk u është bërë e qartë rruga e besimtarëve nga rruga e kriminelëve, por gjendja e tyre është e koklavitur, meqë kriminelët i shikojnë si përmirësues, e muxhahidët si çrregullues. Kurse në xhihadin mbrojtës siç kemi përmendur, flamuri i kufrit është i qartë, po ashtu i qartë është edhe flamuri i besimtarëve të cilët e luftojnë armikun, dhe nuk ka paqartësi.

Ai që nxiton dhe e tejkalon xhihadin e shpjegimit për në xhihadin sulmues, do ta gjejë veten të përfshirë në një konfrontim me vëllezërit e tij muslimanë, të cilët jetojnë nën sistemet e kufrit, ku

njerëzve u është pështjellur çështja e atyre sistemeve, ashtu që nuk dinë ti dallojnë muxhahidët, dhe nuk u ka ardhur e vërteta e thirrjes së tyre, sepse mësimet ata i marrin nga mediumet e kriminelëve që i devijojnë njerëzit dhe e ndryshojnë të vërtetën. Mirëpo nëse thirrja merr hakun e saj në shpjegim dhe sqarim, dhe e vërteta arrin deri tek njerëzit, atëherë largohet paqartësia, zgjerohet baza e thirrjes, bëhet së paku edukimi minimal i njerëzve në të kuptuarit e saktë të kësaj feje, njihen kriminelët që kanë pushtetin, qartësohet kufri i tyre dhe, nëse muxhahidët kanë mundësitë minimale të përgatitjes materiale dhe imanore, le të ballafaqohen me armikun e tyre, sepse në këtë gjendje njerëzit tashmë e kanë kuptuar të vërtetën e tyre dhe të vërtetën e rrugës së besimtarëve.

- Pas kësaj ai që ka zgjedhur rrugën e besimtarëve, apo rrugën e mosbesimtarëve, e ka zgjedhur me vetë dëshirë, largohet pengesa fetare për t'i luftuar ata mosbesimtarë dhe ata që qëndrojnë në rreshtat e tyre, sepse shpjegimi u ka ardhur, argumenti u është qartësuar.

Kur vërtetojmë rëndësinë e njohjes së rrugës së mosbesimtarëve dhe të besimtarëve, dhe kumtimin e kësaj tek të tjerët, kjo nënkupton se thirrësit dhe muxhahidët paraprakisht kanë kuptuar rrugën e besimtarëve dhe të kriminelëve, përndryshe si do t'ia sqarojnë këtë njerëzve, sepse i varfëri nuk ka për të dhënë. Në gradën e parë nga gradat e "Xhihadi ndaj vetes" kemi përmendur luftimin e vetes për të mësuar udhëzimin, fenë e vërtetë, dhe njohjen e asaj që e prishë fenë. Dallimi i atyre që ndjekin rrugën e vërtetë, nga ata që ndjekin rrugën e kriminelëve, është i domosdoshëm për të shpëtuar nga rruga e kriminelëve.

Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: "Vërtet përsosmëria e Islamit është në urdhërimin në të mirë dhe ndalimin nga e keqja dhe kjo plotësohet me xhihadin në rrugën e Allahut. Kush është rritur në të mira dhe nuk njeh tjetër, ka mundësi që mos të dijë të keqen dhe dëmin e saj sikur ai që e din të keqen, madje as xhihadi tek ai nuk është sikur te ai që njeh. Andaj njohësi i të keqes dhe shkaqeve të saj, nëse ka qëllim të mire, ka potencial për të shpëtuar nga e keqja dhe për t'i ndaluar të tjerët dhe për t'i luftuar mëkatarët, e që dikush tjetër nuk ka mundësi ta bëjë. Prandaj Sahabët kishin iman dhe xhihad më shumë se të tjerët që erdhën pas tyre, për shkak njohjes së plotë që kishin për të mirën dhe të keqen, për shkak dashurisë së plotë të tyre ndaj të mirës dhe urrejtjes së madhe ndaj të keqes. Ata kishin kuptuar Islamin, veprat e mira, të keqen e kufrit dhe mëkateve. Ka njerëz që kanë shijuar varfërinë, frikën dhe sëmundjen, dhe janë më të kujdesshëm ndaj pasurisë, shëndetit dhe sigurisë se ata që nuk e kanë shijuar. Prandaj thuhet : Bukurinë e tregon e kundërta e saj"[143]

Diçka të afërt me fjalët e Ibën Tejmijes ka thenë Sejdi Kutbi –Allahu e mëshiroftë– në shpjegimin e Ajetit: {**Ja, kështu Ne i sqarojmë argumentet, në mënyrë që të dalë në shesh rruga e kriminelëve.** } En'am, Ajeti 55.

[143] Mexhmul Fetava 10/301.

Thotë: "Kjo rrugë, është rruga që ka zgjedhur Allahu për të vepruar me njerëzit....sepse Allahu e di se formimi i bindjes së besimit në të vërtetën dhe të mirën, mundëson pamjen e anës së kundërt, të kotën dhe të keqën. Ja mundëson të bindet se kjo është e keqe dhe nuk ka të mire në të, se ajo në të cilën është i bindur është e vërteta dhe s'ka të keqe në të….po ashtu fuqia e presionit të së vërtetës, nuk lind vetëm nga ndjenjat se ai është në vërtetën, por edhe nga ndjenjat se kundërshtari i tij që e lufton është në të kotën…..se ndjek rrugën e kriminelëve, siç ka përmendur Allahu, subhanehu ue teala, në Ajetin tjetër se çdo të Dërguari i ka bërë armik: {**Shi kështu, Ne secilit pejgamber ia bëmë ndonjë armik prej jobesimtarëve,**} Furkan, Ajeti 31.
Me qëllim që në shpirtin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, dhe në shpirtrat e besimtarëve, të rrënjoset besimi, bindja dhe qartësia se ata që i armiqësojnë, janë kriminelë.
Shpalosja e kufrit, e të keqes dhe krimit është e domosdoshme për t'u qartësuar imani, mirësia dhe përmirësimi. Qartësimi i rrugës së kriminelëve është synim hyjnor në Ajetet e Kur'anit. Sepse çfarëdo mashtrimi, apo dyshimi në qëndrimin e kriminelëve, kthehet mashtrim dhe dyshim në qëndrimin e besimtarëve dhe rrugën tyre. Këto janë dy faqe përballë njëra tjetrës, dy rrugë të ndara…patjetër duhet qartësim i ngjyrave dhe vijave… prej këtu duhet të fillojë çdo lëvizje Islamike në qartësimin e rrugës së besimtarëve dhe rrugës së kriminelëve. Patjetër duhet të filloj me njohjen e rrugës së besimtarëve dhe njohjen e rrugës së mosbesimtarëve, dhe vënien e një adrese për besimtarët, që dallon nga adresa e mosbesimtarëve kriminel, këtë në botën reale e jo në botën e teorisë. Të dinë thirrësit Islam dhe lëvizja Islame kush janë besimtarë përreth tyre, dhe kush janë kriminelët përreth tyre, të definohet rruga e besimtarëve, metodologjia dhe shenjat e tyre, dhe të definohet rruga e kriminelëve, metodologjia dhe shenjat e tyre. Kështu që mos të përzihen këto dy rrugë, as mos të ngjasojnë adresat, dhe mos të përzihen shenjat, dhe karakteristikat mes besimtarëve dhe kriminelëve.
Ky shpjegim dhe kjo qartësi ishte e plotë atë ditë kur Islami ballafaqohej me mushrikët në gadishullin arabik. Rruga e muslimanëve të mirë ishte po ajo rrugë që ndiqte i Dërguari I Allahut , salallahu aljehi ve selem, dhe rruga e mushrikëve kriminel ishte rruga e atyre që nuk pranonin të futen në këtë fe ….me gjithë këtë shpjegim dhe qartësi, Kur'ani zbriste dhe Allahu i qartësonte Ajetet në atë mënyrë siç kaluan ilustrimet në këtë sure –si në shembullin e fundit – për ta qartësuar rrugën e kriminelëve! Mirëpo vështirësia më e madhe me të cilën ballafaqohen lëvizjet Islame nuk ka të bëjë me këtë…ajo sot paraqitet në disa njerëz nga pasardhësit e muslimanëve, në tokat që dikur quheshin shtete Islame, kur sundonte feja e Allahut, gjykohej me ligjin e sheriatit...pastaj kjo tokë, dhe këta njerëz e lanë esencën e Islamit dhe e shfaqin vetëm emrin. Mohojnë elementet e Islamit me besim dhe realitet -edhe pse mendojnë se besojnë Islamin me zemër!!- Islami është të dëshmosh se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut….kurse dëshmia prezantohet duke besuar se vetëm Allahu është Krijues kësaj gjithësie, çdo gjë është në Dorën e Tij, se Allahut –dhe vetëm Atij– njerëzit i përulen me simbolet e adhurimit dhe gjithë lëvizjen e jetës së tyre, se nga Allahu njerëzit marrin ligjin dhe i

nënshtrohen ligjit të Tij në të gjitha çështjet e jetës… çdo individ që nuk e thotë shehadetin me këtë kuptim, ai nuk e ka thënë fjalën e dëshmisë dhe nuk ka hyrë ende në Islam, sido që të jetë emri, familja dhe llagapi i tij. Çdo tokë në të cilën nuk është realizuar shehadeti me këtë kuptim, ajo tokë nuk i është nënshtruar Islamit dhe Islami ende nuk ka hyrë në atë vend. Kjo është më e vështira me të cilën ballafaqohen lëvizjet e vërteta Islame në ato vende ku ka kësi njerëz!!
Më e vështira që ballafaqohen këto lëvizje është mjegulla, paqartësia dhe përzierja që ka përfshirë kuptimin e kësaj fjale –la ilahe il-lallah– dhe kuptimin e fjalës Islam në një anë, kuptimin e fjalës shirk, dhe kuptimin e fjalës xhahiljet në anën tjetër…
Më e vështira nga e cila ankohen, lëvizjet është mosqartësimi i rrugës së muslimanëve dhe e të mirëve nga rruga e mushrikëve dhe kriminelëve, përzierja e simboleve dhe adresave, përzierja e emrave dhe cilësive, konfuzioni që krijohet nga mos shpjegimi dhe ndarja e rrugës! Armiqtë e lëvizjeve Islame e dinë këtë zbrazëtirë, andaj ndalen në të, e zgjerojnë, e veshin dhe e përziejnë derisa shprehja e fjalës Islam dhe kufër bëhet çështje e cila duhet të kuptohet sipas traditës së njerëzve dhe terminologjisë së tyre, por jo të kthehet te fjala e Allahut, subhanehu ue teala, dhe fjala e të Dërguarit, salallahu alejhi ve selem!! Kjo është vështirësia më e madhe…kjo është barrikada e parë që patjetër duhet ta tejkalojnë ata që thërrasin tek Allahu në çdo gjeneratë!
Thirrja patjetër duhet të fillojë nga qartësimi i rrugës së besimtarëve dhe rrugës së kriminelëve…. thirrësit për ta thënë të vërtetën nuk duhet pushuar, as të bëjnë lajka, mos të frikësohen dhe mos t'i pengojë asgjë, as britma e atyre që thonë: Shikoni!! Ata i bëjnë muslimanët mosbesimtarë!!...

Po, gjithsesi thirrësit duhet ta kalojnë këtë barrikadë dhe në veten e tyre të plotësohet kjo qartësi, që të marshojnë me të gjitha forcat në rrugën e Allahut, mos t'i pengojë asnjë dyshim, asnjë mjegull, asnjë etiketim. Fuqitë e tyre nuk nisen ndryshe vetëm se kur me bindje të besojnë se ata janë "Muslimanë" dhe se ata që qëndrojnë në rrugë, pengojnë dhe i pengojnë njerëzit nga rruga Allahut, janë kriminelë[144].
Ai që shikon me vëmendje udhëzimin e Pejgamberit,salallahu alejhi ve selem, në Meke, dhe si u ballafaqua me mushrikët në atë periudhë do të gjejë se xhihadi i tij në Meke ishte xhihad i shpjegimit, edukimit dhe kumtimit. Nuk njihet nga ai, salallahu alejhi ve selem, se është konfrontuar në atë kohë, me mushrikët me anë të armës, madje as shokëve të tij nuk ua ka lejuar, vetëm për shkak– Allahu e di më së miri – që thirrja të merr hakun e saj të kumtimit, fuqisë dhe të edukojë një bazë të fortë. Për hir të kësaj thirrje Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, ka bartur mundime dhe dënime të ndryshme që u janë bërë shokëve të tij, derisa u qartësua rruga e besimtarëve nga rruga e mushrikëve kurejshë kriminel. Kur u qartësuan të dy rrugët dhe nuk mbeti paqartësi, atëherë Allahu, subhanehu ue teala, ia lejoi të Dërguarit të Tij

[144] Fi dhilali el-Kur'an 2/1105-1107

dhe besimtarëve hixhretin, pastaj xhihadin. E gjithë kjo u lejua pasi ata gjetën shokë dhe vend ku do të strehoheshin dhe do të niseshin nga aty, ndoshta kjo ishte njëra nga urtësitë për hir të së cilës besimtarët ishin të urdhëruar të mos e ngrenë dorën për luftë përderisa qëndrojnë në Meke.
Për këtë fazë të thirrjes dhe rendësin e shpjegimit të rrugës së besimtarëve dhe rrugës së kriminelëve, para konfrontimit me mosbesimtarët flet Muhamed Kutbi dhe thotë: "Kemi nevojë të ndalemi e të mendohemi gjatë për formimin e gjeneratës së parë, sepse aty gjen pajisje të plotë çdokush që dëshiron të thërret, apo të lëviz me këtë fe në botën e realitetit. Ajo gjeneratë ishte formuar nën kujdesin e Allahut, subhanehu ue teala, ashtu si i tha Allahu Musait, alejhi selem:{ **e që të edukoheshe nën mbikëqyrjen Time"**} Ta-Ha, Ajeti 39, nën kujdesin e Tij u përgatit edukatori më i madh i historisë njerëzore, Muhamedi, salallahu alejhi ve selem, andaj ishte gjeneratë e pakrahasueshme në gjithë historinë njerëzore, Allahu e udhëzonte me shpallje, kurse Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, vazhdonte t'i edukojë dhe t'ju jep udhëzime, kështu që kësaj gjenerate iu mblodhën të gjitha mjetet e duhura për t'u formuar në pamjen më të lartë. Ajo gjeneratë u bë sikur mësimi "ilustrues" të cilin profesori ua mban studentëve për t'i mësuar se si duhet të japin mësim, kur të arrijnë shkallën e të dhënit mësim.
Pastaj dëshira e Allahut, subhanehu ue teala, është që çështja e kësaj feje të plotësohet me ligjet e natyrshme –e jo me ligje jo të natyrshme – për një urtësi që e ka dashur Allahu, subhanehu ue teala, që mos të vije ndonjë gjeneratë pasive e që do të thoshte: Gjenerata e parë është ndihmuar me mrekulli, kurse mrekullitë kanë pushuar pas vdekjes së Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem.
- Përveç mrekullisë me të cilën janë dalluar pjesëmarrësit e Bedrit, dhe mrekullive që kanë të bëjnë me personalitetin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, të gjitha çështjet e Islamit kanë rrjedhur sipas ligjit të natyrshëm. Duke filluar nga dobësia, sprovimet, durimi, kalitja, siguria nga frika, pastaj vendstrehimi dhe fuqia, dhe në fund përhapja nëpër tokë. Prandaj mësimet e përfituara nga gjenerata e parë, janë mësime të përhershme, nuk lidhen vetëm me gjeneratën e pare, por janë të shëndosha për veprim çdoherë kur ngjajnë kohërat, sepse janë ligje të natyrshme, dhe nuk janë ndodhi të shpejta që nuk përsëriten. Pasi Allahu, subhanehu ue teala, na ka këshilluar në librin e Tij që të mendojmë në ligjet e Zotit dhe të mësojmë historinë – që në të vërtet është kronologji e ligjeve në botën e reale – sepse meriton të ndalemi e të mësojmë formimin e gjeneratës së parë, që të marrim nga ajo mësime dhe shembuj, të jenë udhëzim për lëvizjet tona, që do të na ruajnë të qëndrojmë në rrugën e drejtë dhe mos të devijojmë… Allahu, subhanehu ue teala, thotë: {**Ja, kështu Ne i sqarojmë argumentet, në mënyrë që të dalë në shesh rruga e kriminelëve.** } En'am, Ajeti 55.
Ardhja e këtij Ajeti në periudhën mekase përmban kuptim të qartë se qartësimi i rrugës së kriminelëve është qëllim i cili synohet. Pra zbritja e këtij Ajeti në periudhën mekase, nënkupton se qartësimi i rrugës së kriminelëve është nga qëllimet e thirrjes, madje nga domosdoshmëritë e thirrjes në fazën e parë në të cilën formohet shoqëria muslimane.

- Ç'farë i sjell davetit qartësimi i rrugës së kriminelëve?
Qartësimi I rrugës së kriminelëve përmban dy çështje:
E para: shpjegimi se kush janë kriminelët.
E dyta: shpjegimi i rrugës që ndjekin ata, me të cilën janë bërë kriminel.
Kush janë kriminelët? Cila është rruga e tyre? Dhe ç'farë është lidhja e shpjegimeve të Ajeteve me qartësimin e rrugës së kriminelëve?
Ajetet kanë shpjeguar domethënien e hyjnisë dhe kjo është çështja e pare dhe më me rendësi në Kur'an, veçanërisht në suret Mekase. Ajetet shpjegojnë se Allahu ashtë vetmi pashoq, nuk ka partner në krijim as në kujdestari, dhe në asgjë. Kështu vazhdonte zbritja e Ajeteve në shpjegimin e atributeve të Allahut dhe mohimin se Ai ka partner, derisa ky kuptim u bë i qartë për të gjithë, për ata që besuan dhe për ata që nuk besuan. Mushrikët ishin të vetëdijshëm se ç'farë dëshironte prej tyre i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, derisa thanë ashtu siç na njofton Kur'ani: {**A mendon ai t'i bëjë zotat Një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme!** } Sad, Ajeti 5… nga kjo thirrje njerëzit u ndanë në dy grupe: Grupi i besimtarëve të cilët ishin ata që besuan se Allahu është i vetëm dhe e adhuruan duke mos i shoqëruar asnjë send, ndoqën atë që u zbriti nga Zoti i tyre, dhe Grupi e kriminelëve, që refuzuan të besojnë, dhe të adhurojnë vetëm Allahun dhe të ndjekin atë që u kishte zbritur atyre.
Cilës palë i takonin kurjshët në këtë ndarje?
Para zbritjes së Ajeteve që shpjegojnë këtë, ata ishin pronarët e ligjit, kurse besimtarët në shikimin e kurejshëve dhe njerëzve ishin ata që kanë dalë kundër ligjit. Atëherë çfarë ishte qëndrimi pas shpjegimit të Ajeteve? Pasi kurejshët kishin refuzuar të besojnë vetëm në Allahun, subhanehu ue teala, ta adhurojnë e mos t'i bëjnë shok në adhurim dhe të ndjekin atë që e ka zbritur Allahu, A mbetën ata si sundues legjitim, a ishin besimtarët dalësit kundër ligjit? Apo ndërroi gjendja së paku tek disa njerëz! Ashtu që kurejshët u bënë nga kriminelë kurse besimtarët njerëz të ligjit??
Ishte një ndryshim i madh në rrugën e thirrjes, që njerëzve t'u bëhet e qartë se kush janë kriminelët, cila është rruga e tyre dhe të njohin se kush janë në të vërtetën dhe cila është rruga e vërtetë.
Problemi te kurejshët qëndronte në atë se ishin kujdestarët e Qabes që e madhëronin gjithë arabët, përveç kësaj ata ishin të pasurit, ishin njerëzit e pozitës dhe që njiheshin me farefis. Në shikim të xhahiljetit ata posedonin të gjitha elementet e legjitimitetit, të përziera me fenë e ndryshuar që ia përshkruanin Ibrahimit dhe Ismailit, alejhimu selam,….largimi i legjitimitetit nga ata nuk ishte çështje e lehtë, veçanërisht kur dihej se ata që kishin dalë kundër tyre ishin të varfër, nuk kishin fuqi dhe pasuri, e as mbështetje nga dikush që kishte pushtet!

Akideja e saktë ishte e vetmja që kishte mundësi të shpalosë nga ata legjitimitetin e pretenduar, të zbulojë të vërtetën se ata janë kriminelë që nuk janë legjitim, sepse refuzojnë besimin në Allahun, të adhurojnë vetëm Atë, dhe të ndjekin atë që e ka zbritur Allahu.
Këtu pyesim: Sikur besimtarët të hynin në luftë me kurejshët në Meke, a do të qartësohej rruga e kriminelëve? Sikur të hynin në betejë me kurejshët në kohën kur njerëzit ndjenin se kurejsjhët janë sundues legjitim, e besimtarët janë kundër ligjit, a do të mund të depërtonte në mendjet e ensarëve – ashtu si u pranua në mendjen e ensarëve - se çështja ka peshore tjetër, peshohet ndryshe, e jo me atë se kush është kujdestar i Qabes, kush ka pasuri, kush ka numër, kush ka traditë, dhe histori? Por peshorja është fjala La ilahe il-lallah …besimi në Hyjninë e Allahut, subhanehu ue teala, të Vetmin dhe të Pashoq, dhe ndjekja e asaj që e ka zbritur Allahu, subhanehu ue teala, se kjo është e vërteta dhe s'ka të vërtetë tjetër pas kësaj, se kjo është çështja më e madhe mbi të cilën ndërtohet çdo gjë.
A do të arrinte e vërteta që e bartin besimtarët, në zemrat e një grupi njerëzish, ashtu si ka arritur te zemrat e ensarëve, nëse besimtarët do të hynin në luftë me kurejshët? Apo pluhuri i luftës do ta mbulonte të vërtetën, dhe çështja më vonë do të kalonte në goditës dhe i goditur, fitues dhe i humbur, kurse çështja e fjalës La ilahe il-lallah të mbetej si çështje dytësore, nëse do të mbetej ekzistenca e saj në ndjenjat e njerëzve?!
Mendoj se pasqyra është e qartë…fjala e Allahut: {**mos i ngrini duart (për luftë**)} ishte sekreti i krejt ndodhisë!
Ajo ishte që ia mundësoj çështjes së teuhidit - që ishte çështja e krejt Pejgamberëve, alejhimu selam, nga Ademi, alejhi selam, e deri te Muhamedi, salallahu alejhi ve selem -të shfaqet e pastër, e panjollosur dhe e qartë, e pa ndërlidhur me asnjë çështje tjetër, dhe të depërtojë në ato zemra që Allahu dëshiroi udhëzimin për ata, t'i pushtojë ato zemra, dhe të thellohet imani në ato. Po ashtu të arrijë i pastër në zemrat e atyre që nuk i ka udhëzuar Allahu. Kurse ata që bëjnë kufër të bëjnë kufër të qartë, kufër që nuk do të ndërlidhet me mbrojtje të vetes, as të pasurisë dhe sigurisë, por të jetë refuzim i qartë i fjalës la ilahe il-lallah…që të ndodhë ligji i Allahut në natyrë: {**e të shkatërrojë me argument atë që u shkatërrua dhe të bëjë të jetojë me argumentet atë që jetoi. Allahu vërtet dëgjon e di.** } Enfal, Ajeti 42.
Këtë qartësi që e mundësoi mos rezistenca me luftë, është nga të domosdoshmëritë e thirrjes..., pra pa shpjegimin e rrugës së kriminelëve, në bazë të fjalës La ilahe il-lallah, dhe pa qartësimin e rrugës së besimtarëve në këtë themel, nuk mundet të zgjerohet baza me një caktim të arsyeshëm, në një kohë të logjikshme, e thirrja të vazhdojë dhe të mbajë vendin e saj të duhur. Kur çështja u qartësua duke iu përmbajtur fjalës së Allahut (kuffu ejdijekum) erdhën ensarët! Kur erdhën ensarët u zgjerua baza, dhe ndodhi ndryshimi në histori"[145]

---

[145] Kejfe ned'u ila el-islam f. 11-19.

Nga gjithë ajo që kemi thënë qëllimi është të shpjegojmë se urdhërimi në të mirë – dhe gjëja më e parë është Teuhidi– ndalimi nga e keqja – e keqja më e madhe është shirku – është çështje e domosdoshme që e parakalon xhihadin ushtarak.
Urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja, janë xhihad i vetes për ta kumtuar atë që ke mësuar nga udhëzimi, që ti thërrasësh njerëzit, atë që ke mësuar nga shirku dhe devijimi t'ua tërheqësh njerëzve vërejtjen nga shirku, dhe nga itharët e tij kriminel. Ky shpjegim është i domosdoshëm, sepse xhihadi me armë nuk plotësohet pa këtë, kurse kjo ka nevojë për kohë, mund, flijim dhe durim. Nuk është çështje e lehtë, sepse shpjegimi ka nevojë për mjete të forta për ta përcjellë dhe për t'u ballafaquar me mjetet e kriminelëve me të cilat i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut.
Siç ka nevojë për bashkimin e thirrësve dhe shfrytëzimin e fuqive të tyre secili sipas mundësisë së tij, hatibi në minber, imami në xhaminë e lagjes së tij, shkrimtari me lapsin, ligjëruesi në ligjeratë, hoxha dhe edukatori me nxënësit e tyre në mësim. Mos t'i harrojmë mediumet e sotme dhe ndikimin e tyre në zgjerimin e bazës, thirrjes dhe në përcjelljen e thirrjes te shumë njerëz, kjo vërteton domosdoshmërinë e dallimit të thirrësve dhe muxhahidve me agjendat e tyre informative, të pastra ku njerëzit e shohin të vërtetën dhe e dëgjojnë. Shohin shëmbëlltyra, udhëheqës nga dijetarët dhe thirrësit, njihen me qëndrimet dhe këshillat e tyre, dhe ata i njoftojnë me rrugën e kriminelëve dhe ua tërheqin vërejtjen nga ajo rrugë.
Mos të harrojmë edhe rëndësinë e pasurisë në njoftimin e njerëzve me rrugën e besimtarëve dhe rrugën e kriminelëve, nëse nuk ka diçka që i ndihmon mjetet e informimit dhe merr pjesë në formimin e tyre, ndikimi i shpjegimit do të jetë i dobët, dhe do ta vonojë thirrjen.
Prej asaj që hyn në urdhërimin në të mirë dhe ndalimin nga e keqja, si dhe në rëndësinë për përgatitje xhihadike në rrugën e Allahut, është këshilla mes vëllezërve në rrugën e thirrjes dhe të xhihadit. Mos t'i angazhojë urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja që ua bëjnë tjerëve, e të harrojnë njëri tjetrin, sepse çdo bir i Ademit është gabimt. Të mbrojtur nga gabimi janë vetëm Pejgamberët. Prandaj është e natyrshme të paraqiten disa gabime dhe mëkate në mesin e thirrësve dhe atyre që përgatisin veten për xhihad.
Patjetër vëllezërit duhet të llogarisin njëri-tjetrin dhe të këshillohen në të mirë, t'i tërhiqet vërejtja atij që ka mangësi dhe të këshillohet ai që është mbuluar me mëkat derisa të largohet nga mëkati.
Me këshillat ndërmjet veti, me shpërndarjen e urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja mes thirrësve dhe muxhahidëve, përhapet e mira, pakësohen mëkatet, shtohen ibadetet, hyn dashuria, afërsia, dhe realizohet shkaku më i rëndësishëm i fitores kundër armikut, dhe ai është respekti ndaj Allahut dhe bashkimi mes muslimanëve. Allahu thotë: {**O ju që besuat, kur të konfrontoheni me ndonjë grup, përqëndrohuni dhe përmendni çdo herë Allahun që të arrini fitoren e dëshiruar. Dhe respektone Allahun e të dërguarin e Tij, e mos u përçani mes vete e të dobësoheni e ta humbni fuqinë (luftarake). Të jeni të durueshëm se Allahu është me të**

**durueshmit**}. Enfal, Ajetet 45-46. Bashkimi rreth një fjale dhe afrimi i rreshtave është puna më me rendësi në përgatitjen për xhihad.
Pasi jemi duke folur për bashkimin dhe përçarjen, meriton të përqendrohemi në rrezikun e ndarjes dhe përçarjes, veçanërisht mes thirrësve dhe muxhahidëve, sepse është nga mëkatet më të mëdha me të cilën humbet fryti i thirrjes dhe i xhihadit. Prandaj duhet ta luftojmë dhe t'i shmangim të gjitha shkaqet që sjellin përçarje, ngase shkallët e kaluara që kemi përmendur janë të mjaftueshme me lejen e Allahut – nëse edukatorët veprojnë me to – për çrrënjosjen e rrënjëve të fitnes dhe përçarjes.
Kemi përmendur ndikimin e diturisë, veprave të zemrës dhe veprave të mira në evitimin e kësaj sëmundje të rrezikshme, që pengon davetin, xhihadin dhe vonon ndihmën e Allahut,subhanehu ue teala, kjo nuk do të thotë se nuk duhet të ndodhin mospajtime në mendime mes thirrësve dhe muxhahidëve, por kjo assesi nuk duhet të sjell përçarje dhe hidhërime. Ne kemi shembullin më të mire në shokët e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, të cilët nuk pajtoheshin në disa çështje, mirëpo ishin një grusht, mbetën me zemra të afërta, ashtu që Allahu i bekoi ata dhe punën, thirrjen dhe xhihadin e tyre. Bashkimi është trungu, kurse çështjet rreth të cilave mund të ndodhin mospajtime janë degë, nuk lejohet në asnjë rast të humbim trungun dhe ai është bashkimi, për t'i ruajtur degët, përndryshe do të jemi sikur ai që prish një qytet, për ta ndërtuar një pallat.
Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: "Dijetarët nga Sahabët dhe Tabiinët dhe ata që erdhën pas tyre kur nuk pajtoheshin në ndonjë çështje ndiqnin fjalën e Allahut: {**Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit po qe se i besoni Allahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë.**} Nisa, Ajeti 59. Për një çështje, ata debatonin, konsultoheshin dhe këshilloheshin, ndoshta kundërshtimi ndodhte në ndonjë çështje të akides dhe të fik'hut, por mbetej afërsia dhe rruajtja e vëllazërisë Islame. Po s'ka dyshim se me atë që vije ndesh me Kur'anin e qartë , sunnetin e ndritshëm, apo me atë që janë pajtuar të parët e ummetit, në ndonjë çështje që nuk ka arsyetim, duhet të sillemi sikur me bidatçinjtë"[146]

## SHKALLA E KATËRT

*Xhihadi i vetes me durim në rrugën e thirrjes, në shpjegimin e së vërtetës dhe ndaj provokimeve që vijnë nga njerëzit*

Për këtë shkallë të xhihadit, muslimani ka nevojë për të gjitha shkallët e kaluara, dhe në gjithë jetën e tij. Pa durim njeriu nuk mundet ta luftojë vetën në njohjen e fesë, siç nuk ka mundësi të veprojë me atë që e din, e mos të flasim për të thirrur në udhëzim, e të durojë goditjen e njerëzve. Çdo musliman është i nevojshëm për durim, veçanërisht muxhahidët dhe ata që përgatiten për xhihad, për shkak të vështirësisë së gjatë që kanë. Pra durimi është një cilësi

[146] Mëxhmu el-Fetava 24/172.

shumë e rëndësishme, që patjetër duhet të pajisemi me të, për t'i kryer ibadetet dhe për t'u larguar nga ndalesat.
Për ballafaqimin me fatkeqësitë, sprovimet, dhe luftën me armiqtë, Allahu thotë: {**dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës.**} Bekare, Ajeti 177.
Të trajtojmë temën e durimit, llojet, shkallët, dhe vlerën e tij, nuk na premton vendi[147], ngase në këtë libër nuk e kemi për qëllim durimin. Dëshirojmë që t'i japin vetëm një shenjë rëndësisë së përgatitjes së vetes me durim dhe stolisjes me të, lidhur me përgatitjen për xhihad, sepse është ushqim dhe prej shkaqeve të fitores kundër armiqve. Allahu thotë: {**O ju që besuat, kur të konfrontoheni me ndonjë grup, përqendrohuni dhe përmendeni çdo herë Allahun që të arrini fitoren e dëshiruar. Dhe respektoni Allahun e të Dërguarin e Tij, e mos u përçani mes vete e të dobësoheni e ta humbni fuqinë (luftarake). Të jeni të durueshëm se Allahu është me të durueshmit**.} Enfal, Ajetet 45-46, thotë: {**O ju besimtarë, bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut, rrini të përgatitur dhe, që të shpëtoni, ruajuni dënimit të Allahut.**} Ali Imran, Ajeti 200.
Sejdi Kutbi, në shpjegimin e këtij Ajeti thotë: "Durimi është ushqim i kësaj thirrje, rruga është e vështirë dhe e gjatë, e mbushur me barrikada dhe pengesa, e shtruar me gjak dhe gjymtyrë të këputura, me sprovime dhe mundime…
Durimi duhet të bëhet në shumë gjëra: Durim nga ajo që e dëshiron epshi dhe vetja, nga lakmitë dhe ëndjet, nga dobësitë dhe mangësitë, nxitja dhe mërzitjet që paraqiten shpejt! Durim nga epshet e njerëzve, nga mangësitë, dobësitë, injoranca, mendimet e dobëta të tyre, devijimet e natyrës njerëzore, mashtrimet, dhe nxitja e tyre për ta mbledhur frytin! Durimi nga shtrirja e së kotës, padrejtësisë, përhapjes të së keqes, përhapjes së epshit dhe mendjemadhësisë! Durimi kur mungojnë përkrahësit, pamundësia e ndihmësit, gjatësia e rrugës, cytjet e shejtanit në kohët e çastet e vështira dhe të ngushta! Durimi i hidhëtisë së xhihadit kundër gjithë kësaj, asaj që nxitet në vete nga emocionet e ndryshme nga dhimbjet dhe mllefi, ngushtësia, presioni, dobësia e besimit në të mirën, mungesa e shpresës ndonjëherë në natyrën njerëzore, monotonia, dhe pesimizmi!! Pastaj durimi në përmbajtjen e vetes në çastet e mundësisë dhe fitores, pranimin e të mirave me modesti dhe falënderim, pa mendjemadhësi, pa nxitje në hakmarrje, pa kalimin e kufijve në gjykim! Mbajtja e lidhjes me Allahun në vetmi dhe shoqëri, dorëzimi para caktimit të Allahut, dhe kthimi i çdo çështje tek Ai me qetësi dhe besim….
Durimi duhet të jetë për gjithë këtë – dhe çka i ngjan kësaj – që pengon udhëtarin e kësaj rruge të gjatë….që nuk e përshkruajnë fjalët. Fjalët nuk mund të përmbledhin kuptimin e vërtetë të kësaj vështirësie. Këtë e kupton ai që ka shijuar vështirësinë e kësaj rruge, që ka shijuar emocionet, përvojat dhe hidhëtitë! Ata që kishin besuar, kishin shijuar shumë anë të këtij kuptimi, e dinin më së miri shijen e kësaj thirrjeje, e dinin kuptimin e durimit që e kërkonte Allahu nga ata…të

[147] Më gjerësisht nëse dëshiron të dish për durimin, kthehu në librin e autorit :Vekafat terbevije fi dev'i sureti el-Asri.

jenë më të durueshëm se të tjerët….të bëjnë durim para sulmeve të armikut dhe t'u japin kurajë për durim të tjerëve, për të mos mbaruar durimi i besimtarëve gjatë gjithë luftës. Por të jenë më të durueshëm, më të fortë se armiku që e fshehin gjokset e tyre dhe nga armiku prej njerëzve. Sikur durimi të ishte peng, kurse gara mes tyre dhe armikut të ishte ballafaqim i durimit me durim, i sulmit me sulm, mundit me mund, vendosmërisë me vendosmëri…përfundimi do jetë për atë që është më i qëndrueshëm dhe më i durueshëm para armikut. Kur e kota duron dhe vazhdon rrugën, atëherë e vërteta meriton të jetë më e vendostë dhe të ketë më shumë durim në vazhdimin e rrugës!

Dislokimi: qëndrimi në vendet e xhihadit dhe në vendet ku muslimanët rrezikohen nga ndonjë sulm i armiqve…shoqëria Islame nuk i mbyllte sytë, nuk i dorëzohej gjumit! Ngase armiqtë nuk e kanë lënë të qetë prej kur është thirrur ta bartë përgjegjësinë e thirrjes për t'ua ofruar njerëzve. Nuk e kanë lënë të qetë në asnjë kohë dhe asnjë vend, andaj asnjëherë nuk është e panevojshme për dislokim, deri në përfundimin e kësaj bote!"[148]

Edukimi i njeriut në durim kërkon mund, vështirësi dhe marrje të shkaqeve që ndihmojnë. Nga shkaqet më të mëdha është forcimi i lidhjes me Allahun,subhanehu ue teala, përmendja e Tij, dhe ibadeti. Kjo shihet qartë në Ajetet ku Allahu e urdhëron Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, me durim, dhe krahas durimit ka përmendur dhikrin, namazin dhe kërkimin faljes nga Allahu ,subhanehu ue teala:{ **Prandaj, ti bëhu i durueshëm ndaj asaj që thonë ata, dhe duke falënderuar Zotin tënd, falu para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij, falu edhe në orët e natës dhe në skajet e ditës, ashtu që të gjesh kënaqësi (me shpërblim).**} Ta-Ha, Ajeti 130.

Allahu,subhanehu ue teala, thotë:{**Ne e dimë mirë se ti ngushtohesh shpirtërisht për atë që thonë ata. Po ti madhëroje me falënderime Zotin tënd e bëhu prej atyre që luten (përulen duke u falur). Dhe adhuroje Zotin tënd deri të vijë ty e vërteta (vdekja).**} Hixhr, Ajetet 97-99, pastaj: {**Andaj ti bëhu i durueshëm deri në vendimin e Zotit tënd e mos dëgjo as mëkatarë, as jobesimtarë. Adhuroje Zotin tënd mëngjes e mbrëmje.. Dhe falu për hirë të Tij në një kohë të natës, mandej adhuroje Atë edhe natën më gjatë.**} Insan, Ajetet 24-26.

Dhe :{**Edhe gjatë natës adhuroje Atë, si dhe kur yjet nuk duken më.** } Tur, Ajeti 49.

më pas: {**Po ti (Mumahed) përballo atë që ata të thonë, para lindjes së diellit dhe para perëndimit madhëro e falëndero Zotin tënd. Falu për hirë të Tij edhe në një pjesë të natës edhe pas sexhdes (pas namazit farz).**} Kaf Ajetet 39-40.

Dhe: {**O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtetë Allahu është me durimtarët** }Bekare, Ajeti 153.

Po ashtu nga ajo që ndihmon në përforcim, durim, në mos neglizhencë dhe mos dobësi, është ajo që ka përmendur Ibën Kajimi –Allahu e mëshiroftë – kur ka folur për llojet dhe kushtet e durimit në "Vlera e Durimit" thotë: "Durimi ka tri kushte, nëse robi i realizon ato në durimin e

[148] Fi dhilali el-kur'an 1/551-552.

tij, ai arrin qëndrueshmërinë, nëse njëra nga ato kushte, apo më shumë i mungojnë, durimi i tij dobësohet.
Shkurtimisht mund të përmendim ato tri kushte:

1- Durimi të jetë i mbështetur në Allahun, të distancohet nga mundësia dhe fuqia vetjake, të prononcohet se është i dobët dhe sikur të lihej njeriu në fuqinë e vet do të shkatërrohej. Kjo jep të kuptojmë rëndësinë e domosdoshmërisë se mbështetjes në Allahun dhe kërkimit të durimit dhe qëndrueshmërisë prej Tij. Sepse Ai është që e bën njeriun të durueshëm, dhe sikur mos të ishte ndihma e Tij nuk do të mund të duronin durimtarët as të qëndronin Muxhahidët.
2- Durimi të jetë për hir të Allahut ,subhanehu ue teala, për nxitësin në durim të jetë dashuria ndaj Allahut ,subhanehu ue teala, për të arritur kënaqësinë, afrimin, dhe shpërblimin prej Tij. Mos të jetë durimi për të treguar trimëri, që t'i falënderohen njerëzit, apo për qëllime tjera.
3- Çështja për të cilën duron, të jetë i kënaqur Allahu me atë dhe të jetë në përputhje me qëllimet e fesë, duke ecur në dispozitat e fesë.

Shikuar në rëndësinë e këtyre kushteve për realizimin e durimit dhe plotësimin e tij, bëhet e domosdoshme për ata që përgatisin veten për thirrje dhe për xhihad në rrugën e Allahut që të kujdesen për këto çështje. T'i marrin shkaqet teorike dhe praktike në forcimin e vetes në durim, të këshillojnë njëri-tjetrin në durim, sepse robi nuk ligështohet në ndonjë rast kur duhet të merr qëndrimin dhe nuk dobësohet durimi i tij, vetëm se nga mungesa e njërës nga këto tri shkaqe apo më shumë"[149].

*Përkujtim i rëndësishëm :*

Shumë prej njerëzve e shohin se dobësia e durimit te thirrësi apo muxhahidi, paraqitet në pamundësinë e bartjes së mundimeve të rrugëtimit, sprovimeve nga armiku, e që ndikojnë të zmbrapset, të heshtë, ose ta braktis thirrjen dhe xhihadin, të bën lajka, ose ta godet pesimizmi.
S'ka dyshim se kjo është dobësi në durim dhe edukim, mirëpo dobësia e durimit nuk përkufizohet vetëm në këtë. Kemi edhe llojin tjetër të dobësive të durimit në rrugën e thirrjes dhe xhihadit, e që në fillim mund të duket si trimëri, kontribut apo si durim i fuqishëm, mirëpo në realitet ka lindur nga dobësia e durimit dhe nxitja në korrjen e fryteve. Rëndësia e kësaj shfaqet veçanërisht në kohën tonë bashkëkohore, ku te disa thirrës gjejmë eufori të tepruar, nxitim në ballafaqimin me armikun, ngutje parapërgatitjen teorike, praktike, materiale dhe ushtarake.
Ndodh që këto veprime – që i përmenda – të shihen si kulm i trimërisë dhe durimit –mirëpo – Allahu e di më së miri – ndoshta në të shumtën e rasteve këto janë rezultat i padurimit në rrugëtimin e gjatë dhe në përmbushjen të gjitha anëve të përgatitjes, pastaj nxitimin e shtojnë

[149] Shih: Medarixhu salikin 2/157.

edhe sprovimet që vijnë nga armiqtë, dhe ajo me të cilën ballafaqohen thirrësit me burgje, dënime dhe vrasje[150].

Në raste të këtilla duhet të veprojmë me Ajetin e zbritur ne Meke, që flet për ndaljen e dorës (nga rezistenca), pasi besimtarët ishin urdhëruar me këtë për një urtësi të madhe, mendoj se meriton të shpjegohet dhe te ndalemi në kuptimin e këtij Ajeti, dhe në atë se çfarë përfitojmë në dritën e përleshjes që është sot me mosbesimtarët dhe me hipokritët brenda vendeve muslimane. Allahu thotë: {**A nuk i vure re ata të cilëve iu pate thënë: "Ndalni duart tuaja jepni zeqatin!" E kur iu bë atyre obligim lufta, që një grup prej tyre u frikësoheshin njerëzve siç është frika ndaj Allahut, e edhe më fort. Thonin: "Zoti ynë, pse na e bëre obligim luftën? Sikur të na e kishe shtyrë deri në një afat të afërt!" Thuaju: "Përjetimi I kësaj bote është pak, e për atë që është i devotshëm, bota tjetër është shumë më e dobishme. Nuk do t'ju bëhet pa drejtë as sa fija.**} Nisa, Ajeti 77.

Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, dhe shokët e tij vepruan me këtë ajet, në periudhën Mekase ata duruan para torturave dhe mundimeve, nuk hapën luftë madje edhe para gjitha veprimeve provokuese, e për këtë edhe atëherë kur kishin mundësi për përgjigje individuale dhe hakmarrje. Mirëpo i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, rendësi i kushtoi shpjegimit dhe kumtimit të teuhidit, edukimit serioz të atyre që hynë në Islam, kështu duke vazhduar në përmbajtjen e vetes, derisa Allahu, subhanehu ue teala, u dha leje për hixhret, e më pas edhe për xhihad. Në durimin dhe mos nxitimin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, në ato kohëra të vështira kemi shembull të mirë, veçanërisht ata që jetojnë nën hijen e sistemeve që pretendojnë se janë të Islamit nga jashtë, kurse në realitet janë armiq të Islamit dhe ithtarëve të tij, sepse në ato vende gjykohet me ligjin e tagutit, miqësohen armiqtë e Allahut, dhe sprovohen miqtë e Allahut dhe përmirësuesit. Sa shumë ka ngjashmëri mes gjendjes së përmirësuesve sot, që janë nën këto sisteme dhe gjendjes së Pejgamberit, salallahu aljehi ve selem, që jetonte nën pushtetin e kurejshëve, duke pasur një dallim të rëndësishëm që vërteton rëndësinë e durimit në thirrje dhe shpjegim në këtë kohë me tepër se në çdo kohë tjetër. Ai dallim është se sistemet e sotme bashkëkohore nuk shfaqin armiqësinë e tyre ndaj Islamit qartazi, as kufrin e tyre në mesazhin e Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, madje pretendojnë Islamin dhe imanin padrejtësisht. Nuk fshihet mashtrimi dhe etiketimet që ndodhin në këtë, e që thirrësit dhe muxhahidët kanë nevojë për një kohë të gjatë, dhe mund të madh, të bëjnë durim, të ndalin dorën dhe të përqendrohen në largimin e këtij etiketimi, sqarimin e imanit të vërtetë, të vërtetën e kufrit dhe nifakut, të

[150] Përsëris atë që e kam përmendur më herët, se nuk kam për qëllim xhihadin mbrojtës i cili bëhet nga muxhahidët në fushat e xhihadit në Afganistan, Çeçeni, Kashmir, Palestinë dhe vendeve tjera kundër agresorit, sepse ky xhihad është legjitim, por për qëllim e kam xhihadin sulmues të cilin e bëjnë disa të ndikuar nga emocionet, në vendet ku nuk është qartësuar e vërteta rreth muxhahidëve dhe e vërteta e armiqve, dhe ku mungon edhe përgatitja.

vërtetën e rrugës së kriminelëve, në ndërkohë të përgatiten me përgatitje të gjithë anshme, siç kemi përmendur në shkallët e kaluara.
Sikurse faza e shpjegimit dhe përgatitjes imanore, të kërcente në fazën e përleshjes me këta zindikë (hipokritët) bashkëkohorë, nuk do t'i fshihej asnjë të mençuri që ndjek ligjet e Allahut dhe të të Dërguarëve, përvojës së kaluar dhe të tanishmes, se çfarë ka ndodhur dhe po ndodhë nga ajo përleshje, prej çrregullimeve, fitneve dhe të këqijave. I lumtur është ai që u ik sprovimeve dhe merr mësim nga të tjerët. Ndoshta do të ishte e dobishme të ndalemi të shikojmë se çfarë është shkruar rreth komentit të Ajeti që flet për ndaljen e dorës, e që e kemi përmendur më herët.
Ibën Kethiri thotë: "Besimtarët në fillim të Islamit derisa ishin në Meke, ishin të urdhëruar me namaz dhe zekat, ende nuk ishte caktuar sasia e zekatit, mirëpo ishin të urdhëruar të solidarizohen me të varfrit, urdhëroheshin të falin dhe t'i durojnë torturat e mushrikëve për një kohë. Ata ishin të djegur dhe paramendonin të urdhëroheshin me luftë, që të hakmerren ndaj armiqve të tyre. Mirëpo situata nuk ishte e tillë për disa shkaqe: numri i vogël në krahasim me numrin e mushrikëve, mandej ishin në vendin e tyre të shenjtë, në vendin më të nderuar, prandaj fillimi i luftës nga ana e besimtarëve përshtatej, për këto arsye ata nuk janë urdhëruar me xhihad deri sa kaluan në Medine pasi kishin formuar shtetin, mbrojtjen dhe përkrahësit" [151]
Sejid Kutbi në komentin e këtij Ajeti thotë: "njerëzit që kanë më së shumti eufori dhe nxitim, ndoshta janë njerëzit më të frikësuarit dhe më të thyerit kur të ndodhë përleshja…madje kjo mund të jetë edhe baza! Sepse nxitja, euforia e tepruar, më së shumti ndodhë nga mos llogaria e saktë e rezultateve, jo nga trimëria, as nga vendosmëria, madje mund të jenë të nxituar edhe nga padurimi, nuk durojnë presionin, mundimet, dhe kjo i shtyn që mos të jenë të durueshëm, kërkojnë lëvizjen dhe fitoren në çdo mënyrë, duke mos i llogaritur kërkesat e lëvizjes, nxitjes dhe fitores….derisa u ndodhë të kërkohen me ato detyrime dhe i gjejnë më të vështira se sa i kanë parashikuar, dhe më të rënda se sa i kanë llogaritur. Atëherë ata janë rreshti i parë që thyhet dhe pëson….kurse qëndrojnë ata që përmbaheshin, e duronin presionin, mundimet e përkohshme, dhe përgatiteshin, i dinin detyrat që i kërkon ajo lëvizje dhe sa mund të durojnë shpirtrat para këtyre detyrimeve, andaj ata duronin, nuk nxitonin dhe përgatiteshin…..kurse ata që nxitonin dhe kishin eufori i shihnin si të dobët, nuk u pëlqente mos nxitimi dhe peshimi i atyre çështjeve! Mirëpo në betejë dallohet se cila nga ato dy palë qëndron dhe cila sheh më larg!!
Mendoj se pala për të cilin flasin Ajetet, është pala që nuk i barte mundimet në Meke, nuk duronte nënçmimin dhe ndihej krenare. Kështu që kërkuan nga i Dërguari, salallahu aljehi ve selem që t'ua lejojë mbrojtjen, apo të rruajnë dinjitetin. Mirëpo i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, në këtë çështje ndiqte urdhrin e Zotit tij, i Cili e kishte urdhëruar me durim, edukim dhe përgatitje, kurse hapin ta marrin në kohën e përshtatshme. Pasi që kjo palë u sigurua në Medine,

---

[151] Tefsir Ibën kethir në shpjegimin e ajetit 77 në suren Nisa.

ku gjetën strehim, ku nuk torturoheshin, as nuk nënçmoheshin dhe nuk shihnin se ndodhitë lidhen me ata si individë, atëherë luftën nuk e shihnin të arsyeshme, apo nuk shihnin arsye se duhet nxituar!

Allahu thotë: {**A nuk i vure re ata të cilëve iu pate thënë: "ndalni duart tuaja jepni zeqatin!" E kur iu bë atyre obligim lufta, që një grup prej tyre u frikësoheshin njerëzve siç është frika ndaj Allahut, e edhe më fort. Thonin: "Zoti ynë, pse na e bëre obligim luftën? Sikur të na e kishe shtyrë deri në një afat të afërt!" Thuaju: "Përjetimi i kësaj bote është pak, e për atë që është i devotshëm, bota tjetër është shumë më e dobishme. Nuk do t'ju bëhet pa drejtë as sa fija.**} Nisa Ajeti 77.

Kjo palë ishte nga besimtarët, me argument se u kthyen te Allahu me frikë dhe keqardhje! Andaj, këtë pikëpamje duhet ta kemi parasysh, se është besim që nuk është pjekur, koncept që nuk i janë shfaqur ende shenjat e veta, ithtarit të saj nuk i është qartësuar se misioni i kësaj feje është më i madh se mbrojtja e individëve, se mbrojtja e njerëzve, apo e atdheut, ngase në brendësinë e saj është pranim i ligjit të Allahut në tokë, ngritje e sistemit të drejtë në botë, formimi i një fuqie të madhe me pushtet në këtë tokë, ku nuk pranon t'i mbyllen dyert thirrjes së Allahut, nuk pranon që nga individët të pengohet dëgjimi i kësaj thirrje, kudo që të jetë mbi fytyrën e tokës, nuk lejon në asnjë mënyrë të sprovohet dikush nga individët që i takon kësaj feje – nëse ai ka pranuar me dëshirën e tij …"[152]

Pastaj vazhdon të shpjegojë për urtësitë kuptohen nga mos ngritja e dorës për luftë derisa muslimanët ishin në Meke, dhe shton: "Sa i takon urtësisë ne nuk jemi të sigurt në këtë që e themi sepse do të ishim ndërhyrës në Hyjninë e Allahut, subhanehu ue teala, pasi Ai nuk na ka treguar urtësinë. Ka mundësi të gabojmë në shkaqet dhe urtësitë që ia atribuojmë urdhrave të Tij, ose t'ia qëllojmë, mirëpo pas atyre shkaqeve dhe urtësive mund të ketë urtësi tjera që nuk na janë shfaqur neve dhe Allahu e din se në to ka hajr dhe dobi….kjo është gjendja e muslimanit para çdo detyre që i jep sheriati, e që nuk e ka qartësuar shkakun në formë të prerë. Me këtë edukatë të obliguar do të flasim rreth urtësisë, pse xhihadi nuk u bë obligim në Meke, kurse është obliguar në Medine….do të përmendim atë që ne e shohim si urtësi dhe shkas….kjo është vetëm mundësi….kurse tjetrën e lëmë në dorën e Allahut ,subhanehu ue teala, urdhrit të Tij nuk i paramendojmë shkaqe dhe arsye që nuk i din askush përveç Allahut ,subhanehu ue teala, ….e as nuk na ka lajmëruar për ato shkaqe dhe arsye!

Këto që përmendim ne janë vetëm shkaqe…të ixhtihadit….mund t'ia qëllojmë por edhe të gabojmë, të jemi të mangët dhe të shtojmë, me këtë nuk dëshirojmë përveç të meditojmë në dispozitat e Allahut ,subhanehu ue teala, në përputhje me atë që shfaqin ndodhitë gjatë kohës:

a). Ndoshta periudha Mekase ishte periudhë edukative dhe përgatitore në një ambient të caktuar për njerëz të caktuar….dhe nga qëllimet e edukimit në ambiente të ngjashme është

---

[152] Fi dhilali el-Kur'an 2/712-713.

edukimi i vetes në durim, përmbajtje të vetes për njerëzit që do nxitonin të shprehnin revoltën dhe nuk do të duronin presionin.
b). Ndoshta thirrja paqësore ka ndikim më të madh në një ambient të ngjashëm si ambienti i kurejshëve që kishin krenari, e lufta do ti nxiste në kokëfortësi, hakmarrje dhe gjakderdhje…
c). Ndoshta pse Allahu,subhanehu ue teala, e dinte se shumë prej atyre që ishin kokëfortë do të bëheshin ushtarë të sinqertë të Islamit....
d). Ndoshta ishte për shkak se muslimanët ishin me numër të vogël dhe përkufizohshin vetëm në Meke, e sikur të ndodhte luftë do të eliminohej shoqëria Islame, me ç'rast do të ngelte shirku ...
e). Nuk kishte nevojë për luftë, sepse thirrja arrinte tek njerëzit dhe Pejgmberi, salallahu alejhi ve selem, ia kumtonte njerëzve dhe kjo ishte ajo që kërkohej në këtë periudhë....[153]
Sejid Kutbi aludon në disa dispozita dhe thotë: "Më së shumti që më ka ndalur të mendoj në jetën e gjeneratës së parë, është urdhëresa e Allahut, për muslimanët, që t'i ndalin duart e tyre në periudhën edukative në Meke, t'i bartin mundimet të durueshëm, dhe në këtë ka aluduar në Ajetin: {**A nuk i vure re ata të cilëve iu pate thënë: "ndalni duart tuaja, faleni namazin dhe jepne zeqatin!".**} Nisa, Ajeti 77.
Pasi ishin shtuar torturat mbi myslimanët, disa nga Sahabët i kishin thënë Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem: *A mos t'i luftojmë*? I Dërguari, salallahu alejhi ve selem, është përgjigjur: *Nuk jemi urdhëruar ti luftojmë*[154].
Nuk është përmendur në Kur'an dhe Sunnet sqarimi i urtësisë së këtij urdhri hyjnor, andaj çështja për njohjen e urtësisë i ngelet ixhtihadit, ndoshta rruga më e lehtë për të njohur urtësinë është, sikur të supozonim se besimtarët kanë hyrë në luftë me kurejshët, kjo si do të rezultonte? Pastaj t'i analizojmë dobitë që janë arritur me mos ngritjen e dorës dhe mos hyrjen në betejë.
Gjëja më e thjeshtë që mund të kuptojmë në rezultatet e kësaj beteje të pa barabartë është se kurejshëve do t'ju mundësohej eliminimi i besimtarëve, të cilët ishin numër i vogël, të dobët dhe nuk kishin mbështetje. Thirrja e re do të përfundonte në një betejë apo në disa beteja të një pas njëshme, pa u realizuar qëllimi dhe pa u njoftuar njerëzit me të vërtetën e thirrjes, pra pa u përhapur thirrja.
Edhe sikur të themi se beteja – e pabarabartë – nuk do të shpinte në eliminimin e besimtarëve, këtu ka një çështje tjetër shumë me rëndësi që na e tërheq vërejtjen, pasi ka lidhje me ngjarjet e sotme.
Kush kishte ligjin në atë periudhë Mekase? Në ndjenjat e të gjithë njerëzve ishte se sundues legjitim ishin kurejshët…!

[153] Fi dhilali el-Kur'an 2/713-715.
[154] Ka ardhur kjo përgjigje me tekst të afërt në besëlidhjen e madhe të Ensarëve, shih Musnedin e Ahmedit 3/460-462. Shejh Arnauti në "Zadu el-Miad" 3/460, thotë: Zinxhiri është i saktë.

Në çfarë situate ishin e besimtarët në atë kohë? Situata e tyre ishte e tillë që besimtarët do të trajtoheshin si dalës kundër ligjit...! Kurse nga e drejta e sunduesit legjitim është të edukojë dalësin kundër ligjit.
Kurejshët do të shfrytëzonin rastin për ta çuar "edukimin" në kufijtë e ashpërsisë dhe vrazhdësisë, kurse dikujt prej njerëzve nuk do t'i pëlqente, ashtu që do t'i merrnin disa të dënuar dhe të dobët nën mbrojtje, mirëpo tek njerëzit do të mbetej se Kurejshët janë zotëruesit legjitim, se besimtarët janë kryengritës kundër ligjit, kurse e drejta e atij që ka ligjin është që t'i edukojë ata që dalin jashtë ligjit!!
A do të ishte në interes të thirrjes që besimtarët të hynin në betejë me kurejshët, derisa njerëzit në këtë mënyrë e perceptonin situatën?!
Natyrisht se jo. Tani të shohim çfarë ishte plotësuar kur besimtarët iu përgjigjen urdhërimit hyjnor dhe i ndalën duart.
Në të vërtetë u plotësuan shumë gjëra….me anë të fjalës (ndalni duart) u formua qeliza e pare që ndryshoi historinë! Sikur besimtarët të hynin në betejë me kurejshët në Meke, formimi i kësaj qelize do të vonohej shumë, do të ndryshonin shumë cilësi që i kishin përfituar, dhe mbi të gjitha, fjalën la ilahe il-lallah do ta godiste dora e padrejtësisë, dhe kur çështja do të kthehej në aspektin: goditës dhe i goditur, fitues dhe humbës, do të vonohej grupimi i fortë rreth qelizës së kalitur me ndërtim të qëndrueshëm …u plotësuan gjërat shumë me rendësi pë zhvillimin e thirrjes.
Çështja për të cilën kundërshtoheshin u sqarua…., ajo ishte çështja e fjalës La ilahe il-lallah e asgjë tjetër…nuk ishte përleshja mes kurejshëve dhe besimtarëve, kush do të zotëronte një tokë, kush do të merrte pushtetin politik (të Dërguarit, salallahu alejhi ve selem, i ishte ofruar pushteti por e refuzoi, vazhdoi në fjalën la ilahe il-lallah, kurse besimtarët nga ana e tyre nuk bënë asnjë lëvizje që kishte për qëllim marrjen e pushtetit)…nuk ishte përleshja se kush do të kishte nderin të përkujdeset për Qaben, e as se kush do fitonte autorizimin për t'u shërbyer haxhilerëve…nuk ishte përleshje se kush do të kontrollon fuqinë e ekonomisë, që e kishin kurejshët, dhe me anë të asaj fuqie i luftonin muslimanët me bojkot, kurse muslimanët nuk u kthenin as prej së afërmi as prej së largu.
Përleshja ishte për një çështje madhore, –që ishte dhe duhet të jetë gjithmonë – çështja e parë dhe më e madhe që duhet të jetë në jetën e njeriut, çështja ishte kush duhet të adhurohet? Në dorën e kujt është çështja? Kush është ligjdhënësi? Kush vendos sistemin e jetës? Kurejshët e donin që ata ta kenë këtë sipas dëshirave, epsheve, traditave, imagjinatave të tyre, kurse besimtarët që ishin rreth Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, dëshironin që kjo t'i lihet vetëm Allahut.
U plotësua përqendrimi dhe përgatitja për edukimin e bazës së fortë, që do ta mbajë ndërtimin, u plotësua zgjidhja e çështjes se kush është "legjitim" me anë të shpjegimit të Ajeteve dhe qartësimit të rrugës së kriminelëve.

Më në fund u plotësua zgjerimi i asaj baze me ushtarë që ishin ndriçuar me dritën e gacës që kishte djegur qelizën e parë, ashtu me caktimin e Allahut u bashkuan përreth asaj qelize duke ia shtuar asaj një fuqi të vërtetë në atë përleshje.

Gjithashtu u plotësua edhe një çështje shumë me rëndësi, dhe ajo ishte përkushtimi vetëm në Allahun ,subhanehu ue teala.

Të përkushtuarit vetëm në Allahun ,subhanehu ue teala, është element nga elementet më të rëndësishme për të cilën ka nevojë thirrja, veçanërisht për bazën dhe pastaj për të gjithë në përgjithësi. Përkushtimi në Allahun, subhanehu ue teala, u rrënjos në zemrat e grupit të zgjedhur gjatë periudhës edukative në Meke, nëpërmjet Ajeteve të zbritura nga Allahu,subhanehu ue teala, që thërrisnin në kryerjen e ibadetit me sinqeritet, dhe nga shëmbëlltyra e personalitetit të Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, që ua mësonte në vepër se si duhet të jetë sinqeriteti për hir të Allahut ,subhanehu ue teala, [155].

Qëllimi është të shpjegojmë se nxitimi në xhihad kundër mosbesimtarëve, para përgatitjes imanore që prezantohet në njohjen e fesë, në rrënjëzimin e akides, në veprimin e veprave të mira dhe thirrjen e njerëzve, përmban fesad, të këqija, e që thirrësit dhe muxhahidët duhet t'i largojnë me durim dhe përmbajtje të vetes, duke vazhduar në përgatitjen përfshirëse, derisa Allahu të përgatis momente dhe shkaqe që do t'ua mundësojë ithtarëve të së vërtetës ta eliminojnë të kotën dhe ithtarët e së kotës.

Sot, shikuesi i disa lëvizjeve Islame të nxituara që kanë shpallur xhihadin para përgatitjes, para thirrjes së mjaftuar në qartësimin e rrugës së besimtarëve dhe rrugës së kriminelëve, vëren fitne dhe çrregullime për shkak të këtij nxitimi dhe dobësisë në durimin e rrugës së gjatë. Disa nga ata që kanë filluar përleshjen me mosbesimtarët dhe hipokritët, vëllezërit e tyre që mendojnë se edukimi, përgatitja dhe fillimi me xhihadin e shpjegimit është para xhihadit ushtarak, me emocione i akuzojnë për braktisje, se dëshirojnë të shpëtojnë nga çdo gjë që do t'i mundonte dhe do ti shqetësonte në jetën e tyre.

Si përgjigje ndaj kësaj, atyre u themi: Vëllezërit e juaj që shohin durimin në xhihadin e vetes dhe shpjegimin e fesë tek njerëzit juve ju shoqërojnë në qëllim dhe synim. Ata përgatiten për t'i luftuar mosbesimtarët në kohën e duhur, pasi t'i marrin shkaqet e fitores. Me këtë ata kryejnë edhe obligimin e këshillës që kanë ndaj jush, pasi janë të mëshirshëm ndaj juve, ju duan dhe tregojnë miqësi ndaj gjithë atyre që për qëllim kanë këtë fe dhe mundohen ta ndihmojnë. Ata këshillohen me ju në të vërtetën me durim dhe nuk ju kanë braktisur.

S'ka dyshim se ruajtja dhe kujdesi janë gjëra të kërkuara, andaj fjala se ata me këtë dëshirojnë të ruajnë veten nga sprovimet dhe lodhjet, nuk mban, ngase sprovimi dhe kalitja janë nga ligjet e Allahut, veçanërisht për thirrësit dhe muxhahidët. Allahu thotë: {**Ne do t'u sprovojmë juve, derisa t'i njohim (të dihen konkretisht) luftëtarët dhe ata që ishin të qëndrueshëm nga mesi**

[155] Kejfe ned'u ila el-islam f.14-23.

**juaj, po edhe do t'i sprovojmë veprat tuaja**}.Muhmaed, Ajeti 31, dhe: {**Elif, Lam, Mim. A menduan njerëzit të thonë: "Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?**"}Ankebut, Ajetet 1-2.
Xhihadi i shpjegimit nuk është çështje e lehtë, thirrësit janë nën rrezikun e dënimeve dhe burgjeve të armikut në çdo çast. Sepse xhihadi i shpjegimit nënkupton shpjegimin e së vërtetës, shpalimit të asaj që bie ndesh me të vërtetën dhe kjo nuk ju pëlqen mosbesimtarëve dhe hipokritëve, ashtu që do t'i përdorin mjetet e tyre të ndryshme për njollosjen e thirrjes, do të mundohen t'i frikësojnë, vetëm e vetëm që ta shuajnë zërin e së vërtetës dhe t'i heshtin. E gjitha është sprovim, me të cilin sprovohen thirrësit që përgatisin veten dhe umetin për xhihad, për të qenë fjala e Allahut më e larta. Por na vije keq se thirrjes sot i mungon shpjegimi i qartë, madje shumë prej tyre i japin legjitimim Tagutit, në mënyrë të drejtpërdrejtë apo tërthorazi, dhe nuk fshihet këtu mashtrimi që e bëjnë.
Prandaj figurave të thirrjes u bëhet obligim ta sqarojnë të vërtetën, t'ia bëjnë me dije njerëzve të kotën, t'i largohen fjalimeve politike që ia mjegullojnë çështjen njerëzve. Kur Nexhashiu e pyeti Xha'fer Ibën Ebi Talibin se çfarë thuani për Isaun, ai u përgjigj qartë. Përgjigja e tij mund të sillte eliminimin e muslimanëve që ishin me atë ne Habeshe (Etiopi). Mirëpo Xha'feri dhe shokët e tij –Allahu qoftë i kënaqur me ata- kishin mësuar nga shkolla e të Dërguarit, salallahu alejhi ve selem, se nuk ka lëshime në parime dhe dispozita të qarta, madje edhe në periudhën e paqes dhe dobësisë.
Meriton të përmendim fjalët e Ibën Tejmijes kur flet për rëndësinë dhe vlerën e xhihadit shpjegues në librin e tij "Minhaxhu sunneh", kur i përgjigjet Rafidive në dyshimin që kanë, dhe Aliun, radijallahu anhu, e kanë e mbivlerësuar kundrejt Ebu Bekrit dhe Umerit, radijallahu anhum, në trimëri dhe xhihad në rrugën e Allahut,subhanehu ue teala, thotë: "Ajo që duhet ditur është se vlera e trimërisë në fe kthehet për shkak xhihadit në rrugën e Allahut,subhanehu ue teala, përndryshe nëse njeriu nuk e përdorë trimërinë e tij për xhihad, do të jetë mjerim për atë nëse e përdorë në respektimin e shejtanit, ose e padobishme nëse e përdorë në atë që nuk e afron te Allahu,subhanehu ue teala.
Vlera e trimërisë së Aliut, Zubejrit, Halidit, Ebu Duxhanes, Bera Ibën Malikit, Ebu Talhës dhe të tjerëve nga trimat Sahabë- Allahu qoftë i kënaqur me ata - kthehet për shkak shfrytëzimit të trimërisë në xhihad, andaj kanë e merituar atë, për të cilën i ka lavdëruar Allahu muxhahidët. Pasi të kuptohet kjo, duhet të dimë se xhihadi është disa shkallë, prej tij është xhihadi me luftë, dhe prej tij është xhihadi me argumente, shpjegim dhe thirrje.
Allahu thotë: {**Sikur të kishim dashur Ne, do të dërgonim pejgamber në çdo vendbanim**. **Po ti mos i dëgjo jobesimtarët e luftoi ata me të (me Kur'an) me një luftë të madhe.**}Furkan, Ajetet 51-52.
Allahu e urdhëroi t'i luftojë mushrikët me xhihad të madh, me Kur'an. Kjo sure është Mekase, ka zbritur në Meke, para se Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, të bëjë hixhretin dhe para se t'i lejohet xhihadi.

Xhihadin që e zhvilloi Pejgamberi, sallahu alejhi ve selem, në Meke ishte xhihadi me dituri, zemër, shpjegim dhe thirrje, por jo me luftë. Kurse lufta ka nevojë për ide dhe strategji, ka nevojë për guxim të zemrës dhe luftë me dorë, mirëpo koka që udhëheq ka nevojë më së shumti për guximin e zemrës, dhe për ide. Kurse Ebu Bekri dhe Umeri –Allahu qoftë i kënaqur me të dy – kanë përparësi në llojet e xhihadit, përveç xhihadit me trup.
Muhmaed Ibën Hazmi thotë: Kemi gjetur se Rafiditë argumentohen se nga Sahabët, Aliu ka qenë që më së shumti ka bërë xhihad dhe ka goditur mushrikët, kurse xhihadi është vepra më e mirë. Kjo është gabim, sepse xhihadi ndahet në tri pjesë:
E para: Xhihadi me thirrje te Allahu ,subhanehu ue teala, dhe bëhet me gjuhë.
E dyta: Xhihadi ushtarak, me ide dhe strategji.
E treta: Xhihadi me dorë në goditjen e mushrikëve.
Gjejmë se në xhihadin me gjuhë pas Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, nuk arrin gradën e xhihadit të Ebu Bekrit dhe Umerit, radijallahu anhum, askush.
Nga thirrja e Ebu Bekrit, radijallahu anhu, Islamin e kishin pranuar Sahabët e mëdhenj, dhe kjo është nga veprat më të mira, kurse Aliu, radijallahu anhu, nuk ka shumë pjesë në këtë.
Prej kur kishte pranuar Islamin Umeri, radijallahu anhu, Islami ishte frocuar, dhe Allahu është adhuruar haptas dhe kjo është prej xhihadit më të madh. Në këtë xhihad, këta dy burra, Ebu Bekri dhe Umeri –Allahu qoftë i kënaqur me ata- janë të pakrahasueshëm
Na ka mbetur pjesa e dytë: Xhihadi me ide dhe konsultime, ku gjejmë se këtë e kishin Ebu Bekri dhe Umeri- Allahu qoftë i kënaqur me ata.
Kurse pjesa e tretë: Xhihadi me goditje dhe përleshje, gjejmë se ky xhihad është zhvilluar më së paku, me argument se: I Dërguari, salallahu alejhi ve selem, s'ka dyshim meriton çdo meritë, dhe gjejmë se xhihadi i tij më së shumti përfshihet në dy pjesët e para të xhihadit, në thirrje tek Allahu, subhanehu ue teala, ide dhe strategji. Kurse xhihadi me goditje dhe përleshje ishte më pak në jetën e tij, jo se frikësohej, sepse ai ishte më i guximshmi nga banorët e tokës, mirëpo rendësi i jepte asaj që ishte më e mirë dhe më e mirë. Gjejmë se Ebu Bekri në ditën e Bedrit – dhe ditët tjera – nuk ndahej nga i Dërguari, salallahu alejhi ve selem, sepse Pejgamberi, sallahu alejhi ve selem, e kishe afruar afër vetes për të marr mendimet e tij në luftë, për ta shoqëruar, pastaj ndodhte që Umeri, radijallahhu anhu, ta shoqëronte në kësi raste. Ebu Bekri dallohej me këtë nga të gjithë madje edhe nga Aliu, radijallahu anhu, përveç në raste të rralla.
Pastaj kur shikojmë në këtë xhihadin që ka të bëjë me goditje dhe përleshje, gjejmë se Aliu, radijallahu anhu, nuk është i vetmi ne këtë xhihad, këtë e kanë shoqëruar edhe të tjerët si, Talha, Zubejri, Sa'di dhe ata që ishin vrarë në fillim të Islamit si Hamza, Ubejd Ibën Harithe, Ibën Abdil Mutalib, Mus'ab Ibën Umjeri, nga ensarët ishin Sa'd Ibën Muadhi, Semak Ibën Hareshe (Ebu Duxhane) dhe të tjerë –Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë.
Po ashtu gjejmë se Ebu Bekri dhe Umeri, radijallahu anhum, e kanë shoqëruar mjaft në këtë xhihad, edhe nëse nuk e arrijnë vendin e të tjerëve që i kemi përmendur, sepse ishin të zënë me

atë që ishte edhe më e mirë, dhe ajo ishte shoqëria me Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem, dhe përkrahja që i jepnin gjatë luftërave.
Pejgamberi, sallahu alejhi ve selem, i kishte përdorur ata dy në delegacione më tepër se sa Aliun, radijallahu, Ebu Bekrin, radijallahu anhu, e kishte dërguar te beni Fezaze, dhe tek të tjerët, kurse Umerin, radijallahu anhu, e kishte dërguar te beni Fulan, kurse nuk dimë që Aliun, radijallahu anhu, ta ketë dërguar diku përveç tek disa kështjella të Hajberit dhe të cilat kishte çliruar. Me këtë Ebu Bekri dhe Umeri – Allahu qoftë i kënaqur me ata - arrijnë llojin më të lartë të xhihadit dhe e shoqërojnë Aliun, radijallahu anhu, në xhihadin që më pak ishte zhvilluar, bashkë me shokët tjerë"[156]
Pra, urdhri për përgatitje me iman dhe shpjegim për xhihad, nuk është çështje e lehtë, nëse merret me vendosmëri dhe seriozitet, sepse ka nevojë për sakrificë dhe durim. Ndodhë që thirrësit të sprovohen me dënime të ndryshme që ndoshta ndonjëherë i tejkalojnë rreziqet me të cilat sprovohet muxhahidi në fushat e xhihadit.
Po të bëjmë një shikim të shpejtë në atë me të cilën është sprovuar Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem dhe besimtarët tjerë në Meke, duke filluar nga dënimet, bojkoti, uria, nxjerrja nga shtëpitë, do të na jep një argument se xhihadi edukativ, përgatitës, kumtues dhe shpjegues ka nevojë për durim, flijim, braktisje të dashurisë ndaj qetësisë dhe rehatisë, e që nuk është durim më i lehtë se lufta kundër armiqve.
Pra, fjala se thirrja në durim, përgatitje të shpirtrave për xhihad, në shpjegimin e së vërtetës tek njerëzit dhe mos nxitimi për t'i luftuar mosbesimtarët para kohës së duhur, se është ikje nga vështirësitë, duke i dhënë përparësi shpëtimit, nuk është e sakët, dhe as e pranuar.

## Komente

Në fund të këtij libri që ka të bëjë me edukatën e xhihadit, do të përmendi disa komente të rëndësishme që ndërlidhen me përgatitjen për xhihad, që të jenë si plotësim i disa çështjeve që i kemi përmendur mirëpo nuk kanë marr qartësimin e merituar në shkrim, duke pasur bindjen se ka qenë me rendësi. Kurse disa gjëra që do t'i përmendi që të jenë si përmbushje e disa çështjeve që kanë të bëjnë me përgatitjen, e që unë duke qenë i zënë me çështjet tjera kam harruar t'i përmendi.

*Komenti i parë:* Ndërthurja e shkallëve të xhihadit.

Anët e përgatitjes dhe shkallët e tij që i kemi përmendur (dituria, vepra, thirrja dhe durimi) nuk nënkuptojnë se duhet qëndruar në një shkallë dhe nuk duhet kaluar në tjetrën që vijon derisa të

[156] Minhaxhu el-Suneh 8/86-89.

plotësohet ajo që e parakalon. Ky është perceptim i gabuar në realizimin e shkallëve të përgatitjes. Kërkohet marrja e të gjitha shkallëve dhe plotësimi i asaj që nuk është plotësuar. Luftimi i vetes dhe përgatitja e saj me dituri dhe syçelëti në fe, nuk nënkupton braktisjen e luftimit të vetes në vepra të mira, me thirrje në udhëzim, urdhërim në të mire, ndalim nga e keqja dhe durim në gjithë këtë. Sa herë që njeriu të mësoj diçka nga feja duhet ta luftoj veten e tij që të veproj me atë që e ka mësuar, të thërras në të, të duroj në veprim dhe thirrje. Muslimanët sot –veçanërisht atyre që u intereson çështja e kësaj feje– kanë një kredi të mjaftueshme nga dituria, që ta fillojnë këtë përgatitje dhe këtë dituri ta shndërrojnë në vepër dhe thirrje. Pastaj kërkohet të bëjnë xhihad në vepër me diturin që kanë, të plotësojnë atë që u mungon nga dituria e obliguar, nëse mungon diçka. Qëllimi është se edukatorët nuk e kanë gjetur veten para individëve që nuk kanë dituri, përkundrazi dituria është e pranishme dhe për këtë e falënderojmë Allahun, por kërkohet praktika i saj në kohën kur ndodhë xhihadi i veprës dhe thirrjes.

*Komenti i dytë*: Dallimi i të edukuarve në arritjen e shkallëve të xhihadit dhe kujdesi ndaj të dalluarve prej tyre.

Ata që edukohen për xhihad dallojnë në marrjen e këtyre shkallëve dhe në plotësimin e tyre. Nuk kërkohet që të gjithë të jenë të një shkalle, por ajo që kërkohet është vazhdimi në luftimin e vetes. Duke pasur parasysh domosdoshmërinë e kujdesit për ata që përgatiten për xhihad dhe tek të cilët janë shfaqë shenjat e besnikërisë, seriozitetit, sinqeritetit, dhe vullnetit të lartë, në përmbushjen e këtyre shkallëve, këta dhe të ngjashmit me këta duhet të kenë kujdestari tjetër në përgatitje, nuk duhet të lirohen sikur lirohen të tjerët, por kërkohet nga ata përmbushja e këtyre shkallëve brenda mundësive. Të kenë dituri të sheriatit dhe situatës për aq sa i bën të edukojnë veten dhe të ndikojnë tek njerëzit, po ashtu të kenë një masë të madhe nga veprat e mira, sinqeriteti, besnikëria, mbështetja në Allahun, asketizmi në këtë botë, afrimi te Allahu, subhanehu ue teala, me ibadetet farz dhe nafile, që të kenë mundësi për bartjen e vështirësive, dhe të jenë shëmbëlltyrë për të tjerët në dituri dhe vepër.
Të jenë të përgatitur në një masë të madhe në thirrje, ne ndikim tek njerëz për t'ua shpjeguar atyre vërtetën dhe të kotën, të përgatitur me durim kur të ballafaqohen me sprovime nga mosbesimtarët, munafikët dhe nga ata që kanë zemrat e sëmura.
Kjo palë e thirrësve dhe e muxhahidëve është e domosdoshme sepse janë sikur baza e fortë, që Allahu me ata i forcon muslimanët në vështirësi, me ata forcohet vija Islame nga shpartallimi dhe ndarja kur ndodhin ngjarje të papritura. Këtë e bëri Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, gjatë thirrjes dhe përgatitjes në periudhën Mekase, ku filloi me edukimin e asaj grupe të muslimanëve. I edukoi në dituri dhe vepër, përkushtim në Allahun, sinqeritet, durim, mbështetje në Allahun, ashtu që u kalitën dhe qëndruan para sprovimeve dhe vështirësive. Baza

ishte e fortë, mbi të cilën u ngrit tregu i thirrjes dhe xhihadit, me atë bazë Allahu çliroi botën, dhe mbrojti Islamin nga armiqtë e tij.
Për rëndësinë e përgatitjes së kësaj baze të forte, shej Abdullah el-Kaderij –Allahu e ruajt– thotë: "Shum nga njerëzit i përgjigjen thirrjes së vërtetë, duke praktikuar fenë në veten e tyre, kryejnë urdhrat e Allahut, largohen nga ajo që e ka ndaluar Allahu, ndoshta e përziejnë veprën e mirë me atë të keqen, mirëpo pak janë ata që i përgjigjen kësaj feje, e praktikojnë në veten e tyre, e bartin tek të tjerët, urdhërojnë në të mire, ndalojnë nga e keqja, shpenzojnë pasurinë, autoritetin apo pozitën në rrugën e Allahut dhe flijojnë shpirtin në fushën e xhihadit për t'i luftuar armiqtë e Allahut dhe për të qenë fjala e Allahut më e larta.
Kjo pakicë duhet të merr barrën më të madhe të thirrjes, udhëzimit, pastrimit, dhe përgatitjes, për të bartur misionin e thirrjes dhe detyrat e saj. Sepse kjo palë do të qëndrojë në kohërat e vështira, rreth kësaj pale afrohen ata që nuk e kanë arritur shkallën e tyre në iman dhe durim. Sikur Allahu mos të përgatiste për njerëzit e thjeshtë, burra rreth të cilëve do të mblidheshin, ku do të gjenin shembullin, që do t'i nxisin në përqendrim, çështja e këtyre njerëzve nuk do të përmendej.
Prandaj është obligim për thirrësit t'i zgjedhin ata që kanë dhunti të mëdha në dituri, vepër, zgjuarsi, mundësi për të kuptuar, për durim dhe prirje, që t'i marrin këta nën kujdes derisa t'i ngrenë në një shkallë që u përshtatet atyre, t'i ushtrojnë në bartjen e përgjegjësive, çdo njërin në atë që është më i dobishëm, dhe kjo do të mundësojë me lejen e Allahut vazhdimësinë e radhëve të thirrësve dhe prijësve, sepse një udhëheqës edukon udhëheqës, një rresht edukon aradhe, sa herë që të kalojë një udhëheqës, zëvendësohet me udhëheqës tjetër, sa herë që përfundon një rresht, zëvendësohet me rresht tjetër, siç siguron vazhdimësinë e moralit të xhihadit në shpirtra….
Kjo përgatitje bëhet me forcimin e imanit, pastrimin e sjelljeve, shtimin e ibadetit, largimin e mëkateve, kuptimin e plotë, njohjen e fesë, njohjen e problemeve aktuale, ushtrimet praktike në shpenzim në rrugën e Allahut, sinqeritet dhe përkushtim të plotë te Allahu, subhanehu ue teala.
Kjo përgatitje me gjithë vështirësinë që ka, gjatësinë kohore që përmban, dhe nevojën për durim dhe qëndrim, është më e mirë se nxitimi në grumbullimin e njerëzve emocional që kënaqin veten dhe i ngjall euforia…."[157]
Për domosdoshmërinë e ndërtimit të bazës së forte, kujdesit për të, dhe për detyrën e asaj baze në mbrojtjen e fesë dhe itharët e kësaj feje, Sejid Kutbi thotë: "Kjo bazë e fortë është ndërtuar nga muhaxhirët e parë, të cilëve iu bashkuan të parët e ensarëve, për të qenë bazë në Medine –para luftës së Bedrit – dhe u bënë kujdestarë të fuqishëm e të ashpër në fazat e mangësive, ndërsa pas saj erdhi fitorja në luftën e Bedrit, me zgjerimin e horizontit që solli numër të rinjsh që nuk ishin pjekur ende, dhe nuk kishin arritur shkallën e bazës në iman dhe organizim.

[157] El-Xhihadu fi sebililah 2/347-349.

Më në fund, baza e forte e cila kishte zgjeruar anët e saj, derisa prezantohej në shoqërinë Medinase, e kishte ruajtur Islamin dhe e kishte mbrojtur nga sulmet pas çlirimit të Mekes, pastaj edhe nga sulmi i madh pas vdekjes së Pejgamberit, salallahu aljehi ve selem, dhe daljes së gadishullit nga feja.
…. Detyrimisht, në fillim duhet krejt kujdesin t'ia përkushtojmë dhe ta përqendrojmë në ngritjen e bazës së forte, prej besimtarëve të sinqertë, të cilët goditen me ndëshkime dhe qëndrojnë, të kujdesemi për edukimin e tyre, me edukim imanor të thellë që do t'ua shtonte atyre fuqinë dhe perceptimin…"[158]

*Komenti i tretë*: Kujdesi nga depërtimi i hipokritëve në rreshtat e besimtarëve

Kjo lidhet me atë që ishte më herët se nga frytet e rëndësishme të përgatitjes së fortë të bazës është fortifikimi i rreshtave të muslimanëve gjatë përgatitjes dhe xhihadit, që të mos depërtojnë hipokritët që shfaqin mirësi dhe dashuri ndaj thirrjes dhe xhihadit, për të depërtuar në rreshtat e thirrësve, dhe muxhahidëve, me qëllim që të arrijnë pozita të larta në udhëheqësi dhe ndikim. Në depërtimin e tyre brenda rreshtave të thirrësve dhe muxhahidëve ka qëllime të rrezikshme, nga më të rëndësishmet janë: destabilizimi i rreshtave prej brenda, përhapja e përçarjes dhe ndarjes në mesin e thirrësve dhe muxhahidëve. Kurse më me rrezik është: njoftimi i tyre me planin e thirrësve dhe sekretet e muxhahidëve, si dhe informimi i miqve të tyre prej tagutëve, mosbesimtarëve, për të penguar qëllimet e aradheve të muslimanëve dhe t'i torturojnë me sprovime të ndryshme. Prandaj, ata që prijnë në thirrje, në përgatitje dhe edukim, obligohen të kenë kujdes të madh nga hipokritët të cilët i vëzhgojnë muslimanët për t'ju bërë kurthe. Allahu, subhanehu ue teala, thotë: {**O ju që besuat, rrini të përgatitur (të armatosur) dhe dilni (për në luftë) grup pas grupi apo të gjithë së bashku**} En-Nisa, Ajeti 71.
Ai që e përcjell me vëmendje historinë e muslimanëve në të kaluarën dhe të tanishmen, do të vërejë se nuk ka ndodhur ndonjë fatkeqësi, apo ndëshkim në radhët e muslimanve vetëm se hipokritët kanë dorë në atë. Andaj prej gjërave më të rëndësishme që duhet të jemi të kujdesshëm në përgatitje të xhihadit, është kujdesi nga hipokritët dhe fortifikimi i aradheve tona kundër depërtimit të tyre.
Prej mjeteve më të rëndësishme në fortifikimin e bazës së forte, është përgatitja dhe edukimi, edhe sikur të zgjatë koha dhe mos të arrijë në shkallën e udhëheqjes, përgatitjes, përveç atij që është kalitur në edukim, tek i cili është shfaqë durimi, meritat, devotshmëria, besnikëria dhe është treguar i kujdesshëm që të vazhdojë në edukim serioz dhe precizitet në zgjidhje. Kujdes duhet të kemi nga ai që ka biografi për hipokrizi edhe sikur të përmirësohet, po ashtu nga ai të cilit papritmas i është rritur emri në mesin e thirrësve, të dimë shkakun që e ka bërë të njihet, të

[158] Fi dhilali el-Kur'an 3/1577-1578.

kuptojmë kush qëndron pas kësaj? Vepra e tij, apo dikush tjetër?! Duhet që të kemi kujdes nga njerëzit e këtillë, ashtu që mos t'u japim vende të rëndësishme, në thirrje dhe përgatitje.
Për rrezikun e hipokritëve në kohën bashkëkohore dhe domosdoshmërinë për fortifikimin e aradheve tona, njëri nga këshilluesit thotë: "Nga koha jonë bashkëkohore kanë kaluar periudha ku është forcuar kthimi i lëvizjeve Islamike, është ngritur zëri i tyre, janë realizuar disa qëllime të tyre në më tepër se një vend të botës Islame. Në kësi ambiente, hipokritët shfrytëzojnë parimin e pendimit te Allahu, subhanehu ue teala, vijnë nëpër xhami, prezantojnë në derse, shkruajnë tekste në të cilat shprehin pendimin për mëkatet që i kanë kryer, distancohen nga koha zezë e tyre e kaluar, hapin luftë të haptë kundër shokëve të tyre të prishur shekularistë që i kishin në të kaluarën. Pendimin e tyre e mirëpresin nga thirrësit dhe udhëheqësit e disa xhemateve, që gjërat i marrin sipërfaqësisht, e kur u thuhet atyre të kenë kujdes nga këta të rinjtë që vijnë, mos t'u japin pozita udhëheqjeje, këtu kujtojmë hipokrizinë që ndodhi pas betejës së Bedrit, mos harroni se përhapja e kësaj vetie ndodhë shumë pas fitoreve të thirrësve dhe lëvizjeve Islame.
Përgjigjen: Nuk jemi obliguar t'i hulumtojmë qëllimet e njerëzve dhe atë që fshehin zemrat. Ajo që dimë është se pendimi e asgjëson atë që është vepruar më herët, Allahu, subhanehu ue teala, i falë të gjitha mëkatet dhe Ai është falës dhe mëshirues.
Ne nga vëllezërit tanë thirrës, nuk kërkojmë të hulumtojnë qëllimet e njerëzve, atë që e fshehin zemrat, nuk kërkojmë nga ata largimin e atij që vjen i penduar, por ajo që dëshirojmë është që këtyre mos t'u jepen vende udhëheqjeje sepse dituria e tyre fetare dhe e kaluara e tyre nuk e lejojnë këtë.
Gjatë këtyre lëvizjeve politike, mungon edukimi dhe përgatitja, ashtu që tek shumica e lëvizjeve Islame kanë depërtuar individë të dyshimtë që thonë atë që nuk e veprojnë, shfaqin atë që nuk e kanë në zemër, apo individë të luksit, që mendojnë se thirrja për te Allahu, subhanehu ue teala, dhe veprimi për ta kthyer sheriatin nuk ka nevojë për kalitje, pastrim, sprovime dhe jetë të vrazhdë….pasi beteja e thirrësve me tagutët është e vazhdueshme dhe e përhershme, simboli i kujdesit duhet të vazhdojë lartë, dhe ka faza në të cilat shumëfishohet nevoja për kujdes. Prej atyre fazave janë dy dekadat që po i kalojmë, ku kemi parë rënien e disa idhujve: kemi prezantuar rënien e idhullit nacionalist, idhullin revoluciono-socialist, kemi prezantuar rënien e vëzhguesit nacionalist për përparim dhe bashkim, idhuj që janë adhuruar përveç Allahut, ndër shumë popuj.
Njerëzit i mohuan këta idhuj, u bindën se shkaku i rënies së tyre ishte largimi i tyre nga Islami, ashtu që të rinjtë iu kthyen Islamit grupe-grupe, dhe rizgjimi Islam është biseda që zhvillohet sot në lindje dhe perëndim, u forcuan lëvizjet Islamike dhe u shtuan anëtarët e tyre…..forcimi i thirrësve dhe lëvizjeve Islame është çështje që kërcënon çdo Tagut dhe e paralajmëron rënien e tij, andaj atyre u duhet të mbledhin forcat, t'i koordinojnë punët për hir të asgjësimit të rizgjimit Islam. Prej mjeteve që përdorin është mbjellja e ushtarëve të tyre brenda aradheve Islame,

veprimi për të goditur këto aradhe prej brenda, dhe në këtë fazë shtohet nevoja për kujdes dhe për ndjekjen e udhëzimit të Pejgamberit, salalahu alejhi ve selem, i cili i zgjidhte emirët dhe mëkëmbësit nga shokët e tij, që plotësonin kushtet fetare, e që duhet t'i kenë njerëzit që vendosin.
Meritën e kishin ata që ishin të parët në Islam prej Muhaxhirëve dhe Ensarëve –Allahu qoftë i kënaqur me ata– dhe kjo rrugë ka vazhduar pas vdekjes së Pejgamberit, salallahu alejhi ve selem, siç ishte në kohën e Ebu Bekrit, radijallahu anhu, në kohën e Umerit, radijallahu anhu, të cilët ishin rigoroz në zgjidhjen e valive[159], dhe në personalitetin e atyre dyve, kishte shembull për çdo përgjegjës….kurse bazat dhe shtyllat mbi të cilat zgjidheshin valitë ishin të njohura, ato ishin besnikëria, devotshmëria dhe përgjegjësi mos të jetë prej atyre që veprojnë për të arritur pozitë"[160].
Prandaj rreshti i Sahabëve nuk depërtohej, sepse ishte i fortifikuar, ishte baza e fortë të cilën e kishte përcjellë Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, në edukim, arsim dhe kishin kaluar vështirësitë dhe sprovimet. Kishin peshoren precize te fesë në peshimin e burrave, andaj u është bërë e vështirë hipokritëve që të depërtojnë, sepse gjatë luftërave dhe paqes, atyre nuk iu dha pozitë me rendësi në udhëheqje.

*Komenti i katërt:* Nga muxhahidët e përgjithshëm që janë nën edukim pranohet ajo që nuk pranohet nga udhëheqësit e tyre:

Shkallët e përgatitjes për xhihad që i kemi përmendur, nuk nënkuptojnë se ajo përgatitje duhet të plotësohet tek çdo individ, por kërkohet që ato shkallë të edukimit të arrijnë plotësimin fuqishëm në bazën e fortë, të cilët janë shëmbëlltyra dhe udhëheqësit e njerëzve.
Kurse nga të tjerët pranohet minimumi i përgatitjes, nuk duhet të shtrëngojmë që çdo njëri t'i plotësojë cilësitë e muxhahidëve. S'ka dyshim se sikur të plotësohen ato cilësi tek të gjithë, do të ishte më mirë, mirëpo natyra njerëzore dhe ajo me të cilën goditen nga dobësia dhe molisjet, e refuzojnë këtë.
Megjithatë duhet të vazhdojë edukimi dhe pastrimi, por qëllimi ishte se në thirrje dhe xhihad në rrugën e Allahut, kur bëhet obligim për umetin merr pjesë edhe ai që ka vërejtje dhe dobësi, madje mund të marrin pjesë edhe ata që kanë disa mëkate, që prishin plotësimin e imanit të

[159] Nga ajo është edhe ajo që ka përmendur Ibën Kethiri – Allahu e mëshiroftë - në "El-Bidaje ve el-Nihaje 6/323" kur flet për Tulejhatu el-Esdi, pasi përmend se kishte dalë nga feja dhe ishte kthyer ne fe. Thotë: " Tulejha ishte kthyer në islam, kishte shkuar në Meke kishte bërë umren në kohen e Kalifatit të Ebu Bekrit, kishte turp ta takoj Ebu Bekrin gjatë jetës së tij, ishte kthyer te Halid Ibën Velidi. Ebu Berki i shkroi Halidit konsultohu me atë për luftë, por mos e bën emir, kjo ishte nga kuptimi i Ebu Bekër Sidikut.
[160] Revista"El-Suneh", numrat:31,33, 35, 36, 37, 39, 41, 42.

obligueshëm, mirëpo duhet të luftojnë në braktisjen e atyre mëkateve, dhe këshilla ndaj tyre duhet të vazhdojë në çdo kohë. Madje në xhihad del edhe bidatçiu që nuk ka rënë në kufër, i bashkëngjitet muxhahidëve nëse muslimanët kanë nevojë, veçanërisht kur ata sulmohen nga armiku në vendin e tyre dhe muslimanëve u mungon numri dhe përgatitja materiale.
Sikur të dilnin në xhihad vetëm një pakicë nga njerëzit, xhihadi do të humbej, mosbesimtarët do t'ua merrnin pushtetin muslimanëve, do t'u bënin dënime të dhembshme, dhe këtu nuk fshihen të këqijat e mëdha që do të ndodhnin.
Po ashtu edhe pse nuk tolerohet për ata që janë në pozita të udhëheqjes, shëmbëlltyrës, dhe përgjegjësisë, ajo që tolerohet për tjerët, që janë nën ata, kjo nuk do të thotë se ata janë të pagabueshëm, andaj rënia e tyre në disa lëshime apo mëkate, nuk humb meritat e tyre, nëse janë mëkate të paraqitura dhe ata pendohen shpejt, dhe nuk vazhdojnë më tutje. Allahu thotë: {**Vërtet, ata që janë të ruajtur, kur i prek ndonjë iluzion nga djalli, ata përkujtojnë (All-llahun), dhe atëherë shohin (të vërtetën)**} El-Araf, Ajeti 201.

*Komenti i pestë:* Llojet e përgatitjes materiale dhe domosdoshmëria e kryerjes së saj krahas përgatitjes imanore:
Ajo që kemi përmendur për anët e përgatitjes së xhihadit ka të bëjë me përgatitjen morale apo imanore, por në atë që ka kaluar nuk kemi folur për përgatitjen materiale dhe trupore. Shkaku qëndron në atë se përgatitja imanore për muxhahidët ka nevojë për mund dhe kohë të gjatë, dhe kjo është baza nga e cila niset muxhahidi dhe realizon synimet e xhihadit. Kjo është ajo që na mungon sot, pasi jetojmë jetën e dëfrimeve dhe luksit, dobësisë së imanit dhe mos urdhërimit në të mirë e ndalimit nga e keqja, jetën e dobësisë së durimit dhe bartjes. Fitorja kundër vetes në këtë luftë dhe përgatitja, janë rruga e fitores kundër armiqve në fushën e luftës.
Përgatitja materiale dhe trupore bëhet për një kohë të shkurtër nëse krahasohet me përgatitjen imanore.
Shikuar në gjendjen që janë vendet muslimane, nga pushtimet e armikut, kërcënimet e tyre, e bën xhihadin çështje të obliguar mbi muslimanët për ta mbrojtur fenë, pasurinë dhe nderin e tyre. Kjo vlen për vendet e okupuara nga mosbesimtarët, apo janë afër ndodhisë së pushtimit në vendet që kërcënohet armiku dhe aludon në luftë dhe pushtim.
Shikuar në këtë, patjetër duhet të bëjmë me dije se përgatitja materiale dhe trupore duhet të marrin të drejtën e tyre, krahas përgatitjes morale apo imanore. Të ecin krahas njëra tjetrës duke mos penguar e as vonuar njëra-tjetrën,.
Argument për këtë është fjala e Allahut,subhanehu ue teala, .ku thotë: {**E ju përgatituni sa të keni mundësi force, (mjete luftarake), e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë) e me të, (me përgatitje), ta frikësoni armikun e All-llahut, armikun tuaj dhe të tjerët, të cilët ju nuk i dini (se kush janë), e All-llahu i di ata. Ckado që shpenzoni për rrugë të All-llahut, ajo do t'ju konpensohet dhe nuk do t'ju bëhet padrejtë.}** Enfal, Ajeti 60.

Anët më të rëndësishme në përgatitjen e këtij lloji janë:

1- Përgatitja me pasuri:

Kjo është prej anëve më të rëndësishme në përgatitjen materiale, sepse është muskuli i thirrjes dhe xhihadit, gati asnjë ajet që flet për xhihadin, krahas xhihadit me shpirt nuk shpëton pa u përmendur xhihadi me pasuri, madje përmendet para xhihadit me shpirt. Nëse ndalemi në Ajetin e përmendur më herët, do të gjejmë se në fund të Ajetit është përmendur shpenzimi, që tregon për rëndësinë e pasurisë në përgatitjen materiale për xhihad. Lënia në harresë e përgatitjes me pasuri për xhihad në rrugën e Allahut, nënkupton lënie pas dore shkaqet e fitores.

Prandaj obligohet mundi për përmbushjen e burimeve të qëndrueshme të pasurisë, për të ndihmuar xhihadin dhe përgatitjen për të. Kjo bëhet me krijimin e kompanive ekonomike dhe ngritjen e moralit për shpenzim në umetin tonë, veçanërisht të atyre që janë të pasur. Po ashtu formimi i shoqatave humanitare, që arsimojnë, thërrasin dhe ndihmojnë të varfrit muslimanë që janë të shpërngulur dhe të dobët.

2- Përgatitja informative:

Sot askujt nuk i fshihet ndikimi i mediumeve për njohjen e Islamit të vërtetë dhe ithtarëve të tij. Gjithashtu nuk fshihet edhe ndikimi i tij në shpalosjen e së kotës dhe tërheqjen e vërejtjes nga ajo. Kështu njerëzve u qartësohet rruga e besimtarëve dhe rruga e kriminelëve, siç kemi përmendur rëndësinë e njohjes së këtyre dy rrugëve para se të bëjmë luftën. Po ashtu e dimë rolin e mediumeve në njoftimin e njerëzve me xhihadin, muxhahidët, përcjelljen e fitoreve të muslimanëve dhe disfatat e mosbesimtarëve.

Pastaj shfrytëzimi i mediumeve në luftën psikike kundër mosbesimtarëve, dhe ngritjen e moralit të muxhahidëve dhe muslimanëve në përgjithësi, sot është nga mjetet shumë të rëndësishme.

Nëse muslimanët nuk kanë -qoftë në përgatitjen e tyre për xhihad, thirrje, apo shpjegim, ose gjatë luftës që bëhet kundër mosbesimtarëve– mjete të informimit me ndikim, kjo do të ishte mungesë e madhe në marrjen e shkaqeve të xhihadit dhe fitores kundër armikut.

3- Përgatitja fizike:

Nga besimtari kërkohet që të përkujdeset për trupin e tij në të gjitha rastet, të kujdeset për shëndetin dhe për çdo gjë që e forcon trupin e tij në bartjen e vështirësive, sepse "*besimtari i fuqishëm është më i mirë dhe më i dashur te Allahu se besimtari i dobët*"[161] fuqia në këtë hadith përmbledh fuqinë imanore, shpirtërore dhe fizike. Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, kërkonte mbrojtje te Allahu nga pamundësia dhe përtacia. Nëse kjo është në situata të zakonta, si do të ishte për atë që përgatit veten për xhihad? Si do të ishte për atë që mosbesimtarët e kanë

[161] Muslim 2664.

luftuar në vendin e tij, apo bëjnë luftë përreth vendit tij? Siç është gjendja me shumicën e vendeve muslimane.
Obligimi për atë, është edhe më i madh dhe më i sigurt, sepse trupat e dobët, që janë mësuar në rehati, shpenzime, në ushqime dhe pije të ndryshme, nuk i përgjigjen ftesës së xhihadit, sepse aty ka vështirësi, uri, lëndime, çështje të cilat nuk e bartin trupat që janë mësuar me luks.
Të shumta janë mjetet për forcimin e trupit, të cilave që edukatorët dhe ata që kujdesen për përgatitje duhet t'u kushtojnë kujdes. Prej tyre janë:

a) Shmangia nga ushqimi, pija dhe gjumi i tepërt, sepse në të ka luks, sëmundje fizike dhe shpirtërore.
b) Forcimi i trupit me anë të ushtrimeve fizike, si ecja rrugë të gjatë, ngjitja në male, vrapimi, notimi, kalërimi, vetëmbrojtja dhe ushtrime të tjera që forcojnë trupin dhe e përgatisin atë për bartjen e vështirësive.
c) Përshtatja vetes në agjërim nafile, sepse kjo fillimisht është ibadet i madh që e dëshiron Allahu ,subhanehu ue teala, në të ka urtësi dhe të mira që i ka përmendur Allahu ,subhanehu ue teal, në librin e Tij, shton devotshmërinë, adapton shpirtin në durim dhe kontrollin mbi epshe.

Këto janë mjetet minimale për përgatitjen e vetes për xhihad, në kohën e paqes.

4- Përgatitja në ushtrime me të gjitha llojet e gjuajtjes:
Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, ka thënë: "*Fuqia është në gjuajtje*- e ka përsëritur tri herë"[162]
Përgatitja me gjuajtje bëhet obligim për çdokënd, kur xhihadi bëhet obligim për çdonjërin, siç është në raste kur muslimanët sulmohen në vendin e tyre. Kurse përgatitja për xhihadin sulmues mbetet farz kifaje, bazuar në hukmin që ka xhihadi sulmues. Kjo nënkupton se në vendet që janë sulmuar nga mosbesimtarët, ushtrimet janë obligim, dhe përgatitja për çdokënd është obligim, gjithashtu për ata që janë të kërcënuar me luftë dhe pushtim, përgatitja i bën që të mos sulmohen në befasi.
Dikush mund të thotë: Muslimanët në Meke kur ishin të urdhëruar mos të ngrenë dorë, dhe obligoheshin që të përqendrohen në përgatitjen imanore dhe morale, nuk ushtronin dhe nuk i ka urdhëruar Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, për ushtrime? Përgjigja është: Njerëzit në atë kohë nuk kishin nevojë për ushtrime dhe mësim, sepse ishin njerëz të luftës dhe të eksperiencës së artë, po ashtu në natyrën e arabëve në atë kohë, arma dhe gjuajtja ishin pjesë e jetës së tyre siç është sot në disa ambiente dhe disa vende.

[162] Muslimi 917.

*Komenti i gjashtë:* Gabimet e disa muxhahidëve nuk e bëjnë xhihadin të gabuar, atyre këshilla u bëhet duke treguar dashuri ndaj tyre, që dikush mos ta shfrytëzojnë këtë për refuzimin e xhihadit:

Muxhahidët janë njerëz sikur se të tjerët, gabojnë dhe ia qëllojnë, i pagabuar nuk është askush pas Pejgamberëve, alejhimu selam.
Mirëpo duhet të jemi të kujdesshëm kur paraqitet nevoja për përmendjen gabimeve dhe nevoja për këshilla, që kjo mos të bëhet nëpër minber, ku mund të nënkuptohet si sulm kundër xhihadit dhe muxhahidëve. Madje ndodhë që përmendja gabimeve nëpër minbere të jetë qëllim i armiqve të Islamit, xhihadit, thirrjes dhe muxhahidëve. Këtë e bëjnë me qëllim që ta shfrytëzojnë për planifikimet e tyre, në asgjësimin e thirrësve të vërtetë, dhe eliminimin e simbolit të xhihadit. Moskujdesi për përfundimet që mund të sjellin fjalët, kur flitet për gabimet e muxhahidëve sjell fesad të madh, ndoshta ai që flet e gjen veten të përzier në kontributin që japin armiqtë e Islamit në pengimin e thirrësve dhe muxhahidëve, për rizgjimin e këtij umeti nga gjumi. Ndoshta e gjen veten në hendekun e tagutëve, hipokritëve dhe mosbesimtarëve, duke mos e vërejtur.
Nëse thirrësi e sheh veten se është detyruar për të bërë shpjegime për disa gabime, mund që këtë ta bëjë me fjalët të cilat mediumet nuk mund t'i shfrytëzojnë, dhe të kenë dobi në arritjen e qëllimeve të tyre. Këtë duhet ta bëjë duke i lavdëruar muxhahidët, ndikimin e tyre në ringjalljen e xhihadit, krenarisë, dhe rolin e tyre në mbrojtjen e vendeve muslimane, nderit të tyre, dhe frikësimin e mosbesimtarëve. Në të njëjtën kohë të kritikojë, dhe të shpalosë turpin qeverive të tagutit që janë miqësuar me mosbesimtarët, dhe kanë futur veten e tyre në një hendek me mosbesimtarët për t'i luftuar thirrësit dhe muxhahidët. Pastaj të aludojë në vërejtjet dhe gabimet që ndodhin nga disa grupe të xhihadit, nëse ka ndonjë arsye për t'i arsyetuar e tregon, nëse nuk gjen atëherë e thotë ashtu si është duke mos e tepruar, pastaj vazhdon t'i këshillojë muxhahidët me fjalët që përmbajnë dashuri, miqësi, këshillë dhe mallëngjim. Nëse flasim në këtë mënyrë, me këtë shpirt dhe me këtë kujdes, mendoj se mediumet nuk do ta lejojnë dikë që këtë ta thotë në studiot e tyre, apo ta thërrasin në skenë që t'i thotë fjalët e tij para njerëzve.
Gjithashtu muxhahidët nuk do t'i ngushtojë fjala e këtij thirrësi që vepron në këtë qëllim dhe në këtë mënyrë, as nuk do ta akuzojnë se është prej atyre që kanë braktisur xhihadin dhe vëllezërit e tij.

*Për fund:*
Kjo është ajo që ma ka mundësuar Allahu ta shkruaj në këtë temë të rëndësishme, nuk pretendoj se e kam plotësuar apo e kam mbuluar, sepse kjo temë përmban shumë çështje që ka nevojë dijetarët t'ua shpjegojnë njerëzve. Për mua mjafton që jam pjesëtar me mundin tim dhe diturinë time të dobët në këtë tematikë. Në atë që ja kam qëlluar është prej Allahut,subhanehu

ue teala, sepse Ai është dhuruesi dhe Atij i takon falënderimi për këtë. Në atë që kam gabuar është nga shejtani dhe nga unë, kërkoj falje te Allahu për gabimet dhe gjitha mëkatet e mia.
Kërkoj nga Allahu të më dhurojë sinqeritet, dhe saktësi në fjalë dhe vepër.
O Zot sjelli këtij umeti udhëheqës të drejtë, ku dëshirohet miku yt, nënçmohet armiku yt, urdhërohet në të mire, ndalohet nga e keqja, ngrihet flamuri i xhihadit, vërtetë Ti dëgjon dhe ke mundësi për çdo gjë.
Lutja ynë e fundit është, Allahut i takojnë falënderimet, Zotit të botëve.

Përmbajtja:

- Përkujtim: Nxitimi në përleshje me mosbesimtarët para përgatitjes tregon për dobësinë e durimit.....
- Durimi në xhihadin shpjegues nuk është më i lehtë se durimi në fushat e betejës......

Komente..

Komenti i pare….

Komenti i dytë….

Komenti i tretë….

Komenti i katërt….

Komenti i pestë…

- Përgatitja ekonomike
- Përgatitja informative
- Përgatitja fizike….

Komenti i gjashtë….